


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor:**
**Mr. Rexhep Suma**

**Redaksia**:
Bahri Simnica, Driton Arifi, Fahrush Rexhepi, Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Sylejman Osmani

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*

***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €   Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# *Muhamedi a.s., rreze drite që mposhti errësirën*

*"Edhe të dërguarit e tjerë para teje janë përqeshur, e ata që u tallën pësuan (dënim) për shkak se talleshin" (Kur'an 6:10). Nuk na pengojnë më së shumi gjërat që s'i njohim, por ato që i njohim pak dhe në mënyrë të njëanshme, të veçuara, të pandërvarura nga njëra-tjetra, madje dhe të gabuara. Pejgamberi a.s. injorohet, cenohet dhe anashkalohet pa të drejtë, si personalitet që përhapi paqe, drejtësi dhe dhemshuri për gjithë njerëzimin. Shumë fushata antihumane janë bërë në adresë të tij. A thua pse po bëhet kjo? Vetëm për shkak se ndryshoi qasjen e sistemit të mendimit të të gjitha kohëve, bëri një revolucion shpirtëror, i dha kuptim jetës, nxori njerëzimin nga errësira në dritë, solli paqe e lumturi, dashuri, tolerancë dhe harmoni në mes njerëzve pa dallim feje, race, ngjyre, kombi etj. Opinioni publik i gjerë duhet të jetë më mirënjohës kundrejt vlerave të tij, ose së paku kjo mund të bëhet në heshtje me motiv tolerance. Këtë po e përmendim ngase kemi parasysh faktin se jemi në ditët festive të lindjes së tij.*

*Njerëzit kremtojnë shpesh ditëlindjen e Muhamedit a.s. pa qenë të vetëdijshmëm se veprat e tij, duhet të jenë një aktivitet i përditshëm i muslimanve, ndër aktivitetet e tyre ditore, javore, mujore dhe vjetore. Po ashtu ata duhet të rikujtojnë historinë dhe të meditojnë faqet e saj në çdo aspekt të jetës, në gëzime e hidhërime. Rreshtat e historisë na kanë trashëguar një thesar që i jep filozofi jetës sonë dhe është shëruese e problemeve dhe sfidave jetësore të individit e të shoqërisë. Ky njeri ishte prakitues i gjallë i ajeteve kuranore dhe bëri që njerëzimi të kuptojë se ky libër nuk përmban vetëm anën teorike e ideore, por është edhe program hyjnor, që e rregullon jetën që të funksionojë në mënyrë sa më normale dhe të moralshme. Këtë muaj gjithkush, para së gjithash, duhet ta përjetojë shpirtërisht në vetvete dhe në jetën e tij për çdo vit.Të kujtojmë rezultatet e tij në Bedr, Hendek, çlirimin e Mekës, të kujtojmë edhe njërin nga ajetet e fundit që i është shpallur: "..Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe.." (Kur'an, 5:3). Muhamedi, ky njeri i madh, pati forcën dhe kurajën për të falur kundërshtarët e tij, edhe pse pati mundësi t'i ndëshkonte.Ai bëri, siç thotë Voltëri, një luftë të madhe, luftën e diturisë kundër paditurisë, luftën e përdëllimit, luftën e arsyes kundër paragjykimeve, luftën e drejtësisë kundër padrejtësisë.*

*Ai mundi violencën me anë të të qeshurit, kokëfortësinë me anë të durimit, padituriné me anë të së vërtetës. Stuhitë e ndryshme e detyruan t'i lëshojë rrënjët më thellë. Muhamedi a.s. nuk ishte apoteozë dhe as që ka lejuar që të ketë të tillë në Islam.*

## Në këtë numër pos të tjerash

# Bashkësia Islame e Kosovës dhe mediet

Mr. Qemajl Morina

Ka një periudhë të gjatë kohore që Bashkësia Islame e Kosovës dhe institucionet e saj kanë qenë objekt diskutimi në disa nga mediet, në veçanti në disa gazeta ditore. Në ato shkrime janë thënë gjëra të rënda për personalitete që punojnë brenda Bashkësisë Islame si dhe për institucionet e saj. Shumë herë është insistuar që Bashkësia Islame të prononcohet. Por, si duket, kompetentët e Bashkësisë Islame kanë parapëlqyer heshtjen si përgjigje më të mirë ndaj shkrimeve në fjalë. Këtu nuk kam ndërmend t'u përgjigjem shkrimeve të përmendura, po në të njëjtën kohë nuk mund të jem indiferent kundrejt sulmeve të pareshtura, që po u bëhen Bashkësisë Islame dhe institucioneve të saj, nga disa medie kosovare, me qëllim të krijimit të sensacioneve dhe destabilizimit të institucionit tonë më të lartë fetar në Kosovë.

## Bashkësia Islame ndau fatin e popullit

Bashkësia Islame, si institucion shpirtëror i shumicës dërrmuese të popullatës së Kosovës, vazhdimisht ndau fatin e popullit. Kjo ishte e natyrshme, sepse ajo ishte pjesë e atij populli, jetonte dhe frymonte me të, si në kohë të mira dhe në kohë të liga e të vështira.

Peripecitë e para të saj filluan që në fillim të shekullit njëzet, atëherë kur Kosova, padrejtësht, kundër vullnetit të popullit të saj, me vendimin e Fuqive të Mëdha të asaj kohe mbeti nën okupimin e Serbisë. Çdo rezistencë kundër okupimit sllav, pritej me masa drakonike nga regjimi i egër i asaj kohe. Janë të njohura masat e regjimit famëkeq serb, siç janë reforma agrare, presionet e llojllojshme për dëbimin masiv të shqiptarëve nga trojet e tij etnike për në Turqi, si dhe përpjekjet e pareshtura të shtetit serb, në bashkëpunim me Kishën Ortodokse Serbe, për konvertimin me dhunë të shqiptarëve në fenë ortodokse.

Një periudhë tjetër e vështirë filloi pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore, kur në pushtet erdhi regjimi komunist, i cili rriti trysninë mbi bashkësitë fetare, në mënyrë të veçantë ndaj Bashkësisë Islame, duke konfiskuar pasurinë e saj, duke i rrënuar xhamitë dhe duke mbyllur medresetë, të cilat ishin burimi i vetëm për krijimin e kuadrove për nevojat e Bashkësisë Islame, të cilët ishin garanci e vetme për vazhdimin e veprimtarisë së saj si dhe për ruajtjen e identitetit islam në këto troje.

Bashkësia Islame, me sakrifica tejet të mëdha, arriti ta mbijetonte atë periudhë tejet të vështirë më shumë se gjysmë shekulli. Me ato pak mundësi të vogla që iu dhanë kohë pas kohe, si rezultat i rrethanave politike të asaj kohe, ajo jo vetëm që arriti të mbijetonte, por ia doli edhe ta zhvillonte e ta begatonte jetën fetare islame, duke çuar me besnikëri amanetin që kishte marrë mbi vete. Normalisht, këtë e kishte bërë falë përkrahjes dhe mbështetjes së madhe morale e materiale që kishte pasur nga shumica dërrmuese e besimtarëve të vet. Sa më të mëdha ishin sfidat, aq më e fuqishme ishte rezistenca. Ky është mësimi më i thjeshtë që mund të njihet nga ajo periudhë kohore. Kështu, pra, me një vetëmohim tejet të madh, në vitin 1951 ishte rihapur medreseja e mesme "Alauddin" e Prishtinës, në fillim si medrese e ulët e pastaj edhe e mesme, në bankat e së cilës ishin pajisur me njohuri islame dhe kishin marrë mesazhin islam të rinjtë, jo vetëm në Kosovë, por në të gjitha trojet shqiptare, prej Ulqinit e deri në Manastir, duke iu kundërvënë me këtë ideologjisë rrënuese të komunizmit famëkeq. Me një vetëmohim, punë të palodhshme dhe pa zhurmë, u fitua kjo betejë e madhe, falë ndihmës së të Madhit Zot dhe angazhimit të drejtuesve të Bashkësisë Islame të asaj kohe, të përkrahura dhe të mbështetura nga pjesa dërrmuese e besimtarëve. U shkolluan kuadro të reja, u ndërtuan xhami të reja, u meremetuan xhamitë e vjetra, thënë shkurt, vazhdoi jeta islame në Kosovë.

## Mvetësimi i Bashkësisë Islame

Një periudhë tjetër me rëndësi për Bashkësinë Islame filloi në dhjetëvjetëshin e fundit të shekullit njëzet, me rënien e murit të Berlinit si dhe me lëkundjen e themeleve të komunizmit si ideologji në ish-Bashkimin Sovjetik e në pjesët e tjera të Evropës Juglindore. Shqiptarët e Kosovës qenë të parët që i paraprinë lëvizjes për rrëzimin e sistemit totalitar komunist në vitin 1981, me pranverën e njohur të Kosovës. Në fillimin e viteve nëntëdhjetë po shihej se edhe ish-Federatës Jugosllave i kishte ardhur fundi, prandaj fatin e saj do ta pësonin edhe institucionet e saj, në mesin e të cilave ishte dhe Riaseti i Bashkësisë Islame me seli në Sarajevë.

Kështu pra në vitin 1994, Bashkësia Islame e Kosovës shpalli mvetësimin e saj nga ish-Riaseti i Bashkësisë Islame,



që kishte vepruar në kuadër të ish-Federatës Jugosllave. Me këtë veprim dha të kuptohej se Kosova si në aspektin politik dhe në atë fetar ishte nisur në rrugën e mvetësimit dhe pavarësimit të saj. Sepse ky ishte vullneti i popullit të Kosovës, prandaj edhe Bashkësia Islame, si institucion shpirtëror i shumicës dërrmuese të popullatës së Kosovës, nuk mund të mbetej indiferente ndaj zhvillimeve të tilla, veçse duhej t'u printe. Kështu u veprua dhe koha po tregon se ato vendime ishin me vend dhe në momentin e duhur.

Bashkësia Islame ishte nga institucionet e Kosovës, që me tërë potencialin që patën iu kundërvunë regjimit gjakatar të Miloshevviçit. Si në aspektin e brendshëm, po ashtu edhe në aspektin e jashtëm, duke e demaskuar torturat dhe gjenocidin që ai po ushtronte ndaj popullatës së pambrojtur të Kosovës, u vu në shërbim të plotë të forcave politike të Kosovës. Në të njëjtën kohë, pa lënë anash obligimet e saj ndaj besimtarëve, Bashkësia Islame e Kosovës veproi për vetëdijesimin e tyre islam dhe në zhvillimin e jetës fetare islame në Kosovë.

Ajo që vlen të theksohet për këtë periudhë kohore, ishte manifestimi i plotë i unitetit në radhët e Bashkësisë Islame të Kosovës, si shembull edhe për bashkësitë e tjera islame simotra në rajon dhe më gjerë. Nuk munguan as rezultatet pothuaj në të gjitha sferat e jetës. Në veçanti, këto suksese qenë evidente në periudhën pas luftës në Kosovë, kur Bashkësia Islame qe ndër institucionet më të dëmtuara të Kosovës. Falë një angazhimi të madh të gjitha strukturave, për një kohë shumë të shpejtë jo vetëm u eliminuan pasojat e luftës, por u bë një zhvillim i mirë në ndërtimin e infrastrukturës së këshillave të Bashkësisë Islame anë e kënd Kosovës.

Kjo hyrje, edhe pse ndoshta pak e gjatë, mendoj se ishte e domosdoshme për të kaluar në kohën e sotme, në veçanti për atë pjesë të brezit tonë më të ri, për ta kuptuar rrugën e vështirë që hapi Bashkësia Islame e Kosovës deri në ditët tona. Sepse tek një pjesë e të rinjve ka mendime sikur historia e Bashkësisë Islame fillon prej sot, që është një gabim shumë i madh jo vetëm ndaj brezave të mëhershëm, veçse me një mendësi të tillë mund të gabohet edhe në trasimin e rrugës sonë për të ardhmen, që është shumë me rëndësi jo vetëm për ne, po edhe për brezat që do të vijnë.

## Përse Bashkësia Islame është në shënjestër

Në fillim të këtij artikulli përmendëm se ka një kohë që Bashkësia Islame dhe institucionet e saj janë vënë në shënjestër të disa gazetave të ditës. Pyetja që shtrohet para nesh, është përse kjo po bëhet në këtë kohë dhe a është ajo rastësi apo bëhet me një qëllim të caktuar? Përgjigjet për këtë pyetje mund të jenë prej më të ndryshmeve, në varësi se nga cili kënd vështrohen. Është e natyrshme që gjatë punës të bëhen edhe gabime, kështu na mësojnë edhe parimet islame: ne jemi njerëz dhe mund të bëjmë lëshime gjatë punës sonë.

Mirëpo, në të njëjtën kohë edhe ata që shkruajnë për ne, duhet ta dinë se Bashkësia Islame e Kosovës është një bashkësi komplekse, në gjirin e së cilës përfshihen mbi 90% e popullatës së Kosovës, që u përkasin gjuhëve, etnive dhe drejtimeve të ndryshme, madje pa një burim të përhershëm dhe të vazhdueshëm financimi. Burimet e financimit të Bashkësisë Islame janë nga ndihmat vullnetare të besimtarëve tanë, si dhe nga një pjesë e vakëfeve që kanë mbetur nën mbikëqyrje të Bashkësisë Islame. Për shkak të vështirësive financiare, shumica e imamëve financohen nga vetë xhemati dhe kjo është arsyeja pse ka vështirësi që të gjithë imamët e saj t'i ketë nën kontroll. Për këtë shkak nuk mund të thuhet se në Bashkësinë Islame funksionon sistemi i një hierarkie të duhur. Vetë natyra e besimit islam është e tillë që nuk e pranon një sistem të tillë. Prandaj, të kërkohet nga Bashkësia Islame që ajo të jetë përgjegjëse për sjelljet dhe veprimet e çdo imami a nëpunësi fetar, është një ngarkesë që nuk përkon me mundësitë e saj, me gjithë vullnetin dhe gatishmërinë e shprehur nga ana e saj.




Bashkësia Islame e Kosovës gjatë historisë së saj të gjatë, është ballafaquar me sfida të natyrave të ndryshme dhe ato i ka përballuar me një angazhim të madh. Ajo është në gjendje t'i përballojë edhe sfidat e kohës së sotme, nga kushdo që të vijnë ato. Për këtë ajo ka potencial kuadrosh, gatishmëri dhe, para së gjithash, ajo gëzon mbështetjen dhe besimin e besimtarëve të saj anë e kënd Kosovës. Për këtë arsye, mediet tona, duhet të kenë kujdes kur të shkruajnë për Bashkësinë Islame si një institucion me një strukturë të mirë organizimi, që ka dhënë një kontribut të pamohueshëm për zhvillimet në fusha të ndryshme të jetës së popullit tonë.

Megjithatë, kjo është një sfidë me të cilën do të ballafaqohet Bashkësia Islame e Kosovës në këtë periudhë tejet të ndjeshme dhe vendimtare nëpër të cilën po kalon Kosova në historinë e saj më të re. Pa dyshim që nga Bashkësia Islame dhe të gjitha institucionet e saj kërkohet përgjegjësi maksimale, vigjilencë dhe largpamësi, që ajo të jetë shtyllë e fortë e ndërtimit të pavarësisë së Kosovës dhe institucioneve të saj, ashtu siç ka qenë edhe në të kaluarën. Kam shpresë që ky brez i Bashkësisë Islame të Kosovës do të jetë në nivel të përgjegjësisë historike, e cila po na pret në ditët dhe javët që vijnë. Ata do ta çojnë në vend amanetin e prijësve të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit me Myderriz Haxhi Ymer Prizrenin në krye dhe bashkëmendimtarët e tij.

# Transmetimi i sahabëve në bazë të kuptimit - (2)

Mr. Musa Vila



### Hadithet që nuk transmetohen në bazë të kuptimit

Hadithologët dhe dijetarët e tjerë janë unikë se ekziston një grup hadithesh që duhet të transmetohen vetëm sipas shprehjeve të tyre, pa bërë ndryshime ose zëvendësime, paraprirje ose vonim të fjalëve.

Historiku i transmetimeve tregon se sahabët i janë përkushtuar mjaft mirë transmetimit tekstual (shkronjë për shkronjë) ashtu siç i kanë dëgjuar shprehjet nga Profeti s.a.v.s. Një transmetim tekstualisht i haditheve ka vazhduar derisa është bërë kodifikimi i tyre në koleksionet e hadithit, tashmë të njohura për opinionin islam. Këto lloj hadithesh mund t'i përkufizojmë në tri tematika:

**Tematika e parë:** Shprehjet e haditheve teksti i të cilave përmban një prej Cilësive të Allahut xh.sh. ose ndonjë prej Emrave të Tij. Transmetuesit nuk i lejohet t'i përpilojë këto me shprehje nga vetja. Në këtë konotacion hyn gjithçka që jemi informuar nga Allahu xh.sh. se Ai është:

*"që dëgjon dhe sheh gjithçka, Ai është i urtë, i gjithëdijshëm, i gjallë, i vetëmbajtur, më i madhi, më i larti."*

Sepse të gjitha Cilësitë dhe Emrat e Tij, sipas mendimit të Ehlu Sunetit, janë çështje - *të prera* nga Allahu xh.sh., të cilat merren vetëm ashtu siç na informon Kurani dhe Syneti. Për logjikën, mendjen dhe angazhimin nuk ka fare hapësirë në çështjet që ndërlidhen me Qenien e Allahut xh.sh. dhe Atributet e Tij.

**Tematika e dytë:** Shprehjet e haditheve të strukturuara nga fjalët e pakta e përmbledhëse, të cilat, edhe pse figurativisht janë të shkurtra, në konotacionin e tyre ekziston saktësi e shprehjeve dhe janë kuptimplota.

Këto hadithe shquhen nga emërtimi - *hadithe me fjalë shumë përmbajtëse.*

Këto fjalë janë veçori me të cilat Allahu xh.sh. e ka nderuar e frymëzuar dhe mirësuar Profetin s.a.v.s. mbi të gjithë profetët e tjerë. Në kontekst me këtë kemi hadithin e regjistruar në Sahihun e Muslimit, i transmetuar nga Ebu Hurejra, se Profeti s.a.v.s. ka thënë:

*"Me gjashtë çështje jam mbivlerësuar nga Profetët (e tjerë): "Mua më është dhënë fjala shumë përmbajtjesore..."*[1]

Dijetarët thonë se, sipas mendimit dominues, edhe Kurani edhe hadithi kanë konotacion të këtyre fjalëve. Vlen të theksojmë disa prej haditheve që janë me fjalë shumë përmbajtjesore (universale):

*"Vërtet veprat çmohen vetëm sipas qëllimit."*

*"Mysliman është ai prej gjuhës dhe dorës së të cilit myslimanët janë të shpëtuar. Ndërsa muhaxhir (emigrant) është ai që ka braktisur atë që Allahu e ka ndaluar."*

*"Nuk i duhet bërë dëm as vetes e as tjetrit."*[2]

*"Ai që shpik në çështjen (fenë) tonë diçka që nuk është e saj, ajo është e refuzuar."*[3]

*"Nga Islami (virtyti) i mirë i njeriut është largimi i tij nga ajo që nuk i intereson."*[4]

Arsyeja e obligimit të transmetimit të këtyre haditheve me shprehje identike, ashtu siç janë thënë, dhe ndalimi i transmetimit të tyre në bazë të kuptimit, bëhen për dy shkaqe:

1. Kujdesi dhe ruajtja e retorikës frymëzuese (shpirtërore) nga ndryshimi dhe zëvendësimi. Nëse e transmetojmë në bazë të kuptimit, hadithi humb karakteristikën e tij të saktësisë dhe përsosmërisë.
2. Shprehjet e hadithit janë të pakta, saqë memorizimi i tyre është çështje e lehtë dhe e shpejtë. Atëherë nuk ka nevojë të domosdoshme të transmetohet në bazë të kuptimit.

**Tematika e tretë:** Shprehjet e hadithit që kanë kuptim në vetvete dhe me të kujtuar ato, kryhet adhurimi. Nën ombrellën e tyre radhiten shumë çështje. Ndër to janë shprehjet e lutjeve që Profeti s.a.v.s. ua kishte mësuar bashkëkohanikëve të tij në raste të ndryshme. Është obligim për atë që I përulet Allahut xh.sh., që t'i thotë ato me shprehjet identike të plota, duke ruajtur me këtë fshehtësinë e përmbajtjes, duke qenë se vetë Profeti s.a.v.s. i kishte zgjedhur për lutje, si dhe duke konsideruar me to afrimin tek Allahu dhe shpresën e pranimit të tyre.

Prej këtyre shprehjeve që kanë kuptim dhe synim në veten e tyre, janë shprehjet e përmendjes siç janë: - *Allahu është i pastër prej çdo mangësie*; - *Falënderimi I takon vetëm Allahut;*

- *Nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut, Allahu është më i Madhi;* - *Nuk ka ndryshim të gjendjes e as fuqi, pa ndihmën e Allahut;* - *O Zoti im, Të lutem me anë të kënaqësisë Sate të më ruash nga hidhërimi Yt;*

- *O Zoti im, Zot i të shtatë qiejve dhe Zot i Arshit të madh, Zoti ynë dhe Zoti i çdo sendi, zbërthyes i farës* (i kokrrës së saj) *dhe i bërthamës* (së pemës)...

Këto shprehje dhe shumë të tjera është obligim për besimtarin që t'i thotë tekstualisht (shkronjë për shkronjë), pavarësisht a gjendet brenda namazit apo jashtë tij. Në këtë pikëpamje kemi shumë transmetime që tregojnë për saktësinë e tyre në shprehje gjatë gjithë shekujve.

Prej shembujve ilustrues, që tregojnë në mënyrë të qartë se shprehjet që përmbajnë adhurim, tek ne janë transmetuar plotësisht shkronjë për shkronjë, ashtu siç janë dëgjuar prej Profetit s.a.v.s., kemi shprehjet *e ezanit dhe të ikametit*, dhe shprehjet e *lutjes për haxh*. Myslimanët në tërësi, në Lindje e Perëndim, përgjatë gjithë shekujve, ezanin dhe ikametin i kanë shqiptuar me të njëjtat shprehje. Po ashtu edhe sot haxhinjtë e nacionaliteteve dhe të racave të ndryshme, të cilët udhëtojnë nga viset e largëta për në Qabe, vazhdimisht ftesën e haxhit e shqiptojnë me të njëjtat shprehje.

Prej shprehjeve që duhen transmetuar tekstualisht shkronjë për shkronjë dhe që Profeti s.a.v.s. personalisht ua mësonte bashkëkohanikëve të tij, janë shprehjet përshëndetëse *në uljen e parë të namazit*, për arsye se këto shprehje kanë kuptim dhe *synim në veten e tyre* - dhe *me thënien e tyre kryhet adhurimi*.

S'ka fare dyshim se sahabët shprehjet e teshehudit i kishin memorizuar me përkushtim të plotë dhe i kishin transmetuar në formën më të duhur. Këtë e kishin bërë të shtyrë nga obligimi që ndienin për memorizimin dhe transmetimin e tyre. Në të njëjtën kohë, obligimi ndaj këtyre shprehjeve bie mbi të gjithë myslimanët, që t'i shqiptojnë tekstualisht gjatë çdo namazi.

Vlen të theksohet se shprehjet e teshehudit kanë ardhur në forma dhe trajta të shumta. Nga Profeti s.a.v.s. i kanë transmetuar një numër i konsiderueshëm sahabësh, duke filluar nga *Ibn Mes'udi, Omeri, Ibn Abasi, Aliu, Aishja, Ebu Musa El-Eshariju, Muaviju, Semrete, Enesi, Ebu Hurejra, dhe Ibn Omeri r.a.* Në vijim do të sjellim tre teshehude, për të cilët dijetarët mendojnë se janë trajtat dhe format më të sakta të teshehudit.

**Forma e parë e teshehudit,** e transmetuar nga Ibn Mes'udi r.a., i cili thotë: "Pejgamberi s.a.v.s. ma ka mësuar teshehudin duke vendosur duart e mia në duart e tij, ashtu siç më mësonte mua ndonjë sure prej Kuranit:

*"Përshëndetjet, lutjet dhe të gjitha mirësitë I takojnë Allahut. Le të jetë paqja mbi ty, o Pejgamber, paqja le të jetë mbi të gjithë ne dhe mbi të gjithë robërit e mirë të Allahut. Dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër përveç Allahut dhe vërtet Muhamedi është rob dhe i Dërguar i Tij."*[5]

Këtë hadith e kanë regjistruar Buhariu, Muslimi, autorët e katër Suneneve. Për këtë **Termidhi**u tha: *"Ky është hadithi më i saktë i teshehudeve."* **Ebu Bekr El-Bezari** tha: *"Hadithi i Ibn Mes'udit është transmetuar nga njëzet e më shumë rrugë transmetimesh."*

Këtë teshehud për argument e kanë marrë shumica absolute e sahabëve, tabi'inëve dhe tabitabi'inëve. Në mesin e tyre janë edhe *Ebu Hanife* dhe *Ahmed bin Hambeli.*

**Forma e dytë e teshehudit**, e transmetuar nga Omeri r.a.:

*"Përshëndetjet I takojnë vetëm Allahut. Po ashtu pastërtitë, mirësitë, lutjet I takojnë vetëm Allahut ...".* Pastaj përmendi shprehjet e tjera, të cilat nuk kanë dallim nga shprehjet e teshehudit të Ibn Mes'udit. Teshehudin e Omerit e kanë regjistruar *Maliku në Muveta, El-Hakimi në El-Mustedrek, El-Bejhekij në Es-Sunen El-Kubra.* Këtë teshehud për argument e kishte zgjedhur *Imam Maliku,* ngase Omeri ua kishte mësuar njerëzve nga minberi i Resulullahut dhe askush nga të pranishmit nuk e kishte kundërshtuar. E në mesin e tyre ndodheshin një numër i madh sahabësh. Ai pëlqimin e tyre ndaj Omerit e kishte konsideruar si argument vërtetues për këtë teshehud.

**Forma e tretë e teshehudit**, e transmetuar nga Ibn Abasi r.a.:

*"Përshëndetjet, begatitë, lutjet dhe mirësitë I takojnë vetëm Allahut ...".*[6]

Ndërsa shprehjet e tjera nuk dallojnë nga teshehudi i Ibn Mes'udit dhe Omerit r.a. Këtë teshehud e kanë regjistruar Muslimi, autorët e katër Suneneve dhe Shafiu në Musnedin e tij.

Këtë teshehud e kishte zgjedhur për argument Shafiu, për arsye se përmbante shtim fjalësh që ngërthejnë *begati dhe mirësi*.

Pavarësisht prej rrugëve të këtyre teshehudeve, të cilat karakterizohen nga saktësia dhe fuqia argumentuese, s'ka dyshim se ai që mediton për metodologjinë e Profetit s.a.v.s. në arsimimin e sahabëve, në bartjen dhe transmetimin e haditheve, arrin në përfundimin se vërtet Profeti s.a.v.s. ishte shprehur me shprehje të ndryshme dhe vërtet sahabët i kishin transmetuar këto shprehje në mënyrë tekstuale, shkronjë për shkronjë. Pra, atë teshehud që Profeti s.a.v.s. ia mësonte ndonjërit prej sahabëve, nuk ia mësonte edhe tjetrit. Secilit prej sahabëve mësonte nga një formë tjetër të teshehudit. Kjo metodologji ishte e ngjashme me atë të Kuranit. Profeti s.a.v.s. ndonjërit prej sahabëve Kuranin ia mësonte në një dialekt, ndërsa ndonjërit ia mësonte në një dialekt tjetër nga shtatë dialektet bazë.

### Polemika e kundërshtarëve të transmetimit në bazë të kuptimit

Disa dijetarë kanë kundërshtuar dhe kanë paraqitur dilema rreth transmetimit të haditheve në bazë të kuptimit. Në vijim do të paraqesim disa prej dilemave dhe kundërshtimeve të tyre.

**1.** Këta dijetarë kundërshtuan lejimin e transmetimeve nga kuptimi duke u bazuar në hadithin që ka regjistruar Buhariu nga El-Bera bin Azibi r.a., se Profeti s.a.v.s. ka thënë: *"Kur të flesh, në mes të tjerash thuaj:*

*"O Zoti im, unë kam besuar librin Tënd, të cilin e ke zbritur, Profetin tënd, të cilin e ke dërguar." Ai tha: "Nëse vdes në atë natë, ti ke vdekur në Islam dhe ato lutje (*fjalë*) le të jenë fjalët e tua të fundit."* **El-Berau** tha: "Pastaj këtë lutje e kam përsëritur para Profetit s.a.v.s., mirëpo në vend të fjalëve - *"Nebijjike",* unë thashë fjalën - *"Resulike"*, e Profeti s.a.v.s. tha: *"Jo ashtu, por thuaj "Nebijjike".*

Këta dijetarë që kundërshtojnë transmetimin nga kuptimi, thanë: *"Sikur një gjë e tillë të ishte e lejuar, Profeti s.a.v.s. nuk do ta kundërshtonte El-Beraun, kur në vend të fjalës "En-Nebij - Lajmëtar" tha "Err-Rresul - i Dërguar", kur dihet fakti se Profeti s.a.v.s. ishte edhe Nebij edhe Resul dhe nocioni Resul plotësisht i përgjigjet fjalës Nebij në aspektin kuptimor. E, kundërshtimi i Profetit s.a.v.s. ndaj El-Beraut tregon më së miri për ndalimin e transmetimit kuptimor."*[7]

Këtë mendim e refuzojmë duke iu kundërvënë se vërtet shprehjet e hadithit të lartpërmendur janë prej shprehjeve të kategorisë së lutjeve, për të cilat dijetarët nuk kanë dilemë fare se nuk duhet të transmetohen në bazë të kuptimit. Pra, nuk është për t'u çuditur qëndrimi i Profetit s.a.v.s. ndaj El-Beraut.

Dijetarëve që kanë këtë mendim, u themi se pozicioni i Profetit s.a.v.s. *dhe i El-Beraut* ka qenë pozicion i përsëritjes së fjalëve, e në përsëritje patjetër nxënësi duhet të pasojë plotësisht arsimtarin e tij. Për këtë arsye, Profeti s.a.v.s. ia tërhoqi vërejtjen *El-Beraut* për ndryshimin e fjalës gjatë transmetimit.

**2.** Kundërshtarët e lejimit të transmetimit të hadithit në bazë të kuptimit, për argument morën edhe lutjen e Profetit s.a.v.s. për ndriçimin e fytyrës për personin që e transmeton hadithin ashtu siç e kishte dëgjuar. Këtë e ka regjistruar *Termidhiu* nga *Zejd bin Thabiti,* se Profeti s.a.v.s. ka thënë:

*"Allahu e ndriçoftë fytyrën e personit që nga ne e ka dëgjuar hadithin dhe e ka memorizuar atë, sa kohë që ia ka komunikuar edhe tjetrit ..."*[8]

Ata thanë se Profeti s.a.v.s. është lutur për personin që e transmeton hadithin ashtu siç e ka dëgjuar, ndërsa ai që e transmeton hadithin në bazë të kuptimit, e ka transmetuar ashtu siç e ka kuptuar e jo siç e ka dëgjuar.

Gjithashtu ai që transmeton në bazë të kuptimit, e humb efektin e transmetimit për atë që i komunikon, ndërkohë që synimi i komunikimit është transmetimi ashtu siç e ka dëgjuar.

Këtij mendimi i kundërvihemi me fjalët se vërtet kuptimi i hadithit dhe domethënia e tij është e ndërlidhur më tepër me anën kuptimore sesa me anën tekstuale. Qëllimi me fjalën e Profetit



s.a.v.s. - *"E ka transmetuar ashtu siç e ka dëgjuar"* thjesht është vetëm lutje për atë që e ka transmetuar tekstualisht, ngase ai ka bërë një vepër më të mirë dhe më parësore, e nuk ka për qëllim ta theksojë si argument për ndalimin e transmetimit në bazë kuptimore.

**3.** Këta dijetarë e kundërshtuan transmetimin në bazë të kuptimit, për arsye se në të mund të gabohet. E ne gabimin nuk duhet ta mbajmë në veten tonë, por duhet ta pengojmë dhe ta largojmë nga hadithet e Profetit s.a.v.s., që të mos shpifim fjalë të cilat ai nuk i ka thënë.[9]

Këtij mendimi i kundërvihemi se vërtet gabimi i mundshëm në transmetimin kuptimor dhe në çdo fjalë apo vepër, është çështje e ndaluar fetarisht, por mundësia për të gabuar nuk mund të shërbejë si pretekst për t'u ndaluar transmetimi në bazë të kuptimit ose për diçka tjetër.

**4.** Gjithashtu dijetarët që ndaluan transmetimin nga kuptimi, mendonin se vazhdimësia e transmetimit kuptimor të hadithit nëpër gjenerata të njëpasnjëshme shpie në krijimin e ndryshimeve, të cilat më pas e humbin edhe kuptimin e hadithit origjinal te gjeneratat e mëvonshme.

**Këtij mendimi i përgjigjemi** se në transmetimin kuptimor kushtëzohet që transmetuesi të jetë fekih dhe dijetar i vendimeve të Sheriatit, i normave gjuhësore, në mënyrë që kuptimin e origjinalit ta transmetojë pa shtuar dhe munguar në të.[10]

Më tepër se kaq mund të themi se transmetimi kuptimor i haditheve nuk ka zgjatur gjeneratë pas gjenerate, por është kufizuar në shekullin e parë të hixhrit, atëherë kur ndodhi tubimi, koleksionimi dhe shumëzimi i haditheve. Pas kësaj, dijetarët ishin unikë për sa i përket lirisë së transmetimit në bazë të kuptimit, për arsye se sfidat dhe peripecitë ishin tejkaluar me kohë, pas kodifikimit të haditheve. Nëse një shprehje e hadithit harrohej, ajo shprehje mund të përmirësohej nga hadithet e shkruara.

Pas kodifikimit dhe koleksionimit të haditheve nëpër libra, publikimit dhe shpërndarjes së tyre, Ymeti islam shkarkoi një barrë të rëndë nga supet e veta. Ajo barrë shoqërohej nga nxënia përmendsh e haditheve, transmetimi dhe përsëritja e tyre. Dihet fort mirë se më parë mbështetja kryesore e njerëzve ishte në memorizimin e haditheve që gjendeshin në mendjet e njerëzve.

Bazuar në këto, themi se është obligim që nxjerrja e haditheve të bëhet nga - *koleksionet (librat bazë të haditheve),* duke e bartur shkronjë për shkronjë, shprehje për shprehje, ashtu siç është shkruar në libër. Sot kjo formë e nxjerrjes së haditheve nga librat nuk është e vështirë, saqë ta shtyjë hadithologun apo studiuesin që të zëvendësojë një fjalë me një fjalë tjetër, një nocion me një nocion tjetër, pavarësisht në kanë përputhshmëri të plotë kuptimore apo jo.

Pra, pas shkrimit, kodifikimit dhe koleksionimit të haditheve në libra, nuk lejohet transmetimi dhe bartja e haditheve në bazë të kuptimit, ngase sot bibliotekat tona janë të stërmbushura me libra të hadithit.

---

*Fusnotat:*

1. *Sahihu Muslim,* "Kitabul mesaxhid", vëll.1, fq.370.
2. *Sunen Ibn Maxhe,* "Kitabul Ahkami", vëll.2, fq.784.
3. *Sahihul Buhari,* vëll.5, fq.301, nr.2697.
4. *Sunen Et-Termidhij,* "Kitabuz Zuhdi", vëll.3, fq.382, nr.2319.
5. *Sahihu Muslim,* "Kitabus Salati", vëll.4, fq.118.
6. Po aty, vëll.4, fq.118.
7. *Fet'hul Bari,* Ibn Haxher, vëll.13, fq.358.
8. *Sunen Et-Termidhij,* "Kitabul ilmi", vëll.1, fq.125.
9. *Fet'hul Bari,* Ibn Haxher, vëll.1, fq.211.
10. *Mukadime ulumil hadith,* Ibn Salah, fq.106.

# Ngritja e duarve nga qielli me rastin e duasë

## (Shpjegim akaidologjik i thënies së Ebu Hanifes r.a.)

**Orhan Bislimaj**

Imam A'dham Ebu Hanife r.a. ka thënë: ***"Njeriu I lutet Allahut i kthyer nga drejtimi më i lartë (qielli), e jo nga drejtimi poshtë, sepse ultësia nuk është prej tipareve që I përkasin Krijuesit dhe Njëshmërisë së Tij kundrejt një gjëje."***[1]




### Hyrje

Imam Ebu Hanife r.a., në citatin e tij të lartshënuar, thekson një çështje të rëndësishme të besimit (akaidore), e cila ka të bëjë me perceptimin e drejtë të Qenies së Allahut të Lartësuar. Mënyra se si konceptohet Qenia e lartë, përbën trungun e besimit islam, respektivisht besimit të drejtë. Zaten, njerëzimi asnjëherë nuk ka pasur krizë të teizmit, veçse në vazhdimësi ka reflektuar krizë të konceptimit të drejtë të Qenies së lartë. Dëlirësia e Krijuesit, nga çfarëdo lloj përngjasimi me cilësitë e krijesave, mbetet përgjithmonë një kriter besimi, që përshkon me rreptësi absolute frymën e besimit - imanit. Në këtë frymë vjen edhe ky citat i Ebu Hanifes r.a., imam i medh'hebit tonë hanefij.

Për ta kuptuar më shtruar këtë citat të Imamit të madh, nevojitet të sqarojmë:

1. **Domethënien e ngritjes së duarve gjatë duasë**; dhe
2. **Domethënien akaidore të ngritjes së duarve nga qielli**

### I. DOMETHËNIA E NGRITJES SË DUARVE GJATË DUASË

#### 1.1. Domethënia etimologjike dhe terminologjike e duasë (lutjes)

Për 'lutjen' si një akt shpirtëror i njeriut, në gjuhën arabe ka shumë shprehje që e shprehin atë drejtpërdrejt ose tërthorazi. Mirëpo, si shprehje më adekuate për 'lutjen', është fjala dua'[2], fjalë kjo, të cilën e ka theksuar edhe Ebu Hanife r.a. në citatin e tij.

Në aspektin etimologjik nocioni **dua** është infinitiv i foljes së gjuhës arabe: *'deaa', jed'u da'ven, da'veten, du'aaen* dhe *da'vaa,* që do të thotë: *kërkoj prezantimin e tij*. Ajo ka edhe shumë kuptime të tjera, në varësi prej pozitës së saj në fjali. Kur përdoret në sferën fetare, me të synohet "*thënia me të cilën njeriu I lutet Allahut*".[3] Ndërsa në aspektin terminologjik të fjalës, duaja si term akaidi manifeston: *"kërkesën e njeriut ndaj Krijuesit të tij, që t'ia largojë të dëmshmen apo t'ia sjellë të dobishmen"*[4]

#### 1.2. Llojet e duasë

Duaja, për nga aspekti i adresimit të saj, është dy llojesh:

**1. Duaja ndaj njeriut** për një çështje të caktuar. Ky lloj i duasë është kërkesë për përmbushjen e ndonjë nevoje. Si e tillë, duaja lejohet të bëhet edhe ndaj njerëzve, por duke besuar se njeriu është një shkak për përmbushjen e kërkesës së tij, dhe kurrsesi krijues që mundëson përmbushjen e kërkesës; dhe

**2. Duaja ndaj Allahut**. Kjo dua bëhet ndaj Allahut të Madhërishëm, në cilësinë e Tij si Krijues për çdo gjë që aspiron njeriu, qoftë të kësaj bote apo të botës tjetër, duke synuar shpërblimin e Tij dhe duke u frikësuar prej dënimit të Tij. Ajeti:

***"Adhuroni** (luteni) **Allahun me një adhurim** (lutje) **të sinqertë ndaj Tij…"*** *(Gafir, 14),* argumenton qartë se ky lloj i duasë konsiderohet adhurim (ibadet) ndaj Allahut dhe bërja e saj edhe ndaj dikujt tjetër, konsiderohet politeizëm i madh, që pronarin e saj e nxjerr nga besimi islam. Për këtë Allahu ka kërcënuar:

***"… e ata që nga mendjemadhësia i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnë të nënçmuar në Xhehennem."*** *(Gafir, 60).*

Në këtë shkrim, temë trajtimi do të jetë duaja ndaj Allahut të Lartësuar.

#### 1.3. Ligjshmëria e duasë (lutjes)

Argumentet që dëshmojnë legjitimitetin e lutjes ndaj Allahut, janë nga Kurani dhe Syneti. Në shumë prej ajeteve, Allahu i Lartësuar i urdhëron besimtarët që t'I bëjnë lutje. Prej tyre janë edhe këto ajete, në të cilat Ai thotë:

***"Lutni Zotin tuaj, të përulur e në heshtje, sepse Ai nuk i do ata që e teprojnë."*** *(El-A'raf, 55).*[5] Po ashtu i Lartësuari thotë:

***"E kur robët e Mi të pyesin për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata të udhëzuar drejt, le të Më përgjigjen Mua dhe le të Më besojnë Mua."*** *(El-Bekare, 186).*

Ndërsa, nga hadithet, janë të panumërta duatë e Pejgamberit a.s.. Transmetohet se Pejgamberi a.s. thoshte:

"O Allahu im, kërkoj nga Ti udhëzim në rrugën e drejtë, devotshmëri ndaj Teje, faljen e mëkateve dhe begati."[6]

## 1.4. Duaja është truri i ibadetit

Pejgamberi a.s. ka thënë: - "*Duaja është truri i ibadetit*"[7], në versionin tjetër, të cilin e transmeton imam Termidhiu nga Nu'man bin Beshir, ka thënë: E kam dëgjuar Pejgamberin s.a.v.s. duke thënë: "*Duaja është adhurim / ibadet*", pastaj lexoi ajetin: *"**Më thirrni Mua, e Unë ju përgjigjem juve…**" (Gafir, 60).*[8] Thënia e Pejgamberit a.s. "duaja është adhurim", domethënë që duaja është më i madhi ibadet, sikurse thonë njerëzit: "*pasuria është deveja*", duke synuar të thonë se deveja është më e vlefshme nga të gjitha llojet e pasurisë, ose sikurse është thënia e Pejgamberit a.s. *"Haxhi është qëndrimi në Arefat*".[9]

## 1.5. Kriteret e pranimit të duasë

Kriteret e lutjes dhe pranimit të saj nga ana e Allahut të Lartësuar, janë përcaktuar në hadithin që transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Hurejra, se i Dërguari i Allahut ka thënë:

*"(*Allahu*) Vazhdon t'i përgjigjet lutjes së robit derisa nuk lutet për keq, ose për t'i ndërprerë marrëdhëniet farefisnore, ose nuk ngutet. I është thënë (Pejgamberit a.s.): O i Dërguari i Allahut, çka është ngutja? (Pejgamberi a.s. ) tha: Ajo është kur lutësi thotë: Unë E kam lutur e lutur (Allahun), por nuk po shoh që më pranohet. Andaj lodhet nga kjo gjendje dhe e lë lutjen."*[10]

Përveç kritereve të përgjithshme të ibadetit në përgjithësi, sikurse janë: besimi i shëndoshë, pjekuria në moshë, qëllimi (nijeti), etj., hadithi në fjalë, përcakton edhe tri kritere adekuate të duasë:

1) që lutja të bëhet mos për një gjë që është mëkat;

2) që të mos kërkohet ngutja e saj, sepse kjo nënkupton obligueshmërinë ndaj Allahut, e Allahu nuk obligohet për asgjë dhe nga askush, dhe

3) që lutja të bëhet duke qenë plotësisht të bindur se Allahu do t'i përgjigjet asaj, dhe kurrsesi me zemër të dyshimtë. Këtë e vërteton hadithi që transmeton Ebu Hureira r.a., Pejgamberi a.s. ka thënë:

*"Lutni Allahun duke qenë plotësisht të bindur se do të merrni përgjigje. Dijeni se Allahu nuk i përgjigjet duasë që del nga një zemër e luhatshme dhe e pavëmendshme.*"[11]

## 1.6. Ligjshmëria e ngritjes së duarve gjatë duasë

Ligjshmëria e ngritjes së duarve gjatë duasë, është çështje e vërtetuar nga shumë hadithe të Pejgamberit a.s..Vërtet ka shumë raste kur Pejgamberi a.s. bënte dua, qoftë për vetveten e tij, qoftë për ndonjë person veç e veç, apo për mirësi të përgjithshme dhe i ngrinte duart përpjetë, derisa shpesh i shihej bardhësia e nënsqetullave të tij. Transmetohet nga Enes bin Maliku, i cili ka thënë: Gjersa Pejgamberi a.s. ishte duke ligjëruar në hytbe, ditën e xhuma, një njeri hyri në xhami dhe, duke qëndruar në këmbë, u drejtua nga Resulullahu s.a.v.s. e i tha:

*"O i Dërguari i Allahut, nga thatësia e madhe u shkatërruan pasuritë (devetë, lopët, dhentë etj.), janë ndërprerë rrugët, prandaj lute Allahun që të na lëshojë shi. Me atë rast, i Dërguari i Allahut s.a.v.s. i çoi duart e tij përpjetë dhe tha: O Allah, na lësho shi, O Allah, na lësho, O Allah na lësho shi…!"*[12]

Ngritja e duarve përpjetë gjatë duasë, është një praktikë e hershme, të cilën e kanë praktikuar edhe ymetet e tjera para Muhamedit a.s. . Në një hadith të gjatë, të cilin e transmeton Imam Buhariu nga Seid bin Xhubejr, përmendet se, kur Ibrahimi a.s. la një pjesë të familjes së tij në Mekë, dhe, pasi u largua prej tyre aq sa nuk shiheshin:

*"U kthye me fytyrë nga Qabeja, dhe duke i ngritur duart e tij përpjetë, bëri dua me këto fjalë: **Zoti ynë! Unë një pjesë të familjes sime e vendosa në një luginë, ku nuk ka bimë, e pranë shtëpisë Sate të shenjtë. Zoti ynë** (i vendosa aty)**, që të falin namazin, pra bëj që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata, dhe, për të falënderuar me mirënjohje, furnizoji ata me fruta. "** (Ibrahim, 37).*[13]

## 1.7. Fshirja e fytyrës me duar pas duasë

Po ashtu, fshirja e fytyrës me duar pas duasë, konsiderohet prej tipareve të duasë. Një veprim të këtillë e praktikonte edhe Pejgamberi a.s.. Transmetohet nga Omer bin El-Hattab r.a., i cili ka thënë:

*"Pejgamberi a.s., sa herë që i çonte duart e tij gjatë duasë, nuk i lëshonte derisa të mos fshinte më parë fytyrën me to."*[14]

Le të themi se fshirja e fytyrës me duar pas duasë, nuk konsiderohet pjesë përbërëse e duasë, sepse ajo (duaja) lejohet edhe në heshtje dhe pa i ngritur duart lart. Mirëpo, fshirja e fytyrës me duar tregon edhe mbarimin e duasë, po edhe akordimin etik të lëvizjeve të duarve menjëherë pas duasë. Ndërsa, në aspektin besimor, fshirja e fytyrës konsiderohet një akt që simbolizon transmetimin e efekteve të duasë tek i gjithë trupi i njeriut nëpërmjet fshirjes së fytyrës si pikëreferencë e individit. Ky konstatim lidhet me shumë hadithe të Pejgamberit a.s., në të cilat përmendet se Pejgamberi a.s., me rastin e rukjeve (këndimit të Kuranit për një të sëmurë) dorën e tij e vinte në ballin e të sëmurit ose në vendin ku kishte dhimbje, dhe këndonte lutje (dua) nga Kurani dhe Syneti.

## 1.8. Efektet e duasë

Pa dyshim, lutja ngërthen dobi të shumta për besimtarin. Ajo është armë e fuqishme e njeriut. Më lart theksuam hadithin "duaja është ibadet", kurse ibadeti sjell mirësi në këtë botë dhe shpërblim tek Allahu në botën tjetër. Përveç kësaj, nëpërmjet duasë, njeriu kërkon dobi tek Ai që ka mundësi t'i realizojë, po njëkohësisht edhe mbrojtje nga të këqijat. Transmeton Ubadete bin Samit r.a., se Resulullahu s. a. v. s. ka thënë:

*"Në tokë nuk ka asnjë nga myslimanët që I lutet Allahut për diçka, e që këtë të mos ia japë Allahu, ose në shenjë të kësaj të mos i heqë ndonjë të keqe, përveç nëse lutësi lutet për mëkat ose për ndërprerjen e lidhjeve me farefisin.* Një njeri nga të pranishmit tha: *"Atëherë le ta shpeshtojmë lutjen!?" (Pejgamberi a.s.) tha: "Allahu jep edhe më shumë."*[15]

## 1.9. Fryma e besimit (akaidore) e duasë

Esenca e duasë qëndron në parimin besimor (akaidor) të çështjes. Sepse ai që I drejtohet Allahut me dua, këtë e bën sepse E beson Atë për Krijues të çdo gjëje që ekziston, në dallim nga pabesimtari, i cili nuk I lutet Allahut, sepse nuk e percepton Atë për Krijues.

Për ta kuptuar esencën e lutjes dhe nevojën për të bërë lutje tek Allahu, është fare e thjeshtë. Le të themi se lutja bëhet për të arritur një aspiratë. P.sh. në rrafshin e realitetit njerëzor, kur njeriu aspiron realizimin e një pune, për këtë u drejtohet (u bën lutje) faktorëve relevantë, që t'ia mundësojnë realizimin e saj. Pra, drejtohet me lutje, sepse shpreson që ata faktorë mund t'ia mundësojnë arritjen e saj. Edhe kjo në njëfarë mënyre paraqet një 'besueshmëri', porse me imazh relativ. Ndërsa, kur është fjala për drejtimin e lutjes tek Allahu, koncepti ndryshon tërësisht,sepse kjo manifeston besueshmërinë e njeriut në Allahun si Krijues absolut i çdo gjëje, edhe i atyre objektivave dhe aspiratave, për të cilat bëhet lutja.

Si mund ta kuptojmë këtë?

Besimtari e di se Allahu ka krijuar (krijon) njeriun dhe realitetin faktik në kuadër të të cilit jeton ai, zhvillohet, vepron dhe i sendërton aspiratat e veta. Kjo do të thotë se Allahu e krijon mundësinë për realizimin e veprës, që bën njeriu. Nëse njeriu lëviz dorën, kjo ndodh me krijimin e Allahut. Nëse ai realizon

një vepër me anë të kësaj lëvizjeje, edhe kjo ndodh me krijimin e Allahut. Pra, nuk ka asgjë në këtë gjithësi, prej subjekteve dhe lëvizjeve të tyre, që të mos ndodhin me krijimin e Allahut. Edhe atëherë kur njeriu beson tek tjetri (si shkaktar), se mund t'i mundësojë realizimin e një vepre, edhe atëherë e beson atë si një aktor që sillet brenda krijimit të Allahut. Prandaj, të gjitha synimet e njeriut, që shpreson t'i arrijë, dhe për të cilat bën lutje tek Allahu, realisht konceptohen si ekzistente brenda kësaj gjithësie. Po kështu, brenda realitetit të krijimit, Allahu ka krijuar të mirën si objektiv synimi të njeriut, dhe njeriu I lutet Allahut që t'ia mundësojë atë. Dhe më tutje, Allahu ka krijuar të keqen si apati të njeriut, dhe njeriu I lutet Allahut që t'ia largojë atë. Në të gjitha rastet vend i kthimit të njeriut është nga Allahu. Ndërsa ky vend kthimi paraqet frymën e vërtetë besimore të lutjes, sepse njeriu, duke themeluar besueshmëri në Allahun për arritjen e synimeve, proklamon plotfuqishmërinë e Krijuesit, në një anë, dhe varshmërinë e tij prej Krijuesit, në anën tjetër.

Nëpërmjet kësaj lutjeje, njeriu nuk zhbëhet assesi nga pozita e tij reale si qenie e krijuar dhe si individ i formësuar. Përkundrazi, ai tregon vetëdijësimin për njohjen e vetvetes si qenie në nevojë dhe me qëllim të caktuar. Njohja e vetvetes në kontekstin e krijimit dhe qëllimit të tij, ndihmon për qartësimin e shumë dilemave, të cilat ndikojnë në përparimin dhe ngritjen e njeriut.

## II. DOMETHËNIA AKAIDORE E NGRITJES SË DUARVE NGA QIELLI

Më lart theksuam se duaja si një akt intim i njeriut, ngrihet mbi realitetin e mirëfilltë të besimit (imanit). Si e tillë, ajo ka një përmbajtje akaidore, sepse vë në pah lidhjen vertikale të njeriut me Krijuesin e vet. Po ashtu, duaja si akt i qëllimshëm i besimtarit, në korrelacion me ngritjen e duarve, është baza e tërë çështjes. Me këtë konstatim, dëshirojmë të themi se ngritja e duarve nga qielli me rastin e duasë, nuk është qëllim në vete, por është një prej mjeteve që manifeston mënyrën e realizimit të duasë.

Fryma e duas është vetë përmbajtja e fjalëve (qofshin ato të brendshme apo të shfaqura), dhe assesi forma teknike e ngritjes së duarve. Ngritja e duarve pa u shoqëruar me aktin e lutjes, është fare e kotë dhe llogaritet si veprim pa ndonjë qëllim. Kjo bëhet edhe më qartë kur kemi parasysh faktin se duaja mund të bëhet edhe duke mos i ngritur fare duart ose duke i drejtuar ato poshtë nga toka, për sa kohë që kjo është e ligjshme dhe



ka mbështetje në argumentet tradicionale. Për këtë arsye, ngritja e duarve as nuk ndikon në cilësinë e duasë, dhe as në dobësimin dhe devijimin e përmbajtjes së saj.

Mirëpo, ngritja e duarve nga qielli, si një veprim që shoqëron aktin e duasë, ndër të tjera reflekton tri çështje të rëndësishme akaidore:

1) Lartësinë e Allahut;
2) Ultësinë e njeriut; dhe
3) Kiblen e duasë.

### 2.1. Ngritja e duarve nga qielli tregon Lartësinë e Allahut, dhe jo caktimin e vendit

Se ngritja e duarve nga qielli reflekton Lartësinë e Allahut, duket qartë edhe në thënien e Ebu Hanifesë, që e kemi në komentim: *"Njeriu I lutet Allahut nga drejtimi më i lartë (qielli),…".*

Dijetari i famshëm Kemalud-din Ahmed El-Bejadi El-Hanefij, kur e komenton këtë thënie të tij, thotë: "Thënia e Imamit është një dëftim për cilësimin me Lartësi të Atij që i drejtohemi me lutje (Allahut), duke i atribuar Lartësinë dhe cilësitë e Madhërisë, Hyjnisë dhe Mjaftueshmërisë." Dhe ky citat nuk ka për qëllim përcaktimin e vendit apo anës ndaj Allahut. Përkundrazi, citati konsiston që Allahu duhet të kuptohet si i Lartë e assesi si i ulët. Jo në kuptim të lartësisë së vendit, sepse kuptimi i vendit është tipar i krijesës, kurse Allahu është jashtë çdo përngjasimi me krijesat.

Të gjithë emrat dhe cilësitë e Tij, janë jashtë çdo përngjasimi e as përfytyrimi. Ato, absolutisht janë të ndryshme (tjetërfare) nga të krijesave, edhe pse emërtimi i cilësive me të cilat Ai është i cilësuar, është i përbashkët me të krijesave, si p.sh. *dituria* (ilm), *fuqia* (kudret), *të parit, të dëgjuarit, të folurit,* etj., të cilat tekstualisht dhe nga forma e tyre e jashtme përdoren si për krijesat si për Krijuesin, mirëpo përmbajtja e tyre reale është krejt tjetërfare.

Allahu xh.sh. e përshkruan Vetveten në Kuran me shprehjet të cilat, në themel, janë emërtuar që të udhëzojnë për kuptimet tokësore dhe qëllimet njerëzore, edhe pse askush nuk është sikur Ai, Sundues dhe Krijues. I Lartësuari është i pastër nga ato që t'u ngjasojë krijesave. Këto shprehje, kur përdoren edhe për Allahun xh.sh., nuk mund të kuptohen me të njëjtën domethënie sikurse kur përdoren për krijesat. Themi p.sh. *filani është i ditur, filani sheh,* sikurse themi se Allahu xh.sh. *di dhe sheh.* Por mënyra me të cilën njeriu di dhe sheh, nuk është sikurse dituria dhe shikimi i Allahut xh.sh. Një njeri mund të quhet i ditur e të jetë i paditur, mund të quhet i drejtë e të jetë mizor etj..

Për analogji, sa herë që Ai përshkruhet si *"Gjithëparësi", "Gjithëdëgjuesi"* apo *"I Gjithëdituri"!!!,* - ne e dimë se këto përshkrime nuk kanë të bëjnë fare me fenomenin e të shikuarit apo të dëgjuarit fizik, po thjesht kemi të bëjmë me përshkrimin me terma më të kuptueshëm për njeriun, fakti i Prezencës së Përjetshme të Zotit, në gjithçka që është apo që ndodh…

Në këtë parimësi, duhet kuptuar edhe Lartësia e Allahut, që ka ardhur në citatin e Ebu Hanifes r.a.. Të kuptuarit e saj duhet të bëhet sipas asaj që I përket Qenies së Lartë, pa e krahasuar dhe as përafruar me 'lartësinë' e krijesave. Kur lartësia, sipas kuptimit të saj të mirëfilltë (pra, joalegorik), përdoret për krijesat, me të synohet lartësia relative e tyre, në përputhje me qenien e tyre fizike. Ndërsa, kur lartësia përdoret për Allahun e Madhëruar, me të synohet Lartësia absolute, cilësi e Qenies së Lartë, e Cila nuk mund të imagjinohet, ngase nuk është materie, as substancë dhe as aksidencë; nuk kufizohet në anë; nuk ka pozitë po-

shtë / lart, djathtas / majtas dhe as ka vend.

Imam Gaznevij El-Hanefij ka thënë: "Krijuesi i gjithësisë nuk cilësohet për të qenët e Tij në ndonjë vend, sepse Ai ka qenë gjithherë pa fillim në kohë (fil ezel), kur nuk kishte ekzistuar vendi. Sikur të merrte ndonjë vend pasi ta ketë krijuar vendin, atëherë do të ndryshonte nga ç'ishte më parë, e Allahu i Lartmadhëruar është i pastër nga çdo lloj ndryshimi a transformimi."

Do të ishte një gabim i rëndë besimor, madje edhe shumë i rrezikshëm për imanin e besimtarit, nëse do të besojë se Allahu është në qiell apo në ndonjë vend tjetër. Sepse, e përmendëm edhe më lart, Atij nuk I përket vendi, ngase Ai ekziston nga pafillimësia, atëherë kur ende nuk ekzistonin fare as vendi dhe as koha. Prandaj, këto përcaktojnë të kuptuarit e Lartësisë së Allahut dhe ngritjen e duarve nga qielli, në kuptimin që Allahu duhet kuptuar si i Lartë dhe kurrsesi si i ulët, sepse 'lartësia' është veti që lavdëron pronarin e saj.

Në këtë frymë duhet kuptuar edhe hadithi i Pejgamberit a.s. , i cili njihet si hadithi i 'xharijes' (robëreshës). Imam Ebu Hanife r.h., menjëherë pas thënies së tij që jemi duke e komentuar: *"Njeriu I lutet Allahut nga drejtimi më i lartë (qielli), dhe jo drejt ultësisë, sepse ultësia nuk është prej tipareve që I përket Krijuesit dhe Njëshmërisë së Tij kundrejt një gjëje",* e sjell hadithin në fjalë duke thënë:

***"Në lidhje me këtë*** (se Allahu duhet të kuptohet si i Lartë dhe kurrsesi i ulët), ***është ajo që transmetohet në hadithin, sipas të cilit një njeri*** (e ai ka qenë Amr bin Esh-Sherid, sikurse transmetojnë Ebu Hurejrete dhe Abdullah bin Revahate, sipas asaj që e ka sqaruar Imami në "Musnedin" e vet me 'tahrixh' të Harithit, Talhasë, Belhiut dhe Havarizmit) kishte ardhur te Pejgamberi a.s. bashkë me robëreshën e tij zezake, dhe kishte thënë:

*"Më është obliguar lirimi i një robëreshe që është besimtare* (dhe ka shtuar: nëna ime ka vdekur dhe më ka urdhëruar që për sevap të saj, të liroj një robëreshë besimtare, e unë nuk posedoj ndonjë tjetër përveç kësaj, që është një robëreshë e zezë, analfabete, që nuk di se ç'është namazi), a kam shpërblim për këtë? Pejgamberi s.a.v.s. iu drejtua asaj (robëreshës): a je besimtare? Ajo tha: po. Pejgamberi a.s. tha: *"Ku është Allahu?"* (duke e pyetur për pozitën dhe lartësinë mbi krijesat në kuptim të lartësisë së dominimit dhe mbizotërimit, për të dëftuar se kur robët I luten Allahut kthehen nga qielli, pa pasur për qëllim përcaktimin e vendit). Ajo bëri shenjë me gishtin e saj nga qielli (duke dhënë shenjë për pozitën më të lartë të mundshme, sikurse thuhet "fulanun fis-semai" - filani është në qiell, domethënë vlera e tij është e lartë). (Pejgamberi a.s.) Tha: *liroje, sepse ajo është besimtare!* (duke e pranuar për të mjaftueshme shenjën e saj për ta konsideruar si besimtare, përkundrejt kapacitetit të vogël të arsyes së robëreshës dhe cekshmërisë së saj në të kuptuar)."

Të bërët e robëreshës me gisht nga qielli, dhe miratimi i këtij veprimi nga ana e Pejgamberit a.s., absolutisht nuk demonstrojnë përcaktimin e vendit ndaj Allahut, ose se Ai është në qiell. Përkundrazi, hadithi ka për synim testimin e besimit të robëreshës. Këtë, në mënyrë mjaft koncize, e parashtron edhe Imam Neveviu në komentin e "Sahihut" të Muslimit, kur thotë:

*"Ky është prej haditheve që ndërlidhen me cilësitë e Allahut (min ehadithissifati) dhe duhet të komentohet sipas asaj që I përket Allahut (te'viluhu bima jeliku). Qëllimi i tij (i Pejgamberit a.s.) ishte që të provonte nëse ajo ishte që besonte në Njëshmërinë e Allahut (muvehhidetun), dhe se Ai është Krijuesi, Rregullues dhe Veprues. Ai është Allahu, që, kur I drejtohet lutësi me lutje, drejtohet nga qielli, sikurse falësi, kur falet, drejtohet nga Qabeja. Por kjo nuk ka të bëjë me faktin se Allahu është i kufizuar në qiell sikurse nuk është i kufizuar në Qabe, por sepse kjo është Kibleja e atyre që luten (kibletud-da'iin), sikurse Qabeja që është Kibleja e namaztarëve (kibletu'l-musal-lin). Ose aspekti tjetër, ata që u luten idhujve, u drejtohen idhujve, që i kanë para vetes, ndërsa kur ajo Xharija tha: "në qiell", u bë e ditur se ajo ishte besimtare (muvehhideten) dhe nuk i është prej adhuruesve të idhujve."*

Me rastin e testimit të besimit të të tjerëve, pyetja logjike që shtrohet, do të jetë: "A besoni në Allahun?" Pejgamberi a.s. nuk e shtronte këtë pyetje, ngase shumica e njerëzve besonin në Allahun, siç përmendet shpesh në Kuran (shih: El-Ankebut, 61). Për shkak se mekasit paganë të asaj kohe besonin që Allahu në një mënyrë është i pranishëm në idhujt e tyre dhe me ta një pjesë e krijesave, Pejgamberi a.s. deshi të vërtetonte se a ishte besimi i saj i ngatërruar dhe pagan si te mekasit e tjerë apo ishte besim unitar i pastër dhe në përputhje me mësimet hyjnore. Kësisoj ai shtroi një pyetje, nga përgjigja e së cilës do të vërtetonte nëse e dinte ajo se Allahu nuk ishte pjesë e krijesave të Tij dhe a mos besonte botëkuptimin e gabuar sipas të cilit Allahu mund të adhurohet në krijesa. Përgjigjja e saj se "Allahu është në qiell", tregoi se ajo ishte besimtare dhe e distancuar nga paganizmi.

Për këtë qëndrim kontribuon edhe fakti se ky hadith transmetohet edhe në versionet të tjera, sipas të cilave robëreshës nuk i bëhet pyetja *"ku është Allahu?",* por *"kush është Zoti yt?",* që dëshmon se qëllimi i pyetjes së Pejgamberit a.s. ishte për ta vërtetuar nëse ishte monoteiste apo idhujtare, e jo rreth 'vendit' të Allahut, ngase Allahu ka ekzistuar gjithmonë pa fillim, edhe atëherë kur nuk ekzistonte asnjë krijesë dhe as vendi.

## 2. 2. Ngritja e duarve nga qielli reflekton ultësinë e njeriut

Për nga cilësia e tij si qenie e krijuar, njeriu është i dalluar dhe i veçuar nga të gjitha krijesat në gjithësi. Ai është përgjegjës (halife) në sipërfaqen e tokës. Ndonëse qëndron në lartësinë më të madhe kundrejt krijesave të tjera, në anën tjetër ai bart pozitën e ultësisë në raport me Lartësinë e Allahut. Ultësia e njeriut kundrejt Lartësisë së Allahut, ka karakter shumëdimensional, e që mund të induktohet në dy sosh: 1) është i krijuar nga Allahu; dhe 2) ka nevojë për mirësitë e Tij.

Sipas këtyre parimeve, që u nënshtrohet çdo krijesë, njeriu mbetet i detyruar që t'I drejtohet Allahut me dua, ngase është i vetëdijshëm për vogëlsinë dhe pafuqinë e vet. Zaten, duaja është një lloj kërkese, që shoqërohet me modesti dhe përkushtim të vetëdijshëm. I lutet Allahut që t'ia mundësojë këtë apo atë dëshirë, sepse është bindur se, pa dëshirën e Tij, nuk mund të ndodhë asgjë në këtë gjithësi. Nga Ai kërkon falje të mëkateve, dhurim të mirësive dhe gjithë të mirat në jetë, si në planin e përgjithshëm ashtu edhe në planin e hollësishëm, si për këtë botë, ashtu edhe për botën tjetër. Kjo gjendje faktike e njeriut, përcakton ultësinë e tij në raport me pozitën absolute të Allahut. Nga kjo përvijohen dy relacione:

1) Relacioni ndërmjet Ndihmëtarit (Allahut) dhe kërkuesit të ndihmës (njeriut). Nga vetë fakti se Allahu është Ndihmëtar, është i Lartë. Ndërmjet njerëzve mbretëron rregulli i pashkruar se ai që ndihmon tjetrin, posedon epërsi në pozitë kundrejt atij të cilit i jepet ndihmë. Sepse, ndihma vjen nga lart dhe kurrsesi nga poshtë. Nga ky aspekt, njeriu, përderisa duartë e tij i drejton nga lartësia për të kërkuar ndihmë nga Allahu, shpreh ultësinë e tij. Fundja, kjo është edhe etikë e lypjes. Është jo e ndershme, që lypsari gjatë lypjes, të shprehë mburrje, lavdërim dhe krekosje, tipare këto që nuk i përkasin lypsarit. Përkundrazi, ai duhet të tregohet i heshtur, modest, i ngratë, e kështu me radhë. Transmetohet se Resulullahu s.a.v.s., kur bënte dua për shi, vishte rrobat më të vjetra dhe bëhej



jashtë mase modest, në mënyrë që të mos tregohej aspak i mburrur; dhe

2) Relacioni ndërmjet Dhuruesit (Allahut) dhe lypsarit (njeriut). Themi se edhe ky relacion demonstron mjaft qartë ngritjen e duarve nga qielli. Nga praktika njerëzore, bëhet e qartë se lypsarët, kur kërkojnë ndihmë nga njerëzit, ua shtrijnë dorën atyre për ndihmë dhe duart e tyre nuk i mbajnë të kthyera poshtë. Në këtë aspekt e kemi hadithin, të cilin e transmeton Hakim bin Hizam r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë:

*"Dora e lartë është më e mirë sesa dora e ulët".* Dhe hadithi tjetër, të cilin e transmeton Ebu Uthmane nga Selmani se Pejgamberi a.s. ka thënë:

*"Me të vërtetë Zoti juaj i Madhërishëm dhe i Lartësuar, është i Turpshëm e Fisnik, turpërohet nga robi i Vet, i cili i çon duart nga Ai, që t'ia kthejë ato bosh."*

Nëse thuhet se lypja bëhet edhe pa e shtrirë dorën fare, përgjigjemi se edhe duaja bëhet pa i ngritur duart lart.

Prandaj, mund të konstatojmë se drejtimi i duarve nga qielli, sa manifeston ultësinë e njeriut kundrejt Allahut për arsyet e theksuara, në një anë, në anën tjetër kjo gjë paraqet modelin tipik të lypjes, të cilin e praktikojnë lypsarët gjatë lypjeve të tyre, e njeriu është i tillë kur të bëjë dua.

## 2.3. Qielli është 'kible' e duasë

Po ashtu një prej qëllimeve kryesore të ngritjes së duarve në drejtim të qiellit, është edhe se qielli, sipas dijetarëve të Ymetit, konsiderohet 'kible' (venddrejtim) i duasë, dhe jo vend i Allahut. Pra, janë tri arsye që vërtetojnë një gjë të tillë:

1. Qielli është kible (venddrejtim) e duasë, sikurse është të drejtuarit nga Qabeja gjatë faljes së namazit dhe vendosja e fytyrës në tokë gjatë sexhdes, ani pse Allahu nuk është as në Qabe dhe as në tokë.

2. Depot e furnizimit të krijesave me rrësk ndodhen në qiej, sipas thënies së Allahut të Madhëruar:

***"E në qiell është furnizimi juaj dhe ajo që ju premtohet."*** *(Edh-Dharijat, 22).* Sipas natyrës së tij, njeriu është i prirur të drejtohet andej nga e sheh burimin e jetesës, sikundërqë, përsëri në baza instinkti, kthehet andej prej nga e dëgjon zërin që e thërret.

3. Melaiket që zbresin për furnizimin e njerëzve, zbresin prej qiellit, prandaj njeriu është i prirur që të drejtohet andej prej nga shpreson se do të arrijë synimet e tij, sikur ndodh me mbretin, i cili, kur u premton ushtarëve të tij shpërblim dhe furnizim, ata shpresojnë t'u vijë nga depot, edhe pse janë të bindur se mbreti nuk është në depo.

Po kështu ndodh edhe me njeriun në raport ndaj Allahut. Besimtari drejtohet nga qielli, edhe pse është i vetëdijshëm se Allahu nuk është në qiell.

---

*Fusnotat:*

1. Ebu Hanife "El-Fikhu'l-Ebsat", sipas: Doç. Dr. Mustafa Öz, "Imam-i A'zamin bes eseri, El Alim ve'l muteal-lim; El Fikhu'l Ebsat; El Fikhu'l Ekber; Risaletu Ebi Hanifete; El-Vesijjeh" Stanboll, 1992, fq. 57
2. Nocioni dua', ka zënë një traditë të mirëfilltë edhe në fjalorin e gjuhës shqipe. Si e tillë, ka mbështetje në shumë ajete dhe hadithe të Pejgamberit a.s..
3. Ibrahim Mustafa, Hamid Abdul Kadir, Ahmed Hasan Ez-Zijat, Muhamed Alij Nexhar,'El-Mu'xhemu'l-Vesit'- ½, boton Darud-da'veti, Stamboll, Turqi, 1989/1410, fq. 286-287.
4. Ebu Abdilah Amir Abdilah Falih, "Mu'xhemu el-fadhi'l akideti" botimi II, 1420h /2000, Rijad, fq. 184
5. Po ashtu shih ajetet: El-A'raf, 29, 56, Isra, 65, 14; Gafir, 14, etj.
6. Sahihu'l-Muslim, Kitabu: edh-dhikru, ved-dua, vet-tevbeti vel istigfar (babu: et-teav-vedhu min sherr-rri ma amile ve min sher-rri ma lem ja'mel), nr. 4898.
7. Suneni i Termidhiut, Kitabu: Ed-da'vat an Resulilahi, (babu: minhu), nr. 3293.
8. Suneni i Termidhiut, Kitabu: tefsiru'l-Kur'ani an Resulil-lahi s.a.v.s. (babu: ve min sureti'l-Mu'min), nr. 3170.
9. Er-Rrazi "Sherhu esmail-Lahi'l-husna" me koment të Taha Abdur-Reuf Sa'd, boton 'el-mektebetul ez'herijjetu lit-turathi', 1420/2000, fq. 84.
10. Sahihu'l-Muslim, Kitabu: edh-dhikru, ved-dua, vet-tevbeti vel istigfar (babu: bejanu ennehu justexhabu lid-dai' malem ja'xhil…) nr. 4918.
11. Suneni i Termidhiut Kitabu: ed-da'vat an Resulil-lahi (babu: ma xhae fi xhami'id-da'vati an'in-Nebijji) nr. 3401.
12. Sahihu'l-Buhari, Kitab: El-Istiskau (babu: fi hutbetil xhumati gajrel mustakbilil kibleti) nr. 958.
13. Sahihu'l-Buhari, Kitab: Ehadithu'l-enbijai (babu: kavlu'll-Llahi teala ittehadha'll-Llahu Ibrahime halila), nr. 3113
14. Suneni i Termidhiut, Kitabu: Ed-da'vat an Resulil-hi (babu: ma xhae fi ref'il-ejdi inde'd-du'ai), nr. 3308.
15. Suneni i Termidhiut, Kitabu: Ed-da'vat an Resulilahi (babu: fi intidhari...) nr. 3497.
16. Kemaludin Ahmed El-Bejadij El-Hanefij, "Isharatu'l meram min ibarati'l imam", tahkik Jusuf Abdurr- Rrezak, botimi i parë, 1368/1949, Kairo, fq. 197.
17. Shih: El-Mul-la Alij bin Sulltan Muhammed, El-Kari "Sherhu'l fikhi'l ekber li ebi hanifete ennu'man", tahkik Mervan Muhamed Esh-Sha'ar, 'daru'n-nefais, botimi i parë - 1417/1997, Bejrut-Libon, fq. 81.
18. Ali Tantavi "Prezentimi i përgjithshëm i Fesë islame", Prishtinë, 2000, fq. 41-42.
19. Muhamed Asad, "Simbolizmi dhe alegoria në Kur'an", cituar sipas:"ELIF - gazetë islame, Podgoricë - Mali i Zi, nr.13, janar 2005, fq.11.
20. Xhemalud-din Ahmed bin Muhamed El-Gaznevijj El-Hanefijj, "Kitabu usulid-dini", tahkik ed-duktur Omer Vefik Da'uk, boton: darul beshairi'l islamijjeh, botimi i parë, 1998/1419, fq. 72.
21. Teksti jashtë kllapave është teksti i hadithit, cituar sipas: Ebu Hanife "El-Fikhu'l-Ebsat", sipas: Doç. Dr. Mustafa Öz, "Imam-i A'zamin …" op.cit. fq. 57. Ndërsa, teksti brenda kllapave është koment i Ahmed El-Bejadij El-Hanefij (shih: El-Bejadij El-Hanefij, "Isharatu'l meram…" op.cit. fq. 198).
22. Sahihu'l-Muslimi, Kitab: El-mesaxhidu ve mevadiu's-salati, (babu: tahrimu'l-kelami fi's-salati), hadithi nr. 1199.
23. Abu Ameenah Bilal Philips, "Bazat e Tevhidit" (Monoteizmit Islam) shtypi Galeria "LUMI" Prishtinë, pa vit botimi, fq. 161-162.
24. Prej tyre është edhe ky: Transmeton imam Nesaiu në sunenin e tij nga Esh-Sherid bin Suvejdin Eth-Thekafij se:
"Pejgamberi s.a.v.s. i ka thënë asaj (robëreshës): "kush është Zoti yt?" Ajo tha: "Allahu"; (Pejgamberi a.s.) tha: "Kush jam unë?" Ajo tha: Ti je i Dërguari i Allahut" (Pejgamberi a.s.) tha: "Liroje, sepse ajo është besimtare!" (Suneni i Nesaiut, Kitabu: El-Vesaja; babu: Fadlu's-sadekati ani'l-mejjiti, nr. 3593).
26. Sahihu'l-Buhari, Kitabu: Ez-Zekatu (Babu: la sadakate il-la an dhahri ginen) nr. 1338.
27. Suneni i Ebu Davudit, Kitabu: Es-Salatu (babu: Ed-du'a) nr. 1273.
28. El-Gaznevij, "Kitabu usulid-dini", op.cit. fq. 71; Ebi Mensur Muhamed bin Muhamed bin Mahmud, El-Maturidijj Es-Semerkandij, "Kitabut-Tevhid", boton ISAM-i (Turkiye Diyanet Vakfi) nr. 318, botimi i parë, 1423/2003, Ankara, fq. 116.
28. Nurud-din Ahmed bin Mahmud bin Ebi Bekr Es-Sabuni, "El-Bidajetu fi usulid-din", përpunuar nga prof.dr. Bekir Topalloglu, botimi i pestë, 1995, Ankara, Turqi, fq. 25.

# Muhamedi a.s. udhërrëfyes për gjithë botën

**Mr. Fahrush Rexhepi**




***"Edhe kur Ibrahimi e Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë** (Qabesë)**-luteshin: "Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di! Zoti ynë, na bëj ne të dy besimtarë të sinqertë ndaj Teje dhe nga pasardhësit tanë, njerëz të bindur ndaj Teje, na i mëso rregullat e ibadetit** (adhurimit) **tonë dhe falna ne, vërtet Ti je që fal, je mëshirues! Zoti ynë, dërgo ndër ta, nga gjiri i tyre të dërguar që t'u lexojë atyre ajetet e Tua, t'u mësojë atyre librin dhe urtësinë, e t'i pastrojë** (prej ndytësisë së idhujtarisë)**. S'ka dyshim se Ti je ngadhënjyesi i dijshmi".***[1]

Nga këto ajete kuranore kuptojmë se Ibrahimi a.s. kishte dëshirë dhe ishte lutur që pasardhësit e Ibrahimit dhe të Ismailit a.s. të ishin myslimanët dhe t'i nënshtroheshin Allahut xh.sh. dhe që pasardhësit e tyre të bëheshin të udhëzuar në rrugë të drejtë, në të cilën do t'i thërriste pejgamberi nga mesi i tyre, i cili do t'u lexonte ajetet e Allahut xh.sh., do t'ua mësonte Kuranin dhe urtësinë e tij, me se ata do të pastroheshin shpirtërisht.

Pas disa mijëra vjetësh, në natën e Regaibit Allahu xh.sh. vendosi të krijonte në embrion Muhamedin a.s. në tri errësirat e padukshme, dhe kështu i përgjigjet duasë së Ibrahimit a.s., siç e përshkruan Kurani famëlartë: "Juve ju erdhi i dërguari nga lloji juaj, atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndjeshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët. Po, nëse ata refuzojn (atë që ua sjell), atëherë thuaj: "All-llahu është për mua mjaft, s'ka të adhuruar përveç Tij, vetëm tek Ai jam mbështetur, e Ai është Zot i arshit të madh!".[2]

Kjo ëndërr disamijëravjeçare, kjo dëshirë dhe kjo nevojë, për mbarë njerëzimin filloi të realizohej kur në pranverën e vitit 571, në Mekë shkëlqeu një yll i ndritshëm, i cili, me rrezet e tij, jo vetëm që mbuloi pallatet e Shamit, por depërtoi në mbarë rruzullin tokësor, që natyra në heshtjen e saj të zakonshme e priste me padurim dukjen e këtij shpirti reformator, të asaj pranvere përplot shpresa, dhe ringjalljen e një jete të re mbi tokën e vdekur të idhujtarisë dhe të imoralitetit.

Lindi i dërguari i Allahut xh.sh., Muhamedi a.s., i cili rrjedh nga një prej shtëpive më të ndershme të Mekës, nga një prej familjeve më autoritative, prej familjes së Hashimit, të birit të Abdul Menafit. Erdhi i dërguari i Allahut xh.sh., Muhamedi a.s., i cili, së bashku me ashabët e vet, i dhanë fund injorancës përmes paraqitjes së të vërtetës islame, mbi bazat e së cilës u themelua shteti islam, i cili mori përsipër përhapjen e Shpalljes islame në katër anët e botës.

Me dëshirën e Allahut xh.sh., Muhamedi a.s. do të bëhej i dërguar për mbarë njerëzimin. Me personalitetin e tij sublim, me moralin e tij të lartë, me drejtësinë e tij, me fisnikërinë e tij dhe me durimin që e shquante, ai do të bëhet shëmbëlltyrë për të gjithë njerëzit në botë. Allahu i Lartmadhëruar në Kuranin famëlartë, thotë: "Ju keni shembull të mrekullueshëm në profetin e Allllahut".[3]

Për herë të parë revelata kishte filluar të zbriste në vitin 610, kur Muhamedi a.s. ishte afër të dyzetave. Kjo shpallje hyjnore i ofroi botës njohuri dhe ide të reja dhe të plota për njohjen më të lehtë të Krijuesit të gjithësisë, pasi simbol dhe imperativ të parë kishte fjalën "Ikre", që domethënë 'lexo, mëso, studio'.

Vlera dhe rëndësia e veprimtarisë së Pejgamberit a.s., të këtij jetimi dhe biri shkretëtire, të cilit iu hap rruga e dijes për ta njohur të vërtetën e Fuqisë së Zotit, nuk mund të kuptohet pa njohur paraprakisht në plotëni rrethanat e asaj kohe, kur përçarjet e fiseve arabe, politeizmi, barbarizmat dhe urrejtjet e pamëshirshme ndaj femrave, - ishin të pranishme në masë të madhe.

Pejgamberi a.s. ishte një njeri i cili kishte jetuar në mesin e idhujtarëve. Ai ishte njeri sikur edhe të tjerët, por ishte i inspiruar nga Allahu xh.sh. dhe fjala e tij nuk ishte vetëm një zë në shkretëtirë, veçse ishte një mesazh i fuqishëm, që u përhap në shumë pjesë të botës, dhe e ndiejn në zemrat e tyre edhe sot e kësaj dite qindra miliona njerëz.

Muhamedi a.s. ishte ai që pastroi Arabinë nga veset e këqija, nga amoraliteti, nga alkooli, nga skllavëria, nga urrejtja, duke i bashkuar fiset rivale, në konflikte midis tyre, në një vëllazërim të përgjith-

shëm nën flamurin e dinit islam dhe të Sheriatit të tij, - i cili thjeshtësoi mënyrën e jetës, duke kultivuar pastërtinë në besim, drejtësinë dhe realitetin në çdo pore të jetës, në mënyrë të përsosur teorike e praktike, dhe i cili barazoi të drejtat e privilegjet e burrit e gruas.

Jeta dhe edukimi i Muhamedit a.s. në këtë mënyrë, rrugëtimi i tij i pastër para zbritjes së Shpalljes dhe pas saj, pajisja e tij me cilësi aq të larta morali, paralajmëroi se ai njeri do të ishte bartës i vulës së të gjithë të dërguarve dhe udhërrëfyes për mbarë njerëzimin. Për cilësitë e larta të moralit të tij, Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Në të vërtetë, ti posedon shkallë të lartë të moralit".[4]

Edhe pse Muhamedi a.s. kishte lindur jetim, i varfër dhe i pakrah, ai ndërroi jetë si një njeri i pakrahasueshëm dhe me autoritet të madh në mbarë njerëzimin. Në mes këtyre dy ekstremeve, atij iu desh të kalonte nëpër etapa të ndryshme të jetës. Jetëshkrimi i tij na tregon dhe na dëshmon se në të gjitha kushtet ai ishte njësoj, i drejtë dhe i pandryshueshëm. Tek ai nuk mund të gjejmë dallim në mes Muhamedit "jetim" dhe atij Muhamedit që më vonë u bë udhëheqës i shtetit dhe personalitet sublim për mbarë botën. Përulja, thjeshtësia dhe shenjtëria e karakterizuan atë në çdo veprim të jetës.

Muhamedi a.s. ishte shok besnik, mik i sinqertë, tolerant ndaj pjesëtarëve të besimeve të tjera, udhëheqës fitimtar e, mbi të gjitha, njeri i praktikës dhe zotëri me kuptimin e plotë të fjalës. Ai ngjallte respekt dhe admirim edhe në mendjen dhe zemrën e armiqve më të ashpër të tij. Ai ishte i vetmi udhëheqës shpirtëror shembull, që gjithçka që u mësonte të tjerëve, e zbatonte edhe vetë. Muhamedi a.s. ishte edhe udhëheqës edhe zbatues modest, ishte komandant dhe ushtar. Prandaj është e natyrshme që të përfillet dhe të respektohet një udhëheqës i këtillë, i cili gjithnjë qëndronte në mesin e njerëzve. Ata që janë mbinjerëzorë, nuk mund të jenë shembull për ne.

Në saje të këtyre sjelljeve të buta të Pejgamberit a.s., feja islame solli një revulucion të mbështetur në moral dhe në kuptimin e jetës. Islami formoi dhe afroi në gjirin e vet grupe idealistësh të sakrificës, të pajisur me tolerancë, të cilët posedonin një revulucion të brendshëm në ndërgjegjen e tyre, duke qenë kundër lakmisë, kundër padrejtësisë shoqërore dhe me ide shumë fisnike, nga të cilat njerëzimi ka nxjerrë përfitime të mëdha.



Prandaj, ata që mundohen t'i shpifin Islamit elemente prapambetjeje, janë ose të padijshëm, ose të njëanshëm dhe shikojnë nga paragjykimet dhe urrejtja, e s'kanë fuqi ta pranojnë forcën reale shpirtërore të Islamit, e cila ka dhënë aq shumë kontribut si në shkencë, ashtu dhe në filozofi.

Sikur të mos bazohej Profeti a.s. në devotshmëri, në sinqeritet, në karakterin dhe zellin e çeliktë për zhdukjen e padrejtësisë e të injorancës, feja islame nuk do të kishte një shtrirje aq të shpejtë, të gjerë dhe një influencë aq depërtuese e të pavdekshme.

Muhamedi a.s. ishte ai që kaloi vetëm një jetë njeriu, po që, me Shpalljen e tij nga Zoti, bota pa një revulucion në moral, që edhe në ditën e sotme ka vlerën e tij të çmuar. Ishte pra ky personaliteti sublim madhor i Pejgamberit a.s., i cili ua kaloi të gjithëve vetëm pse ishte i pajisur me fuqinë hyjnore dhe me cilësitë e durimit e të tolerancës.

Bazuar në gjithë këto fakte, që burim kan ajetet kuranore dhe Synetin e jetëshkrimin e Pejgamberit a.s., mund të themi se gjithë veprimtaria e Muhamedit a.s. ishte zhvilluar me urtësi dhe në mënyrë vullnetare e paqësore, pa dhunë e imponime.

Me gjithë përpjekjet e arabëve mekas që të pengonin Pejgamberin a.s. dhe përkrahësit e tij që të mos përhapnin Islamin, duke insistuar që të shuanin nurin e Allahut xh.sh. nëpërmjet sjelljesh injorante të tyre, dhe me gjithë dështimet e tyre në këtë rrugë, prapëseprapë Pejgamberi a.s. ndiente dhimbje në zemrën e tij të pastër për popullin e vet.

Pejgamberi a.s. ndjente dhimbje për popullin e vet, sepse e dinte që populli i tij ishte në rrugë të gabuar dhe në humbje të sigurt. Prandaj, nga dhimbja që kishte për ta, ai mundohej me çdo kusht t'i shpëtonte nga dënimi në Xhehenem dhe t'ua kthente dinjitetin dhe lumturinë e përjetshme të kësaj bote dhe të botës tjetër.

Me gjithë dhimbjen që ndiente Muhamedi a.s. për pjesëtarët e popullit të vet, Allahu xh.sh. ia bëri të qartë Pejgamberit a.s. se ai ka për obligim vetëm komunikimin e Shpalljes, kurse udhëzimi dhe shpërblimi ishte në dorë të Allahut xh.sh.. Në lidhje me këtë, Allahu i Lartmadhëruar në Kuran thotë: "Andaj ti (Muhamed) mos e shkatërro veten me dëshpërim për ta, All-llahu e di shumë mirë atë që bëjnë ata".[5] Dhe në ajetin tjetër: "A thua ti do të shkatërrosh veten nga hidhërimi pas tyre, nëse ata nuk i besojnë këtij ligjërimi (Kur-ani)".[6]

Dihet se në zhvillimet e para të Islamit Muhamedi a.s. shpeshherë vihej në situata të rënda shpirtërore për krizën që kishte kapluar farefisin e tij. Këto shqetësime, lodhje dhe telashe shpreheshin edhe në jetën e përditshme të Pejgamberit a.s.. Në lidhje me këtë, nga Kurani zbret: "Ne nuk ta shpallëm Kur-anin për të të munduar ty. Ta shpallëm vetëm këshillë (rikujtim) për atë që frikësohet".[7]

Muhamedi a.s. si Pejgamber, ishte i pari i besimtarëve dhe më i ngrituri në mesin e tyre e më i dobishëm për ta sesa vetë ata për vetveten e tyre. Ai ishte ndërtues i raporteve dhe lidhjeve të mira ndërmjet besimtarëve; kujdesej për të rinjtë dhe i kursente të vjetrit; ofronte të mira, kënaqësi dhe shpëtim për të gjithë njerëzit dhe për të dy botët. Ai ishte baba i popullit dhe i pasardhësve të vet në fe.

Allahu i Lartmadhëruar në Kuranin famëlartë, thotë: "Pejgamberi është më i ndjeshëm ndaj besimtarëve sesa ata ndaj vetvetes së tyre, ndërsa gratë e tij janë në vend të nënave të tyre".[8] Bazuar në këto vlerësime të karakterit dhe moralit të lartë të Pejgamberit a.s., ai kishte arritur suksese në përhapjen e fesë islame, suksese që nuk i kishte arritur asnjë i dërguar më parë.

Prej vlerave të tjera morale të larta që posedonte Muhamedi a.s., ishin dhe sjellja e konsultimi që bënte ai me ashabët e tij, pa mendimin e të cilëve nuk gjykonte. Ishte ky edhe një faktor mjaft i rëndësishëm që ndikoi në arritjen e sukseseve të Pejgamberit a.s. në përhapjen e Shpalljes.

*Fusnotat:*

1. El-Bekare:127-129
2. Et-Tevbe:128.
3. El-Ahzab:21
4. El-Kalem:4.
5. Fatir:8.
6. El-Kehf:6
7. Taha: 2,3.
8. El-Ahzab:6.

# Kultivimi i dashurisë ndaj Pejgamberit s.a.v.s

**Abdullah Klinaku**




Dashuria ndaj Pejgamberit s.a.v.s. është obligim. Ajo duhet të jetë një dashuri shumë e madhe, më e madhja pas dashurisë ndaj Allahut s.t. Për të arritur dashurinë ndaj Pejgamberit s.a.v.s., ashtu siç e arritën shokët e tij s.a.v.s. dhe myslimanët e sinqertë, duhen ndjekur rrugë dhe metoda që na shpien tek ajo dashuri. Mënyrat se si ta kultivojmë dashurinë ndaj Pejgamberit s.a.v.s., janë:

1. Të vepruarit sipas Synetit të tij s.a.v.s.
2. Njohja e sires (jetës) së Pejgamberit s.a.v.s.
3. Salavatet e shumta dërguar Pejgamberit s.a.v.s.

### Të vepruarit sipas Synetit të Pejgamberit s.a.v.s.

Jemi të obliguar, me urdhër të Allahut s.t., që të pasojmë Pejgamberin s.a.v.s.. Kthimi i kurrizit ndaj Synetit të tij dhe mohimi i Synetit të tij, është kufër dhe të përjashton nga Islami. Thotë Allahu s.t. në Kuran: "Bindjuni All-llahut dhe të Dërguarit, ashtu që të mëshiroheni". (Ali-Imran, 132)

"O ju që besuat, bindjuni All-llahut, respektoni të Dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, parashtrojeni atë tek All-llahu (libri i tij) dhe tek i Dërguari i Tij, po qe se I besoni All-llahut dhe Ditës së Fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë". (Nisa, 59)

"Kush i bindet të Dërguarit, ai I është bindur All-llahut, e kush e refuzon, ne nuk të kemi dërguar ty rojë kundër tyre". (Nisa, 80)

"Le të ruhen ata që e kundërshtojnë urdhrin e tij (të të Dërguarit), se ata do t'i zërë ndonjë telash ose do t'i zërë dënim i dhembshëm". (Nur, 63)

"Ç't'ju japë i Dërguari, merreni, e ç't'ju ndalojë, përmbahuni (prej tyre). (Hashr, 7)

"Ju kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e All-llahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e All-llahut, në Botën e ardhshme dhe E përmend shumë All-llahun". (El-Ahzab, 21).

Pejgamberi s.a.v.s. ka thënë: "Ju kam lënë dy gjëra, kush u përmbahet atyre, nuk devijon, e ato janë: Libri i Allahut dhe Syneti im.

Ndikimi i zbatimit të Synetit të Pejgamberit në jetën e myslimanit, është shumë i madh dhe, në të njëjtën kohë, edhe i fuqishëm në ngritjen e dashurisë ndaj Pejgamberit s.a.v.s. Myslimani, i cili kapet sinqerisht për Synetin e Pejgamberit s.a.v.s., mishërohet me të, lidhet me të. Personaliteti i tij është i lidhur fuqishëm me personalitetin e Pejgamberit s.a.v.s., edukata e tij është pasqyrë e edukatës dhe hadithit të Pejgamberit s.a.v.s. Myslimani i tillë është i lidhur vazhdimisht me Pejgamberin s.a.v.s..

Ai, kur ngrihet në mëngjes, ngrihet me duatë e mësuara nga Pejgamberi s.a.v.s., qoftë me përmbajtjen apo me renditjen nga ai s.a.v.s.. Çdo veprim të tij ditor e bën duke vepruar sipas Synetit të të Dashurit të tij s.a.v.s.. Myslimani i tillë nuk lexon pa i bërë duatë që ia ka mësuar miku i tij s.a.v.s.. Ai nuk flet pa u kujtuar mirë ç'po thotë, se ashtu e ka mësuar Mësuesi i njerëzimit s.a.v.s.. Ai jeton me Synetin e Pejgamberit s.a.v.s..

Kur fyhet Pejgamberi s.a.v.s., fyhet edhe ai vetë, sepse ai dhe Syneti i Pejgamberit s.a.v.s. po thuajse janë bërë një. Myslimani kurrë nuk ka mundësi ta dojë Pejgamberin s.a.v.s. pa pasuar Synetin e tij s.a.v.s., pa u kapur fortë për të. Myslimani do të arrijë dashuri të lartë ndaj Pejgamberit s.a.v.s. vetëm atëherë kur ai dhe Pejgamberi i tij të jenë bërë të pandashëm në shpirt dhe në praktikë.

Ai ndien fuqinë dhe suksesin në jetën e tij duke zbatuar Synetin e Pejgamberit s.a.v.s. dhe duke u mbushur fuqi për t'i kapërcyer vështirësitë e kësaj bote, nga mësimet e të Dashurit dhe të Mikut të tij, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin për të.

### Njohja e jetës së Pejgamberit s.a.v.s.

Është një e vërtetë e pakontestueshme se njeriu e do më shumë atë që e njeh, sesa atë që nuk e njeh. Njeriu më shumë pikëllohet në rast fatkeqësie për atë që e njeh, sesa për atë që nuk e njeh. Njohja e jetës së Pejgamberit s.a.v.s. është detyrim, sepse e kemi obligim që atë ta marrim për model e për model nuk ke mundësi të marrësh dikë pa e njohur. Jeta e Pejgamberit s.a.v.s. është një deti i gjerë dhe mbi njohjen e saj rregullohet

jeta e myslimanit, rregullohet familja, shteti edhe marrëdhëniet ndërkombëtare me një rregullim të suksesshëm, i cili garanton vetëm paqe dhe harmoni.

Dhuntitë dhe bereqetet e fesë së Allahut nuk kanë fund dhe kurrë nuk është e drejtë të shihen vetëm nga një këndvështrim. Edhe njohja e jetës së Pejgamberit s.a.v.s. është e tillë; aty mësojmë se si duhet të sillemi dhe të jetojmë nën hijen dhe Ligjin e Allahut s.t. dhe në të njëjtën kohë na shtohet dashuria më e madhe ndaj Pejgambarit s.a.v.s. Madje mendoj se kujtimi i disa pamjeve nga jeta e Pejgamberit s.a.v.s. na e shton dashurinë për të edhe shumë më tepër. Të veçojmë kësaj radhe dy raste:

- Mundimet dhe vuajtjet e tij për transmetimin dhe përcjelljen e mesazhit dhe
- Dashurinë që tregoj ndaj nesh (Ymetit të tij), - që të dyja janë imazhe që ndezin dashuri shumë të madhe ndaj Pejgamberit s.a.v.s..

Sigurisht që nuk është e lehtë të lexohen dhe të përshkruhen mundimet dhe vuajtjet që iu shkaktuan të Dashurit tonë s.a.v.s.. Ai është më i dashuri ynë dhe vuajtjet e tij i ndiejmë në shpirt. Kujtoni një gjë sikur t'jua përshkruajë prindri juaj mundimet që ka përjetuar ai, a thua do të keni zemrën pa dhembje dhe syrin pa lot. Po kur këto vuajtje i dëgjojmë për atë që e duam më shumë se veten tonë, a thua sa lot do të na rrjedhin dhe sa do të na dhembë zemra, - ky është një test për dashurinë tonë ndaj Pejgamberit s.a.v.s.. Rruga për përhapjen e Fjalës së Allahut s.t. ishte plot mundime dhe vuajtje që i shkaktonin njerëzit Pejgamberit s.a.v.s., dhe plot kënaqësi që në zemrën e tij zbriste Allahu s.t.. Persekutimet që bëheshin kundër tij s.a.v.s., ishin persekutime që bëheshin kundër atij që punonte me qëllim që Ymeti i tij të dilte në dritën e Allahut s.t. . Buhariu transmeton nga Abdullah bin Mes'udi, se një ditë Resulullahu po falej te Qabeja, kurse Ebu Lehebi dhe shokët e tij rrinin ulur atypari, e njëri prej tyre pyeti:

"Cili prej nesh do të shkojë te kasapi e të sjellë zorrë për t'ia hedhur Muhamedit mbi supe, kur të bjerë në sexhde?" Shkoi më i guximshmi prej tyre, Ukbe b. Ebi Muiti. I solli zorrët, priti derisa Resulullahu ra në sexhde, pastaj ato ia hodhi mbi supe, e unë këtë po e shikoja dhe nuk munda të bëja asgjë", - thotë Abdullah b. Mes'udi.

"Edhe sikur të përpiqesha, nuk do të kisha pasur sukses." Pastaj tha: "Ata filluan të qeshnin aq shumë, saqë dridheshin. Resullullahu mbeti në sexhde dhe nuk e ngriti kokën, derisa erdhi e bija, Fatimja.. Ajo ia hoqi barrën nga supet, e ai ngriti kokën dhe tha:

"O Allahu im, Ty po t'i lë kurejshët". Këtë e përsëriti tri herë. E kjo u erdhi rëndë atyre, sepse mendonin se lutjet e bëra në këtë qytet, plotësoheshin. Pastaj filloi t'i emëronte:

"O Zoti im, ty po ta lë Ebu Xhehlin, Utbete b. Rebian, Shejbeh b. Rebian, El-Velid b. Utben, Umejje b. Halefin, Ukbet b. Ebi Muitin." - dhe e përmendi edhe të shtatin, po nuk ia mbajta në mend emrin. Por, pasha Krijuesin tim, të gjithë ata i kam parë të vdekur në varrin e përbashkët të mushrikëve pas luftës në Bedër. O vëlla mysliman, si të mos të e duam Pejgamberin s.a.v.s., kur ai u mundua dhe persekutua aq shumë vetëm e vetëm që ne sot të jemi në fenë e Allahut s.t. Të mos harrojmë për as një çast Taifin, kur Pejgamberi s.a.v.s. shkoi për t'i thirrur në fenë e Allahut s.t., e ata ia kthyen me fyerje, sharje dhe sulm. Aq shumë e sulmuan trupin e tij te bekuar, saqë i rridhte gjak. Buhariu transmeton gjerësisht këtë rrëfim me senedin (vargun e transmetuesve) e vet nga Urvete b. Zubejri, të cilit i ka treguar Aishja radij-Allahu anha, se i ka thënë Resulullahut: "A ke pasur ditë më të vështirë se ajo në Uhud (beteja në Uhud)?" Ai u përgjigj: "Gjithçka kam përjetuar nga ky popull yti, por më së keqi më kanë pritur në Taif, ku e kam vënë veten poshtë ndaj Ibni Abdi Jalili-mit. Ai nuk iu përgjigj dëshirës dhe thirrjes sime, që të pranonte Shehadetin, e pasi nuk e bëri këtë, u largova prej tij i brengosur dhe i shqetësuar. Kam qenë në dremitje (kllapi) derisa arrita te vendi Karnul-Menazil. Aty ngrita kokën dhe pashë një re të vogël që më bënte hije; shikova më mirë dhe pashë se në të qëndronte Xhibrili, i cili m'u drejtua: "Allahu ka dëgjuar çfarë u ke thënë atyre dhe ç'përgjigje të kanë dhënë. Allahu të dërgon engjëllin e kodrave, të cilit mund t'i urdhërosh t'u bëjë ç'të duash atyre." Pastaj dëgjova zërin e engjëllit, i cili më tha: "O Muhamed, ja ku jam, çfarë dëshiron të bëj? Nëse dëshiron t'i rrëzoj këto dy kodra - El-Ahsheban - mbi ta, vetëm thuaj." Resulullahu tha: "Dëshiroj që Allahu t'i shpjerë në rrugë të drejtë ata që duan të besojnë Allahun e Lartësuar, Një të Vetmin, dhe nuk do të bëjnë shirk, d.m.th. , nuk do t'I bëjnë Atij shok në adhurim. Pejgamberi s.a.v.s. shumë shpesh nuk kishte as bukë për ta shuar urinë. Aisheja r.a. thotë se tre muaj në shtëpinë e tyre nuk ndizej zjarri (nuk gatuhej) e kur ishte pyet me se ushqeheshin, ajo ishte përgjigjur - me ujë dhe hurma. Lexues i nderuar i këtij shkrimi, nëse asgjë s' të mbetet në mend pas këtij leximi, të kisha lutur të mbash në mend veç një gjë: çdoherë, sa herë të ulesh në sofër për të ngrënë nga nimete të Allahut s.t., kujtoje me salavat Pejgamberin s.a.v.s. dhe kujto se ai që vuajti dhe sakrifikoi që ti sot të jetosh nën kënaqësinë e Allahut s.t., shpesh nuk kishte me se të shuante urinë. O Allah, mëshiroje Pejgamberin tënd s.a.v.s.!

Pejgamberi s.a.v.s na ka mësuar dashurinë e vërtetë, dhe ajo dashuri e vërtetë ndërtohet mbi parimin e reciprocitetit. Pejgamberi s.a.v.s. ka dëshmuar se sa shumë e do Ymetin e tij, e sot i mbetet Ymetit të tij ta dëshmojë se sa e do atë s.a.v.s..

Në vazhdim do të sjellim disa shembuj të dashurisë së Pejgamberit s.a.v.s. ndaj nesh.

Një ditë Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] lexoi Fjalën e Allahut:

"O Zoti im! Vërtet që ata (idhujt) kanë gabuar e humbur shumë nga njerëzit. Por kushdo që më ndjek mua, vërtet që ai është prej meje, dhe kushdo që nuk më bindet e nuk më ndjek mua (rrugën time), atëherë Ti je vërtet gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë". [Ibrahim, 36]

Gjithashtu lexoi: "Në qoftë se Ti i ndëshkon ata, ata janë robët e Tu, dhe nëse Ti i fal, vërtet që Ti, Vetëm Ti je i Gjithëfuqishmi, më i Urti Gjithëgjykues". [El-Maideh, 118] Pastaj i ngriti duart lart dhe tha: "O Zot, Ymetin tim, Ymetin tim, - dhe qau. Në këtë çast thotë Allahu [subhanehu ve teala]: "O Xhibril, shko tek Muhamedi dhe pyete pse po qan! E Zoti yt e di më mirë". I erdh Xhibrili alejhi selam dhe e pyeti. Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] i tregoi se çfarë ka thënë, e All-llahu e di më mirë. Allahu tha: "O Xhibril, shko tek




Muhamedi dhe thuaj: Ne do të të gëzojmë me Ymetin tënd dhe nuk do të të shqetësojmë". [Muslimi]

Një ditë kaloi Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] pranë xhamisë së Benu Muavijeh, hyri brenda dhe i fali dy rekate e ne u falëm me të. Bëri dua gjatë, pastaj u kthye nga ne dhe tha: "I jam lutur Zotit tim për tri gjëra, m'i pranoi dy prej tyre, kurse njërën ma refuzoi. I jam lutur Zotit që Ymetin tim të mos ma shkatërrojë me thatësira, dhe ma pranoi. I jam lutur që Ymetin tim të mos ma shkatërrojë me vërshim, dhe ma pranoi. I jam lutur Zotit që të mos i drejtojnë shigjetat ndërmjet veti, këtë ma refuzoi". [Muslimi] Ai s.a.v.s. qante për ne e lutej për ne, të mos harrojmë edhe ne që të lutemi për të, ta zbatojmë Synetin e tij, ta bartim amanetin e tij, të qajmë për të dhe ta mbrojmë atë s.a.v.s..

## Salavatet për Pejgamberin s.a.v.s.

Transmetohet nga Omeri [radijallahu anhu] se ka thënë: E kam dëgjuar Pejgamberin [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] duke thënë: "Kur ta dëgjoni myezinin (duke thirrur ezanin) përcilleni duke thënë atë që thotë, dhe thuani salavate për mua. Kush thotë një herë salavate për mua, Allahu i përcjell atij dhjetë salavate. Pastaj kërkoni për mua që të jem ndërmjetësues, sepse kjo është një gradë në Xhenet, e cila i jepet vetëm njërit prej robëve të Allahut, dhe kam shpresë që ai të jem unë. Kush kërkon për mua (tek Allahu) ndërmjetësim, i mundësohet atij shefati (ndërmjetësimi tek Allahu nëpërmjet Pejgamberit [sal-lallahu alejhi ve sel-lem])". (Transmeton Muslimi)

Thotë Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem]: "Kush thotë për mua salavate në mëngjes dhjetë herë, dhe në mbrëmje dhjetë herë, atë do ta përfshijë shefati im". (Taberani. Imam Albani thotë Hadithi është hasen).

Thotë Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem]: "Kush thotë një herë salavate për mua, Allahu i përcjell atij dhjetë salavate". (Muslimi, Ahmed).

Transmetohet nga Abdurrahman bin Auvfi se ka thënë: "Shkova njëherë tek Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] dhe e gjeta në sexhde e ai qëndroi shumë ashtu. Pastaj tha: "Më erdhi Xhibrili dhe më tha: Kush përcjell salavate për ty, unë do t'i përcjell salavate atij. Kush përcjell selame për ty, unë do t'i përcjell selame atij. Për këtë arsye qëndrova në sexhde, për ta falënderuar Allahun". (Transmetojnë Hakimi dhe Ahmedi. Dijetari i nderuar El-Albani thotë se është hadith sahih).

Transmetohet nga Jakub bin Zejd bin Talha Et-Tejmij se ka thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut [sal-lallahu alejhi ve sel-lem]: "Më erdhi një ardhës nga Zoti im dhe më tha: Secili që të përcjellë salavate për ty, Allahu i përcjell atij dhjetë salavate". Ndërkohë u çua një person dhe tha: "O i Dërguari i Allahut, a të ndaj gjysmën e duave të mia për ty? Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] tha: "Nëse do." Njeriu pyeti: A të ndaj një të tretën e duave të mia për ty? Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] tha: "Nëse do." Njeriu përsëri pyeti: A t'i bëj të gjitha duatë e mia për ty? Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] tha: "Nëse e bën këtë, Allahu t'i largon brengat e dynjasë dhe të Ahiretit." (Transmeton El-Xhehdemij. Dijetari i nderuar El-Albani thotë se hadithi është mursel, me zinxhir të mirë)

Transmeton Abdullah ibn Mes'udi nga Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem] se ka thënë: "Allahu i ka veçuar disa melekë, të cilët shëtisin për të m'i përcjellë selamet nga Ymeti im". (Transmetojnë En-Nesaiu, Hakimi. Dijetari i nderuar El-Albani thotë se është hadith shih.)

Thotë Pejgamberi [sal-lallahu alejhi ve sel-lem]: "Kush thotë një herë salavate për mua, Allahu i përcjell atij dhjetë salavate, ia fshin dhjetë mëkate dhe e ngre atë për dhjetë gradë". (Transmeton Buhariu)

Transmeton Abdullah ibn Mes'udi se Pejgamberi ka thënë: "Njeriu më i afërt tek unë në Ditën e Gjykimit do të jetë ai që më së shumti më ka dërguar salavate". (Transmeton Tirmidhiu dhe thotë se është i konsiderueshëm/hasen.)

Ebu Davudi dhe Nesa'iu transmetojnë se Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka deklaruar: "Dita më e zgjedhur e javës është e premtja. Përpiquni që këtë ditë të më përcillni sa më shumë salavate, ngase ato salavate do të më prezantohen." Të pranishmit e pyetën: "Si do të të prezantohen, kurse trupi yt atëherë do të jetë shpërbërë dhe shndërruar në pluhur, o Pejgamber i Allahut"? "Allahu ia ka ndaluar tokës t'i dëmtojë trupat e Pejgamberëve të Allahut", - u përgjigj Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem.

# Pasojat e kamatës

**Mr. Bashkim Aliu**

### Prolog rreth pasojave të kamatës

Allahu i Madhërishëm në Kuranin famëlartë thotë: "Elif, Lam, Ra (ky është) Libër, ajetet e të cilit janë radhitur (në mënyrë të përsosur, njëkohësisht) edhe shkoqitur nga i Dijshmi i të gjitha çështjeve në hollësi"[1].

Ky ajet është dëshmi e pakontestueshme dhe një nga faktet e qarta hyjnore që tregojnë se Allahu i Madhërishëm është Krijues i çdo sendi, Udhëzues i njeriut në dritën e jetës, Shpëtues i tij nga të këqijat e territ, por me kusht që ky njeri t'u përmbahet instruksioneve hyjnore dhe parimeve islame, të cilat i shpalli Zoti i botëve.

E gjithë kjo konfirmon faktin se dispozitat islame janë të shpallura nga Krijuesi i Gjithëdijshëm, i Cili e krijoi njeriun dhe atij i fali logjikën, prandaj Krijuesi është më i Dijshmi për krijesat dhe nevojat e kërkesat e krijesave. Nisur nga kjo, dispozitat dhe normat fetare nuk janë pa urtësi dhe arsyetime, pa marrë parasysh nëse i kupton këto mendja e njeriut apo jo. Të gjithë imperativat dhe ndalesat e shpallura nga Allahu i Madhërishëm, janë për të mirën e njeriut dhe realizojnë interesa të konsiderueshëm për njeriun.

Allahu xh. sh.. nuk urdhëron për ndonjë punë e as që ndalon nga ndonjë punë, pa pasur në këtë urdhëresë apo ndalesë dobi për njerëzit, qoftë kjo dobi e kësaj bote ose e botës tjetër.

Këto urtësi dhe dobi, disa herë janë evidente dhe njeriu nuk e ka të vështirë t'i kuptojë dhe detektojë, mirëpo disa herë këto urtësi janë jo të dukshme dhe të paarritshme për mendjen e njeriut, e cila është e kufizuar për kuptimin dhe arritjen e shumë gjërave. Kjo dikton faktin që njeriu duhet t'u nënshtrohet normave dhe parimeve islame, pa marrë parasysh a arrin të kuptojë diçka, ose për të gjërat janë ende të pakuptueshme sa duhet.

Prej dispozitave në të cilat manifestohen qartë dhe evidentohen pa shumë mund disa urtësi të Allahut xh.sh.., është edhe ndalimi i kamatës.

Kështu, nëse analizohet ndikimi i kamatës në jetën e njeriut, do të shihet se kamata ka ndikim negativ në shumë sfera të jetës së njeriut. Po madje edhe dikush nëse nuk mund të bëjë analiza të mirëfillta për njohjen e disa nga urtësitë e ndalimit të kamatës, ai patjetër duhet të jetë i bindur se këto urtësi ekzistojnë bazuar në ajetin: "Elif, Lam, Ra (ky është) Libër, ajetet e të cilit janë radhitur (në mënyrë të përsosur, njëkohësisht) edhe shkoqitur nga i Dijshmi i të gjitha çështjeve në hollësi."[2]

Parashtrohet pyetja: A është e logjikshme që Shpallja e Allahut të Urtë e të Gjithëdijshëm, të jetë e zhveshur nga urtësitë?! Përgjigja është: Assesi, veçse dispozitat që shpalli Allahu, janë të drejta, ndërkaq problematika që jemi duke e shtjelluar, është një shembull i shkëlqyeshëm i faktit se dispozitat islame ngërthejnë urtësi dhe dobi për njerëzit. Ndikimi i këtyre dispozitave shihet në disa segmente: qoftë në atë ekonomik, social, psikologjik etj..

Ne në vazhdim do të mundohemi të themi diçka për pasojat e kamatës në disa nga këto segmente, normalisht duke mos pretenduar se do ta themi fjalën e fundit në këtë fushë, dhe se do të përfshijmë çdo gjë që mund të thuhet në këtë plan, por tema në fjalë do të vazhdojë të shqyrtohet nga studiues të ndryshëm duke nxjerrë dhe duke arritur çdo ditë në përfundime të reja.

## PASOJAT SOCIALE TË KAMATËS

### B.1. Ndikimi i kamatës në ndarjen e njerëzve në shtresa

Nuk ka fare dyshim se kamata ndikon drejtpërdrejt në ndarjen e njerëzve në shtresa, sepse pasuria nuk del nga rrethi i të pasurve të cilët edhe e kanë në dorë kamatën, kurse të varfrit vazhdojnë në varfërinë e tyre dhe nuk mund të dalin nga të qenët e tyre punëtorë të shtresës së pasur.

Kjo dhe pasaniku që u jep tjerëve kredi me kamatë, shton pasurinë e vet në mënyrë jolegjitime, ndërkaq borxhliu i ngratë zhytet në fukarallëk edhe më shumë, si pasojë e borxheve dhe kamatës. Në këtë mënyrë, pasuria qarkullon çdo herë brenda shtresës së pasur, që e kanë për armë kamatën, dhe bëhet ndarja e njerëzve në shtresa.

Nëse i kthehemi realitetit, do të shohim se lufta në mes klasave është e pranishme në të gjitha shoqëritë që nuk e zbatojnë metodologjinë islame në ekonomi, ose, thënë ndryshe, aplikojnë kamatën, e cila jetën e njerëzve dhe ekonominë ia ekspozon humbjes dhe falimentimit.

Pas një periudhe kohore, u provua praktikisht se sistemi ekonomik socialist dështoi në eliminimin e shtresave në shoqëri, edhe pse ideologët e socializmit e ngrinin këtë moto pa ndërprerë.



Në lidhje me këtë, Dr. Omer Sulejman El-Eshkar thotë: ”Nëse pasuria qarkullon vetëm në rrethin e të pasurve, atëherë në atë shoqëri do të dëmtohen edhe të pasurit edhe të varfrit. Kamata bën që pasuria të përqendrohet vetëm në dorë të një grupi të vogël individësh në një shoqëri, sa kohë që masa e gjerë privohet nga kjo e mirë. Kjo formë është me të meta në ndarjen e pasurisë. Dr. Shaht, ish-drejtor i bankës gjermane Rajh, në një ligjëratë që mbajti në Siri në vitin 1953, kishte thënë: “Përmes një operacioni matematikor, bëhet e qartë se e gjithë pasuria është e përqendruar në dorë të një numri të vogël njerëzish-fajdexhinj. Kjo, ngase fajdexhiu huadhënës i borxhit për të tjerët, përfiton përherë në çdo transaksion, kurse huamarrësi, nga ana tjetër, ka mundësi të fitojë dhe të humbë. Për këtë arsye, e gjithë pasuria, në fund, me një llogari matematikore, patjetër do të gjendet në dorë të atij që fiton çdoherë”[3].

Në këtë kontekst, edhe Dr. Fadël Ilahij, thotë:”Krahas asaj që u tha, sistemi financiar kamatar zgjeron hendekun në mes shtresave të njerëzve dhe çon në çrregullimin e baraspeshës në mes tyre. Kjo, sepse huamarrësi, si zakonisht, është njeri me mundësi të kufizuara, kurse huadhënësi, si zakonisht, është njeri i pasur, e në këtë mënyrë pasaniku shton pasurinë, kurse i ngrati shton hallet-varfërinë. Kjo ndodh, sepse huadhënësi merr kamatë mbi huanë që ka dhënë, qoftë kjo hua a borxh të jetë destinuar për nevoja jetësore të njeriut, ose dhe për investime e biznes, dhe pa marrë parasysh a ka fituar gjësend borxhliu nga kjo shumë, apo ka humbur”[4].

Ndalimi i kamatës është një tullë e rëndësishme në ndërtimin e kalasë së drejtësisë islame. Kjo, ngase ndalimi i kamatës hedh dritë në metodologjinë e qartë islame në eliminimin e dallimeve në mes njerëzve, qoftë t' i referohet aspektit ekonomik a social, etj.. Në këtë drejtim, Islami ka kundërshtuar çdo tentim për ndarje në klasa ekonomike dhe thellimin e dallimeve në mes të pasurve dhe të varfërve.

Kështu, detyrimi i zekatit dhe marrja parasysh e nevojave të të varfërve dhe nevojtarëve, përbëjnë komponentë të rëndësishëm në metodologjinë islame të eliminimit të klasave ekonomike në mes njerëzve.

“Islami legalizoi zekatin, dhe e bëri detyrim të jepet mbi pasurinë. Zekati përfshinë përafërsisht të gjitha llojet e pasurive që shtohen, dhe për të është caktuar limiti që e bën zekatin të detyrueshëm, nëse pasuria arrin atë sasi, por ai limit konsiderohet i vogël në krahasim me pasuritë që shohim sot.

Përmes gjithë kësaj, Islami synoi të përgjithësonte solidarësinë shoqërore, në mënyrë që të rritet e drejta e të varfrit dhe kësodore të përafrohen dallimet në mes shtresave në shoqëri.

Urrejtja e Islamit ndaj dallimit të madh në mes shtresave, dhe tentimi i tij që të bëjë përafrimin e tyre, i referohet besimit të tij se ky dallim i madh do të shkaktoj gjithqysh mllef, urrejtje, pesimizëm dhe trazime, të cilat mund të rrezikojnë tërë shoqërinë në përgjithësi”[5].

### B.2. Ndikimi i kamatës në pengimin e përparimit për shtresat e mesme

Logjika e shëndoshë e vërteton se nuk ka njeri që nuk do të ngrihet ekonomikisht në jetën e tij, por ka shumë pengesa që pamundësojnë realizimin e këtij qëllimi. Nuk ka dyshim se gjëja më e theksuar që pengon zhvillimin ekonomik të shumë shtresave shoqërore, është kamata.

Kjo, sepse njeriu, kur e sheh se nuk mund të realizojë një projekt ekonomik, përveçse me mjete të mëdha financiare, të cilat si zakonisht mund t'i realizojë vetëm përmes kredive bankare me përqindje të lartë kamate, nuk shkon më tutje në këtë drejtim, sepse e sheh që nuk ka mundësi për ta mbuluar kamatën e kredisë, e jo më vetë kredinë. Në këtë mënyrë, pjesa më e madhe e njerëzve shndërrohen në punëtorë në kompanitë apo uzinat e pasanikëve. Nga ky vprim, pasuria ose të ardhurat, nuk ndahen si duhet për të gjitha shtresat shoqërore, me qëllim që të krijohen mundësitë për të gjithë, por pasuria ngel brenda shtresës së pasanikëve. Kështu mbyllen dyert e zhvillimit për të tjerët.

Këtë fenomen e hasim edhe në epokën e injorancës-xhahilijetit (para Shpalljes), kur stërzmadhimi i borxheve ishte shkak i shpronësimit të bujqve të vegjël, bile edhe më shumë se kaq, stërzmadhimi i borxheve ishte shkak i humbjes së lirisë së tyre, gjegjësisht i shndërrimit të tyre në robër. Rezultat natyror i gjithë kësaj qe kufizimi i pasurisë në duart e një numri të vogël[6].

Në këtë kontekst, sikur u theksua edhe më lart, Dr. Shaht- ish-drejtor i bankës Rajh të Gjermanisë-pati thënë: ”Përmes një operacioni matematikor, bëhet e qartë se e gjithë pasuria është e përqendruar në dorë të një numri të vogël njerëzish-fajdexhinj. Kjo, ngase fajdexhiu huazues i borxhit për të tjerët, përfiton përherë në çdo transaksion, ndërkaq huamarrësi, nga ana tjetër, ka mundësi të fitojë dhe të humbë. Për këtë arsye, e gjithë pasuria, në fund, me një llogari matematikore, do të gjendet patjetër në dorë të atij që fiton çdoherë”[7].

Fjalët e Dr. Shahtit janë shumë me vend, sepse kamatëdhënësi, duke ngritur përqindjen e kamatës, mbyll derën e zhvillimit para të tjerëve për faktin se profiti i tij është i garantuar, kurse profiti i borxhliut nuk është i garantuar. Po ashtu, në pjesën më të madhe të rasteve, fundi i tij do të jetë falimentimi, gjithë kjo për shkak të kamatës.

Nëse i kthehemi realitetit tonë bashkëkohor, do të shohim se Bashkimi Evropian mundohet t'i korrigjojë gabimet e bëra në këtë sferë duke paraparë programe të shumta për mbështetjen e sipërmarrjeve të vogla dhe të mesme në evropën lindore.

Në lidhje me problemin në fjalë, Dr. Omer Sulejman El-Eshkar thotë: ”Kjo i stimulon hebrenjtë që të merren me kamatë, të promovojnë kamatën në mes njerëzve si dhe të mundohen me çdo kusht t'ua mësojnë fëmijëve të vet këtë profesion, që të dominojnë mbi pasurinë dhe ta futin nën mbikëqyrjen e tyre. Ky defekt që e shkakton kamata në shoqëritë njerëzore, pra defekti i shpërndarjes së pasurisë, është sëmundje, të cilën nuk mund ta shërojnë mjekët. Njohësit e mëdhenj të ekonomisë në Perëndim, e kanë pranuar se janë të paaftë për ta shëruar këtë sëmundje, e cila ka goditur Botën Perëndimore. Prej tyre është edhe eksperti i ekonomisë dhe financave Sharl Rost, për të cilin shkencëtari i famshëm mysliman i ekonomisë, Dr. Isa Abduhu, thotë se është autoritet i pakontestueshëm shkencor në historinë e drejtimeve ekonomike, si dhe mbështetës i drejtimit, i cili nuk ka rival në Botën Perëndimore. Sharl Rost pranoi se është krejt i paaftë për t'i zgjidhur problemet e botës në të cilën jeton, pasi arriti pjekurinë e tij të plotë. Ai thotë: “Unë, pasi kam arritur vitet e pensionimit, dua t'i lë porosi gjeneratës më të re për këtë çështje: Edhe pas këtyre orvatjeve të shumta, ne jetojmë në divergjenca të përhershme. Secili nga ne vuan për shkak të shpërndarjes së pasurisë dhe të të ardhurave, qoftë asaj parciale, siç ndodh me kamatën, ose qoftë ajo që i referohet da-

llimit të klasave. U lodhëm nga kjo, e nuk arritëm askund”[8].

### B.3. Ndikimi i kamatës në humbjen e lirisë

Kur flasim për pasojat sociale të kamatës, duhet të përmendim patjetër se prej pasojave më të mbrapshta të kamatës në këtë plan, është humbja e lirisë.

Kjo, sepse, kur njeriu huazon shuma të mëdha prej kamatëdhënësve dhe nuk ka mundësi t’i paguajë ato shuma, epilogu do të jetë shndërrimi i tij në rob të kamatëdhënësit.

Dijetarët kanë sqaruar se ky ishte një realitet në periudhën e injorancës-xhahilijetit, por e njëjta dukuri është e pranishme edhe sot. Kjo domethënëë se ka ndryshuar forma, por esenca ka mbetur e njëjta.

Në lidhje me këtë, Rashid Er-Ravi thotë: ”Kamata ka luajtur rol të rëndësishëm në rrënimin e shoqërive primitive dhe shfaqjen e ekonomive të ngritura mbi robërimin. Duke marrë parasysh se borxhi-kredia ka qenë e hipotekuar nga vetë qenia e huamarrësit, krahas disa hipotekave të tjera, kjo ka prodhuar shpronësimin e disa bujqve të vegjël dhe shndërrimin e disave prej tyre në robër, gjë që ka përfunduar me kalimin e pasurive të paluajtshme në duar të një grupi të vogël njerëzish të pasur”[9].

Kjo dukuri është e pranishme edhe sot, sepse kreditorët kamatarë të sotëm, tentojnë të rrëmbejnë mundin e njeriut, një veprim që ata (huamarrësit) i shndërron në robër modernë, gjegjësisht puna e tyre do të jetë në interes të bankierëve kreditorë, e jo të tjerëve.

Kjo ka qenë natyra e huadhënësve kamatarë gjatë gjithë historisë, sepse ata janë zhveshur nga çdo ndjenjë njerëzore. Njerëzit e tillë, nuk kënaqen vetëm me marrjen e kamatës së shumëfishuar pa mund nga borxhliu, por presin rastin që ta bëjnë pronë të veten edhe qenien e borxhliut, gjegjësisht ta shndërrojnë atë në një rob. Kështu është vepruar me njerëzit në të kaluarën, po dhe sot vazhdon e njëjta tablo me një disenjim tjetër.

Kjo jep të kuptohet se kamata bie ndesh me realitetin, duke e vënë njeriun në pozitë që nuk i ka hije, duke e nxjerrë nga të qenët krijesë e Allahut dhe i barabartë me njerëzit e tjerë, të qenët e tij i kufizuar në raport me njerëzit si dhe të qenët e tij i detyruar për të respektuar kushtet dhe ligjet e caktuara në transaksione.

Kjo nuk është aspak e çuditshme, sepse kamata është shkak i nxjerrjes së njerëzve nga adhurimi i Allahut. ”Kjo parimisht ngrihet mbi bazën e mosekzistimit të lidhjes në mes vullnetit të Allahut dhe jetës së njerëzve. Njeriu është zotëruesi i kësaj toke fillimisht, pa qenë i obliguar me detyra ndaj Allahut, si dhe pa u detyruar t’i ndjekë urdhrat e Allahut”[10].

Kamata ndikon në humbjen e lirisë edhe nga nji aspekt tjetër, gjegjësisht ai i huadhënësit. Kjo, sepse njeriu, kur u jep hua me kamatë njerëzve të tjerë, ka hapur një derë shumë të rrezikshme për vete, çmimin e së cilës mund ta paguajë me gjënë më të shtrenjtë që posedon, me jetën.

Kjo, ngase e shohim që, kur borxhliu nuk mund të paguajë detyrimin për shkak të kamatave të larta, vendos që për të hequr këtë barrë, të vrasë huadhënësin, ose ndodh që kjo të bëhet duke rrëmbyer ndonjë nga fëmijët e tij ose ndonjë anëtar tjetër të familjes së tij, ose për gjithë këtë përdor ndonjë metodë tjetër të dhimbshme për huadhënësin.

Pra, në këtë mënyrë, personi nuk mund të jetë i lirë dhe i qetë e i sigurt në asnjë mënyrë.

Kjo vlen edhe për shtetet, ose qeveritë. Mbytja e shteteve në borxhe shkakton varësinë e tyre politike dhe ushtrimin e ndikimit të pamëshirshëm ndaj tyre nga ana e shteteve të fuqishme ekonomike, të cilat u kanë dhënë hua shteteve më të varfra.

Në këtë kontekst, Dr. Abdu-l-Hamid Ebu Sulejman thotë: ”Një nga shembujt më të thjeshtë dhe më të qartë për ato që u thanë më lart, është ndikimi që institucioni i kulluar perëndimor i bankave ka pasur tek Ymeti… Ky institucion i importuar pati një pasojë negative të dukshme në themelet e Ymetit islam. Në vend që të ndihmonte në zhvillimin e Ymetit dhe në ringritjen ekonomike, ai hapi rrugën ndikimit të huaj të mëtejshëm. Arsyeja kryesore për këtë ndikim negativ mund t’u mvishet ndryshimeve në vlera dhe besime. Në të vërtetë, sistemi bankar pati sukses në krijimin e hendeqeve, në pjelljen e më shumë konflikteve, në drenazhimin e forcës së Ymetit, në harkimin e motivacionit të tij, në zbehjen e entuziazmit dhe në lehtësimin e dominimit të huaj mbi burimet e tij, në vend që ato të shërbenin si ndihmë për përparimin dhe zhvillimin ekonomik”[11].

*- vijon -*



*Fusnotat:*

1. Kaptina Hudë, 1.
2. Kaptina Hudë, 1.
3. *Er-Riba ve etheruhu ala el-muxhtemei-l-insanij*, f.111-112.
4. *Et-Tedabir el-vakije min er-riba fi-l-Islam*, f.92.
5. Dr.Ahmed Muhamed El-A’ssal & Fet’hi Ahmed Abdu-l-Kerim, *En-Nidham el-iktisadij fi-l-Islam-mebadiuhu ve ahdafuhu*, f.116.
6. Shih:Dr.Omer Sulejman El-Eshkar, *Er-Riba ve etheruhu a’la el-muxhteme’i-l-insanij*, f.114.
7. *Er-Riba ve etheruhu ala el-muxhtemei-l-insanij*, f.111-112.
8. Burimi i përmendur, f.112-113.
9. Cituar sipas Dr.Omer Sulejman El-Eshkar, *Er-Riba ve etheruhu a’la el-muxhteme’i-l-insani*, f.114.
10. Sejjid Kutub*, Fi dhilali-l-Kur’an*, vëll.I, f.319.
11. *Kriza në mendjen muslimane*, f.25-26.

# Korniza Politike e Islamit[1]

**Sejjid Abul A'la El-Mevdudi**

Sistemi politik i Islamit është bazuar në tri parime: ***tewhid*** (Njëshmëria e Allahut), ***risala*** (Pejgamberllëku) dhe ***Hilafa*** (Kalifati).

*Tewhid* domethënë që Allahu është Një, Krijues, Mbështetës dhe Sundues i gjithësisë dhe të të gjithë asaj që ekziston në të - organike ose inorganike. Vetëm Ai e ka të drejtën e urdhëresës ose ndalesës. Adhurimi dhe bindjet I takojnë vetëm Atij.

Pra, nuk është për ne që të vendosim për synimin dhe qëllimin e ekzistencës sonë ose për të përcaktuar kufijtë e autoritetit të kësaj bote; ose që dikush tjetër as që ka të drejtë të vendosë për ne. Kjo e drejtë I mbetet vetëm Allahut xh.sh.. Ky parim i vetëm i Allahut xh.sh. e bën të pakuptimtë konceptin e sovranitetit politik dhe ligjor të qënieve njerëzore. Asnjë individ, familje, klasë ose racë nuk mund të vendosë për veten përveç Allahut. Allahu është sundimtari dhe urdhërdhënësi, dhe urdhrat e Tij përbëjnë ligjin e Islamit.

*Risala* është mesazh, përmes të cilit ne pranojmë ligjin e Allahut. Ne kemi pranuar dy gjëra nga ky burim: Kuranin, libri në të cilin Allahu ka shpjeguar dhe paraqitur ligjin e Tij, dhe interpretimin autoritativ e ilustrimin se Libri, i cili i është shpallur Muhamedit (s.a.v.), nëpërmjet fjalës dhe veprës, me kapacitetin e tij si përfaqësues i Allahut. Kurani përcakton parimet mbi të cilat jeta e njeriut duhet të bazohet dhe Pejgamberi i Allahut xh.sh., në përputhje me këto parime, ka krijuar një model të sistemit islam të jetës. Kombinimi i këtyre dy elementeve quhet *sheri'a* (ligj).

*Hilafa* domethënë "përfaqësim". Njeriu, sipas Islamit, është përfaqësues i Allahut në tokë, mëkëmbës i Tij; që domethënë, me anë të kompetencave të deleguara nga Allahu, dhe brenda kufijve të përshkruar, ai është i obliguar për të ushtruar autoritetin Hyjnor.

Për të ilustruar këtë, le të marrim rastin e një prone tuaj, të cilën është caktuar dikush tjetër për ta administruar në emrin tuaj. Ekzistojnë katër kushte: Së pari, pronësia e vërtetë mbetet e veshur tek ju dhe jo tek administratori; së dyti,



ai administron pronën tuaj në mënyrë të drejtpërdrejtë në pajtim me udhëzimet tuaja; së treti, ai ushtron autoritetin e tij brenda kufijve të përshkruar nga ju; dhe, së katërti, në administrimin e besimit tuaj ai ekzekuton dhe do të përmbushë qëllimet tuaja e jo të tijat. Përfaqësuesit që nuk i përmbushin këto katër kushte, abuzojnë (me) autoritetin e tij dhe të thyejnë besën që u la të kuptohet në konceptin e "përfaqësimit".

Kjo është pikërisht ajo për se Islami pohon se njeriu është përfaqësues (halif) i Allahut xh.sh. në tokë. Për këtë arsye, këto katër kushte janë gjithashtu të përfshira në konceptin e *Halifas*. Shteti që është themeluar në pajtim me këtë teori politike, do të jetë në fakt një halifat nën sovranitetin e Allahut xh.sh..

### Demokracia në Islam

Shpjegimi i mësipërm i termit *Hilafa* gjithashtu e bën të qartë që asnjë individ, dinasti ose klasë nuk mund të jetë Halifa: autoriteti i Hilafas është, mbi të gjitha, çdo komunitet që është i gatshëm të përmbushë kushtet e përfaqësimit pas nënshkrimit të parimeve të *tewhidit* dhe *Risalas*. Një shoqëri e tillë mban përgjegjësinë e H*ilafas* si tërësi, dhe secili prej individëve merr pjesë në të.

Kjo është pika ku fillon demokracia në Islam. Çdo individ në një shoqëri islame gëzon të drejtat dhe kompetencat e kalifatit të Allahut xh.sh., dhe në këtë drejtim të gjithë individët janë të barabartë. Askush nuk mund të privojë dikë tjetër nga të drejtat dhe kompetencat. Agjencia për drejtimin e çështjeve të shtetit do të jetë e formuar nga marrëveshja me këta individë, dhe autoriteti i shtetit do të jetë vetëm një zgjatje e kompetencave të deleguara tek individët. Mendimi i tyre do të jetë vendimtar në formimin e qeverisë, e cila do të drejtohet me këshillat e tyre dhe në përputhje me dëshirat e tyre.

Kushdo që të fitojë besimin e tyre, do të marrë përsipër detyrat dhe detyrimet e kalifatit në emër të tyre, dhe, kur ai e humb besimin për këtë, do të duhet të japë dorëheqje. Në këtë aspekt sistemi politik Islam është po aq i përsosur, si një fjetore e demokracisë.

Çfarë e dallon demokracinë perëndimore nga demokracia islamike, pra, është se kjo e fundit është e bazuar në konceptin e Hilafas popullore, ndërsa ajo e para bazohet në parimin e sovranitetit popullor. Në demokracinë perëndimore, njerëzit janë sovranë; në Islam sovraniteti është i veshur në Allahun dhe njerëzit janë përfaqësuesit ose kalifët e Tij. Në të parën njerëzit bëjnë çfarë duan; në këtë të fundit ata duhet të ndjekin dhe të respektojnë ligjet (Sheriatin) e dhënë nga Allahu nëpërmjet Pejgamberit të Tij. Në njërën qeveria ndërmerr hapa për të përmbushur vullnetin e popullit, në tjetrën qeveria dhe njerëzit kanë për të përmbushur vullnetin e Allahut.

## Qëllimi i shtetit islamik




Ne jemi tani në pozitë për të shqyrtuar më afër llojin e shtetit, i cili është ndërtuar mbi themelet e *tewhidit*, *Risalas* dhe *Khilafas*.

Kurani i Shenjtë tregon qartë se synimi dhe qëllimi i këtij shteti është krijimi, ruajtja dhe zhvillimi i atyre virtyteve të cilat Krijuesi dëshiron që jeta e njeriut të jetë drejt përmirësimit, parandalimit dhe zhdukjes së atyre të këqijave në jetën e njeriut, të cilat Ai i konsideron si të neveritshme.

Shteti islamik as ka për qëllim vetëm të jetë si një instrument politik i administratës dhe as për realizimin e vullnetit të përbashkët të ndonjë grupi të veçantë të njerëzve, por ai përfshin realizimin e të gjitha të drejtave njerëzore.

Ky ideal është se cilësitë e pastërtisë, bukurisë, mirësisë, virtytit, prosperitetit dhe suksesit që Allahu dëshiron të demonstrojë në jetën e popullit të Tij, duhet të jenë shkaktuar dhe zhvilluar dhe që të gjitha llojet e shfrytëzimit, padrejtësisë dhe të trazirave, të cilat, në pamje të Allahut, janë rrënuese për botën dhe jetën e dëmshme për jetën e krijesave të Tij, - duhet të jenë të përmbajtura dhe të parandalohen.

Islami na jep një skicë të qartë të sistemit të tij moral, duke shprehur pozitivisht virtytet e dëshiruara dhe të këqijat e padëshiruara. Duke pasur parasysh këto pikëpamje, shteti islamik mund të planifikojë programin e tij të mirëqenies së çdo moshe dhe në çdo mjedis.

Kërkesat e vazhdueshme të bëra nga Islami, janë që parimet e moralit duhen respektuar në të gjitha dimensionet dhe sferat e jetës. Kështu, ai paraqitet si një politikë që nuk lejon ndryshime, shteti duhet të bazojë politikat e veta në drejtësi, vërtetësi dhe ndershmëri. Nuk është i gatshëm, në asnjë rrethanë, që të tolerojë mashtrimin, padrejtësinë dhe të pavërtetën për hir të dobisë politike, administrative apo kombëtare. Në qoftë se duhet të ketë marrëdhënie midis sundimtarit dhe të qeverisurve brenda shtetit, apo marrëdhënie të shtetit me shtetet e tjera, gjithmonë duhet t'i jepet përparësi së vërtetës, ndershmërisë dhe drejtësisë.

Islami imponon detyrime të ngjashme për shtetin dhe individin: për të përmbushur të gjitha kontratat dhe detyrimet; për të pasur standarde uniforme në marrëdhëniet miqësore; për të kujtuar detyrimet me të drejta dhe për të mos harruar të drejtat e të tjerëve, kur ata presin për t'i përmbushur detyrimet e tyre; përdorimi i energjisë dhe autoritetit për krijimin e drejtësisë dhe jo për bërje të padrejtësisë; me detyrë për të parë si një obligim të shenjtë dhe për të përmbushur atë vëzhgim; dhe të pushtetit, si një lidhje besimi nga Allahu, për t'u përdorur në besimin se ka një gjë për të pasqyruar një llogari të një veprimi të Tij në jetën e botës tjetër.

## Të drejtat themelore

Edhe pse një shtet islamik mund të jetë formuar kudo në tokë, Islami nuk synon të kufizojë të drejtat e njeriut ose privilegjet në kufijtë e një shteti të tillë. Islami ka shtruar të drejtat themelore universale, të cilat njerëzimi duhet t'i respektojë në të gjitha rrethanat. Për shembull, gjaku i njeriut është i paprekshëm dhe nuk mund të ketë derdhje të gjakut pa arsyetim; nuk është e lejueshme shtypja ndaj grave, fëmijëve, pleqve, të sëmurëve ose të plagosurve; nderi dhe pastërtia e grave duhet të respektohen; të urituritduhet të jenë të ushqyer, të veshur, dhe të plagosurit ose të sëmurët duhet të trajtohen sipas parimeve mjekësore, pavarësisht nga fakti nëse ata i përkasin komunitetit islamik ose bëjnë pjesë në mesin e armiqve. Këto dhe dispozita të tjera janë të përcaktuara me Islamin, si të drejta themelore për çdo njeri, nga vlera e statusit të tij si qenie njerëzore.

Sipas Islamit, njerëzit kanë të drejtën e shtetësisë, atë gjë nuk ia kufizon askush. Një mysliman *ipso facto* bëhet shtetas i një shteti islamik sapo të vërë këmbën në territorin e atij shteti, me qëllim që kështu ai të mund të jetojë atje dhe të gëzojë të drejta të barabarta së bashku me ata që fitojnë shtetësinë sipas lindjes. Dhe çdo mysliman ka të drejtë për poste dhe përgjegjësitë më të larta në një shtet islam, pa dallim race, ngjyre apo klase.

Islami, gjithashtu, parasheh të drejtat e jomyslimanëve që mund të jetojnë brenda kufijve të një shteti islam dhe domosdoshmërisht këto të drejta janë pjesë e kushtetutës islame.

Në terminologjinë islame, këta jomyslimanë janë të quajtur '*dhimmis*' (sipas marrëveshjes), që nënkupton se shteti islamik ka hyrë në një kontratë me ta dhe ka garantuar mbrojtjen e tyre. Jeta, prona dhe nderi i një dhimmis-i duhet të mbrohen dhe të respektohen në mënyrë të njëjtë si të një qytetari mysliman. Dhe as që ka dallim në mes një myslimani dhe një qytetari jomysliman në respektimin e ligjit civil apo penal.

Ky shtet islamik nuk mund të ndërhyjë në të drejtat personale të jomyslimanëve, të cilët e kanë lirinë e plotë të ndërgjegjes dhe besimit, dhe kanë lirinë e tyre për të kryer ceremonitë dhe ritet fetare sipas bindjes së tyre. Jo vetëm që ata mund të shumojnë fenë e tyre, ata kanë të drejtë edhe të kritikojnë Islamin brenda kufijve të përcaktuar me ligj dhe me mirësjellje.

Këto të drejta janë të pakthyeshme. Jomyslimanët nuk mund të privohen prej të drejtave të tyre, nëse ata nuk heqin dorë nga e drejta e dhënë që u mundëson atyre shtetësinë. Megjithatë, një shtet jomysliman mund t'i shtypë qytetarët e vet myslimanë, por nuk është e lejueshme për një shtet islamik t'u ku-

ndërpërgjigjet subjekteve jomyslimane; edhe në qoftë se të gjithë myslimanët jashtë kufijve të një shteti islamik mund të jenë masakruar, shteti nuk mund të derdhë në mënyrë të padrejtë gjakun e një qytetari jomysliman që jeton brenda kufijve të atij shteti islam.

### Ekzekutivi dhe legjislativi

Përgjegjësia për administrimin e qeverisë së një shteti islamik i është besuar një *Emir-i* (kreu) i cili mund të krahasohet me presidentin ose kryeministrin e një shteti perëndimor demokratik. Të gjithë meshkujt dhe femrat e moshës madhore, që konsiderohen shtetas në bazë të kushtetutës, kanë të drejtë të votojnë për zgjedhjen e *Emirit*.

Kualifikimet bazë për një *Emir* janë: ai duhet të gëzojë besimin e pjesës më të madhe në lidhje me njohuritë e tij dhe të kuptojë shpirtin e Islamit; ai duhet të posedojë cilësi islame dhe frikën nga Allahu xh.sh. dhe ai duhet të jetë i pajisur me cilësi të burrështetit. Me pak fjalë, ai duhet të ketë virtyte dhe aftësi.

Një *shura* (këshill konsultativ) është gjithashtu i zgjedhur nga populli dhe për të ndihmuar *Emirin* në rrugë të drejtë. Është detyrë e *Emirit* për të administruar vendin e tij me këshillin*, shuran*. Emiri mund të udhëheqë zyrën vetëm për aq sa ai gëzon besimin e popullit dhe duhet të heqë dorë nga ajo kur ai të humbë besimin. Çdo qytetar ka të drejtë të kritikojë Emirin, qeverinë e tij, dhe të gjitha mjetet e arsyeshme për njoftimin e opinionit publik duhet të jenë në dispozicion.

Legjislacioni në një shtet islamik realizohet brenda kufijve të përcaktuar nga ligji i Sheriatit. Ligji i Allahut dhe i Pejgamberit duhen respektuar dhe nuk mund t'i ndryshojnë organet legjislative ose t'i modifikojnë a të bëjnë ndonjë ligj në kundërshtim me to.

Në Islam gjyqësori nuk është i vënë nën kontrollin e ekzekutivit. Autoriteti i gjyqësorit buron drejtpërdrejt nga Sheriati dhe është përgjegjës para Allahut xh.sh.. Gjyqtarët emërohen nga qeveria; gjyqtari ka për detyrë të zbatojë drejtësinë në mënyrë të paanshme, në pajtim me ligjin e Allahut xh.sh.; zyrtarët dhe organet e qeverisë nuk janë jashtë juridiksionit ligjor, kështu që edhe autoritetet ekzekutive dhe Qeveria janë të obliguar që të dalin para gjykatës dhe ligjit në rolin e paditësit ose të të pandehurit. Sundimtarët dhe të qeverisurit janë subjekt i të njëjtit ligj dhe nuk mund të ketë diskriminim në bazë të pozitës, pushtetit ose privilegjeve. Islami ofron barabarësi dhe kërkon nga secili të aderojë sipas kushteve sociale, ekonomike dhe politike, - njësoj.

## TË DREJTAT E NJERIUT, PERËNDIMI DHE ISLAMI

### Qasja perëndimore

Njerëzit në Perëndim e kanë zakon t'i atribuojnë vetes çdo përfitim të zhvillimit në botë. Për shembull, është deklaruar se zhurma e parë në botë, që është bërë për të drejtat e njeriut, është ajo nga Magna Carta e Britanisë - e cila u hartua gjashtëqind vjet pas Islamit. Por e vërteta është se deri në shekullin e shtatëmbëdhjetë askush nuk kishte imagjinuar dhe argumentuar se Magna Karta përmban parimet e gjyqit me juri, Habeas korpusin dhe kontrollin nga ana e Parlamentit për të drejtën e taksave.

Për të theksuar më qartë, Perëndimi nuk e kishte konceptin e të drejtave të njeriut dhe të drejtave qytetare para shekullit të shtatëmbëdhjetë; dhe kjo nuk ishte deri në fund të shekullit tetëmbëdhjetë, kur ky koncept mori kuptimin praktik në bazë të kushtetutave të Amerikës dhe Francës.

Pas kësaj, ndonëse u paraqitën të drejtat themelore të njeriut në kushtetutat e shumë vendeve, shpesh këto të drejta ekzistonin vetëm në letër. Në mesin e shekullit të tanishëm, Kombet e Bashkuara, të cilat tani mund të cilësohen si Kombe të ndara, bënë një Deklaratë Universale të të Drejtave të Njeriut, dhe miratuan një rezolutë që dënon gjenocidin; rregulloret janë hartuar për ta parandaluar atë. Por nuk ka një rezolutë apo rregullore të vetme të Kombeve të Bashkuara, të cilat mund të zbatohen në rast se vendi do të mundohet ta parandalojë atë. Këto janë vetëm shprehje të shpresave të kota. Ato nuk kanë sanksione që qëndrojnë prapa tyre, nuk kanë fuqi, fizike ose morale, për t'i zbatuar ato. Pavarësisht nga të gjitha këto rezoluta të Kombeve të Bashkuara, të drejtat e njeriut vazhdojnë të shkelen edhe më trutje.

### Qasja islame

Kur flasim për të drejtat e njeriut në Islam, domethënëë që këto të drejta dhurohen nga Allahu xh.sh.. Të drejtat e dhëna nga mbretërit apo asambletë legjislative, mund të shpërfillen lehtë pasi të jenë dhuruar; por asnjë individ dhe asnjë institucion nuk e ka autoritetin të shpërfillë të drejtat e dhuruara nga Allahu xh.sh..

Karta, proklamatat dhe rezolutat e Kombeve të Bashkuara nuk mund të krahasohen me të drejtat e dhuruara nga Allahu xh.sh.; të parat nuk janë të detyrueshme për askënd, kurse këto të fundit janë një pjesë integrale e besimit islam. Të gjithë myslimanët dhe të gjithë administratorët që pretendojnë të jenë myslimanë, duhet t'i pranojnë, t'i njohin dhe t'i zbatojnë ato. Në qoftë se ata nuk i zbatojnë ose i shkelin ato, me gjithë premtimet e tyre, verdikti i qartë i Kuranit famëlartë është:

"E kush nuk gjykon me atë që Allllahu e zbriti, janë jobesimtarë (Kafirun)." (5:44)

Ajeti i mëposhtëm gjithashtu thotë:

"Ata janë mizorë (dhalimunn)". (5:45)

Një ajet tjetër në të njëjtin kapitull thotë:

"Ata janë të mbrapshtë dhe shkelës të ligjit (fasikun)." (5:47)

Me fjalë të tjera, në qoftë se autoritetet e kësaj bote fjalët dhe vendimet e tyre i konsiderojnë si të drejta, dhe ato të caktuara nga Allahu xh.sh. si të gabuara, ata janë pabesimtarë. Nëse, në anën tjetër, urdhrat e Allahut ata i shohin si të drejtë, po i kundërshtojnë ata qëllimisht në favor të vendimeve të tyre, atëherë ata janë zullumqarë. Shkelësit e ligjit janë ata që nuk respektojnë obligimet e besnikërisë.

*Përktheu dhe përshtati:*
***Ataulla Rexhepi***

---

*Fusnotat:*

1. Shënim i përkthyesit:
Ky artikull është bazuar në një nga ligjëratat e Sejjid Abul A'la Maududi, dhe është përkthyer në gjuhën angleze nga Prof. Ahmed Khan dhe Prof. Khurshid Ahmad.
Abul A'la lindi më 3 Rexheb,1321 H (25 shtator 1903 AD) në Aurangabad, një qytet i njohur në ish-shtetin Hyderabad (Deccan), aktualisht Maharashtra, të Indisë.

2 Ky artikull është bazuar në një nga ligjëratat e Sejjid Abul A'la Maududi, dhe është përkthyer në gjuhën angleze nga Prof. Ahmed Khan dhe Prof. Khurshid Ahmad.
Abul A'la lindi më 3 Rexheb,1321 H (25 shtator 1903 AD) në Aurangabad, një qytet i njohur në ish-shtetin Hyderabad (Deccan), aktualisht Maharashtra, të Indisë.

# Islami, siguria dhe vdekja

Dr. Muhammed Ali El-Hulij




### Ndjenja e sigurisë

Nga nevojat themelore të njeriut është ndjenja e sigurisë.[1] Ndjenja e sigurisë është nevojë psikologjike, e cila duhet të plotësohet, sikurse është edhe sendërtimi i harmonisë dhe pajtimit personal. Sikur e dimë, nevojat e njeriut janë dy llojesh: fizike dhe psikologjike.

Nevojat fizike përfshijnë nevojën për ujë, ushqim dhe ngrohtësi. Nevojat psikologjike përfshijnë nevojën për përkatësi, siguri dhe simpati apo anim ndaj tjetrit. Nëse nevojat fizike nuk plotësohen, zakonisht çështja përfundon me shkatërrimin e trupit. Nga ana tjetër, nëse nevoja psikologjike nuk është plotësuar, kjo zakonisht çon në çrregullime psikologjike, në mungesën e kënaqësisë, të kujdesit dhe në çrregullimet e ndryshme në mirësjellje.

### Harmonia e brendshme

Islami thekson moralitetin dhe etikën, sepse njeriu më shumë se sa për ushqimin, ka nevojë për jetë të hareshme. Njeriu ka nevojë për harmoninë e brendshme. Njeriu është trup dhe shpirt, ai nuk është vetëm trup apo vetëm shpirt. Prandaj, njeriu ka nevojë për atë që i plotëson nevojat e tij trupore dhe shpirtërore. Islami i jep njeriut ndjenjën e sigurisë. Kjo ndjenjë ndërtohet në mënyra të ndryshme.

### Vdekja nuk është fundi

Islami i mëson besimtarët se vdekja nuk është fundi i jetës, se kjo jetë është vetëm një fazë; se ekziston jeta tjetër pas vdekjes; se vdekja është urë ndërmjet dy jetëve dhe se vdekja është pika lëvizëse e jo përfundimtare. Kjo domethënë se myslimani beson se jeta e tij është e pandërprerë. Ky besim i jep njeriut ndjenjën e sigurisë. Si mund të ndihet i sigurt personi i cili beson se vdekja është fundi i tij? Islami na flet që të mos brengosemi, të bindur se do të vazhdojmë të jetojmë edhe pas vdekjes, edhe pse në një mënyrë tjetër. Kjo bindje e qetëson personin. Myslimani nuk i frikësohet vdekjes, sepse ai e di se vdekja është fazë kalimtare, e jo fundi i jetës. Nëse njeriu nuk beson në botën tjetër, atëherë njeriu do të frikësohet shumë edhe nga vetë ideja e vdekjes. Ai gjithashtu do të jetë nën presion të madh që të vrapojë pas parasë dhe epsheve, sepse mendon se kjo jetë është rasti i vetëm dhe i fundit. Ky presion do ta privonte njeriun nga harmonia, siguria dhe baraspesha e tij e brendshme.

### Jeta tjetër

Myslimani beson në jetën pas vdekjes, domethënë në jetën tjetër. Kjo e kënaq dhe e bën të sigurt. Ai ndihet i sigurt në pandërprerjen e jetës. Ai ndihet i sigurt për sa u përket veprave të tij në këtë jetë: e di se do të shpërblehet për veprat e tij të mira, për këmbëngulësinë e tij, për mirësjelljen dhe sakrifikimin e tij. Myslimani ndihet i sigurt në pikëpamje të vazhdimësisë së jetës së tij dhe në pikëpamje të drejtësisë së Allahut. Kjo ndjenjë do ta eliminojë dëshpërimin, pikëllimin, pashpresën dhe brengosjen, dhe njeriun do ta bëjë më optimist, më aktiv dhe më vetëmohues.

### Mëshira e Allahut

Islami e mëson besimtarin se Allahu është më i mëshirshmi. Ky kocept i mëshirës së Allahut është thelbësor në Islam. Mëshira e Allahut ndikon tek myslimani në dy mënyra: me shembullin dhe me faljen. Nëse Allahu është i mëshirshëm, edhe njeriu duhet të jetë i mëshirshëm. Njeriu duhet të jetë i mëshirshëm ndaj njerëzve të të gjitha racave dhe feve. Njeriu duhet të jetë i mëshirshëm edhe ndaj shtazëve. Njeriu duhet të jetë i mëshirshëm ndaj meshkujve dhe femrave të tjera, ndaj kushërinjve dhe të huajve, ndaj prindërve e fëmijëve dhe ndaj të gjitha qenieve. Kjo atmosferë e mëshirës në Islam njeriut i ofron ndjenjë sigurie, sepse mëshira është diçka që ti i jep tjetrit dhe tjetri ta jep ty. Sikur të gjithë të ishin të mëshirshëm në mënyrën e vet, të gjithë do ta gëzonin mëshirën dhe do të ndiheshin të sigurt në pikëpamje të jetës, nderit, të drejtave dhe pronës së vet.

Mëshira e Allahut vepron në mënyrë tjetër. Kur njeriu gabon, ai nuk është eliminuar përgjithmonë nga bekimi i




Allahut. Në Islam, nëse gabon, dyert e faljes së Allahut janë të hapura. Nëse gabon dhe pendohesh sinqerisht, Allahu të fal. Formula e këtillë e Allahut e mëshirës dhe e faljes, myslimanin e bën të sigurt në lidhjen e tij me Allahun dhe të sigurt në kodin e tij moral dhe në të ardhmen e moralshme.

### Mëshira njerëzore

Islami ka theksuar konceptin e mëshirës së Allahut dhe të ndërnjerëzores. Kur myslimani ha, ai flet duke thënë: Bismi'l-lahi'rr-rrahmani'rr-rrahim ("Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit"). Kur myslimani lexon apo reciton Kuran, e fillon me theksimin e mëshirës së Allahut. Në namaz dhe lutje myslimani e thekson mëshirën e Allahut shumë herë për çdo ditë.

Kështu myslimani këtë koncept të mëshirës e përsërit shumë herë brenda një dite. Myslimani jeton në atmosferën e mëshirës, si fizike ashtu edhe psikike. Myslimani është i udhëzuar drejt ndjenjës se Zoti është më i mëshirshmi dhe se vëllezërit e tij në fe janë të mëshirshëm. Nëse raportet personale me Allahun dhe njerëzit janë të kontrolluara me mëshirë, kjo do ta bëjë të sigurt në të tashmen dhe në të ardhmen.

### Besimi në Allahun

Besimi në Allahun njeriut i ofron ndjenjën e sigurisë. Si mund të ndihet personi i sigurt, nëse nuk beson në Allahun? Hulumtimet kanë treguar se çrregullimet mendore shfaqen më shpesh dhe më serioze te pabesimtarët sesa tek besimtarët. Mosbesimtari nuk është i sigurt në asgjë. Ai nuk është i sigurt në fillimin e tij, në përfundimin e tij apo në synimet e tij. Pabesimtari nuk është i sigurt në vlera, ideale, në të mirëfilltën, të gabuarën, të mirën apo të keqen. Pabesimtari zakonisht është një person skeptik, i shqetësuar, konfuz dhe i hamendur.

Ndryshe nga ai, myslimani e di si është nxënë. Myslimani e di si do të zhvillohet jeta e tij. Myslimani e di qind për qind ç'është e mirë dhe ç'është e keqe. Myslimani është i sigurt për veten, jetën e tij, universin, raportet e tij shoqërore, për të drejtat e tij dhe obligimet e tij. Myslimani është i sigurt për idealet dhe vlerat e tij.

### Siguria në vlerat

Siguria e myslimanit në vlerat dhe idealet e tij buron nga kodi i tij gjithëpërfshirës moral që i është dhuruar njeriut nga Zoti. Kur personi ka vlera të qarta, ideale të qarta, fillim dhe përfundim të qartë, ai ndihet i sigurt, sepse e di ku shkon dhe si shkon. Nëse i kundrojmë disa mjedise joislame, shohim se atje personat me çrregullime mendore janë si dukuri e shpeshtë. Kjo është pasojë e mungesës së besimit në këto mjedise. Pa besim, njeriu ndihet i humbur, i papërkrahur dhe e ndien se nuk ka qëllim më të rëndësishëm. Nga ana tjetër, me besimin në Allahun, njeriu ndihet i sigurt, sepse ndien se udhëhiqet dhe përkrahet nga Allahu, dhe se ka rol të rëndësishëm.

Kështu Islami njeriun e furnizon me siguri psikologjike, e cila i duhet. Islami e furnizon njeriun me siguri nëpërmjet vazhdimësisë së jetës, nëpërmjet mëshirës së Allahut dhe nëpërmjet udhëzimit të Allahut. Kur e di se jeta jote është e vazhdueshme, ndihesh i sigurt; kur e di se Allahu është më i mëshirshmi, ndihesh i sigurt; kur e di se Allahu udhëzon dhe i mbron ata që besojnë në Të, ndihesh i sigurt.

*Përktheu:*
***N. Ibrahimi***

# Aishja r.a. nëna e besimtarëve

**Hatixhe Ahmeti**

Gruaja gjithmonë ka luajtur një rol të rëndësishëm në shoqëri, me të drejta të veta për ekzistencë, punë, edukim dhe trashëgim. Të drejtat e saj, në varësi nga periudhat kohore, kalojnë nga një gjendje në një gjendje tjetër. Të drejtat e veta gruaja i fiton në vende të ndryshme dhe në kohë të ndryshme. Për shembull, gruaja në Islam në vendet arabe të drejtat e veta i ka fituar në kohën e shpalljes së Islamit.

Gruaja ka një rol shumë të rëndësishëm në zhvillimet dhe ndryshimet kulturore në një shoqëri; gjithashtu ajo ndikon drejtpërdrejt në zhvillimin dhe përparimin e gjinisë njerëzore, sepse kjo krijesë e butë ka kontakt shumë më të afërt me gratë dhe me fëmijët.

Një shëmbëlltyrë të tillë, të një gruaje që gëzon autoritet, e kemi edhe tek gruaja e Resulullahut a.s. hz. Aishja, nëna e besimtarëve, vajza e njeriut të parë prej burrave që i besoi Muhamedit a.s., Ebu Bekër Es-Siddikut.

Aisheja r.a. lindi nëntë a dhjetë vjet para Hixhretit në Mekë. Ka qenë e bija e Ebu Bekrit dhe nënës Ummu Ruman, bija e Amir ibni Umejrit. Aisheja r.a. u bë myslimane në moshë shumë të re.[1]

Resulullahu a.s. nuk u martua me asnjë grua tjetër sa ishte gjallë Hatixheja r.a.. Edhe pas vdekjes së saj, nuk u martua për një kohë. I Dërguari a.s. u mërzit shumë kur vdiq Hatixheja r.a.. Hatixheja r.a. dhe Ebu Talibi vdiqën në të njëjtin vit, dhe kjo ishte një ngjarje e rëndë për Alejhisselamin, prandaj atë vit e quajti ‘Senetul Huzni’- ‘Viti i dëshpërimit’. Një ditë erdhi tek Muhamedi a.s. Havle binti Hakim, gruaja e Osmani ibn Me’zunit, dhe i propozoi që të martohej me Aishen, të bijën e Ebu Bekër Es-Siddikut. Pastaj shkoi tek Ebu Bekri dhe e kërkoi Aishen në emër të Resulullahut.

Kurorëzimi i Pejgamberit a.s. me Aishen u bë dy apo tre vjet para Hixhretit. Burimet theksojnë se, kur u kurorëzua,




Aisheja r.a. ishte në moshë të vogël. Dasma u bë dy vjet pas kurorëzimit. Atëbotë, sipas transmetimeve, Aisheja r.a. duhej të ishte në mes moshës nëntë e njëmbëdhjetë vjeç. Disa historianë thonë se Aisheja ishte në moshë më të madhe nga ajo që cekëm, kuptohet duke u bazuar në transmetime të ndryshme.

Pejgamberit a.s., pas vdekjes së gruas së tij, Hatixhes, i mbeti barra dhe kujdesi për shtëpi dhe për fëmijë. Tani ai kishte nevojë për një bashkëshorte që do ta ndihmonte dhe do t’i jepte vullnet në aktivitetet e tij islame. Ai gjithashtu ishte i martuar me Sevden, e cila ishte e shtyrë në moshë dhe e ve, për të cilën gjithashtu po kujdesej. Nga ana tjetër, ai kërkoi Aishen nga Ebu Bekri, që t’i përforconte edhe më tej marrëdhëniet e tij shoqërore dhe të kamotshme, duke u lidhur edhe miqësisht me të[2], e në anën tjetër t’i falte një margaritar Islamit duke e përgatitur atë qysh prej moshës së vogël.

Martesa e tij me Aishen ishte bërë që të përfitonin gratë myslimane, duke marrë përgjigjet e pyetjeve, për të cilat kishin turp ta pyesnin drejtpërsëdrejti Pejgamberin. Prandaj u martua i Dërguari me Aishen, të cilën e edukoi dhe e mësoi duke e bërë mësuese të të gjithë besimtarëve deri në Ditën e Gjykimit. Ajo ishte gruaja që transmetoi më shumë se dy mijë hadithe nga Pejgamberi ynë, ishte mësuesja e grave dhe burrave myslimanë, madje ajo u ngrit aq, sa të bëhej edhe komandante e ushtrisë myslimane.

Oferta e martesës nga ana e Pejgamberit ishte bërë dhjetë vjet pas Shpalljes, ndërsa hz. Aishja kishte lindur pesë apo gjashtë vjet para Shpalljes.

Nga kjo del se mosha e martesës së Aishes me Pejgamebrin ishte shtatëmbëdhjetë ose tetëmbëdhjetë vjeç. Kjo temë është shtjelluar më hollësisht në librin ‘Asr-i Saadet’, të Mevlana Shibliut.[3]

Për sa i përket moshës së martesës së hazreti Aishes, për se sipas disa transmetimeve thuhet se ajo ishte në moshë më të madhe, kur u martua me Pejgamebrin, ata bazohen në biografinë e motrës së saj më të madhe, Esma.

Librat e vjetër biografikë për Esmanë r.a., thonë: ‘Esmaja r.a. vdiq në moshën 100 vjeçe, në vitin 73 të hixhretit. Në kohën e Hixhretit ajo ishte në moshën 27 vjeçe, Aishja r.a. ishte dhjetë vjet më e vogël se ajo, kështu që del që ajo në peridhën e Hixhretit ishte në moshën 17 vjeçare[4]. Gjithashtu hazreti Aishja, para se të fejohej me Pejgamberin a.s., ishte e fejuar me Xhubejrin, por ishte ndarë prej tij për shkaqe fetare, meqë ai nuk kishte hyrë në Islam. Kështu e prishi fejesën

me të dhe u fejua me Pejgamberin. Kjo dëshmon se ishte vajzë që e kishte kohën për martesë.[5]

Në një hadith që transmeton Aishja r.a., thuhet se Xhebraili a.s. i kishte sjellë fotografinë e saj, të cilën e kishte mbështjellë në një material të mendafshtë dhe e kishte futur në një këmishë, duke i thënë Muhamedit a.s.: 'Kjo është gruaja jote në këtë botë dhe në Ahiret'. Aishja r.a. ka qenë e vetmja grua beqare, me të cilën u martua Resulullahu. Nënën e besimtarëve, hz. Aishen, Pejgamberi a.s. e donte shumë, asaj nga dashuria, i kishte vënë ofiqin 'bardhoke'. Pejgamberi thoshte: 'Merreni (mësoni) gjysmën e fesë nga kjo bardhoke'. Aishja ishte grua e cila iu bashkua Resulullahut në luftë, së bashku me gratë tjera, të cilat ndjekin plagët e luftëtarëve të plagosur. Në luftën e Uhudit ajo shoqëroi Resulullahun, duke mos u ndarë për asnjë çast prej tij, duke i shërbyer me ujë dhe ushqime pjesëmarrësit e luftës. Gjatë kësaj lufte ajo ia mjekoi edhe vetë Resulullahut plagët që ia kishin shkaktuar mushrikët, duke ia ndalur gjakun që i rridhte në fytyrën e tij të bekuar. Ajo madje kishte dashur të merrte pjesë në këtë luftë si luftëtare me shpatë, por nuk i kishte dhënë leje Muhamedi a.s..

Qysh kur ishte e vogël, babai i saj, Ebu Bekri, u angazhua rreth mësimit dhe edukimit të saj. Aishja, nëna e të gjithë besimtarëve, lexim-shkrimin e kishte mësuar në moshën e saj fare të vogël. Për zgjuarsinë dhe kapacitetin e saj të lartë, ajo ia kishte tërhequr vëmendjen e shoqërisë. Ato që mësonte, nuk i harronte, i përsëriste vazhdimisht. Ajo kishte një memorie jashtëzakonisht të fortë. Ishte një grua e mençur, e zgjuar, e ndershme, krenare e dijetare dhe edukatore e shkëlqyer. Kishte një elokuencë kur shpjegonte, shpjegonte me një mjeshtëri të rrallë, pra ishte një personalitet i kompletuar. Duke u bazuar në memorien dhe karakterin e saj të pakrahasueshëm, dhe duke u bazuar në faktin se këtë zonjë e kishte lavdëruar Kurani famëlartë, ashabët e pyesnin rreth shumë çështjeve, dhe nga kjo zonjë e nderuar mësonin përgjigjet e drejta.

Nëna jonë Aishe, myslimanëve u mësoi të gjitha ato që kishte dëgjuar nga Pejgamberi a.s., sa ishte gjallë Pejgamberi a.s., pastaj në kohën e halifatit të babait të saj, Ebu Bekrit, në kohën e Omerit r.a. dhe në kohën e Osmanit. Gjithmonë agjëronte dhe falte namaz nate. Aishja r.a. ishte e mprehtë në çështjet e fikhut dhe në ixhtihad, pra në përdorimin e logjikës së shëndoshë. Ajo radhitet nga themeluesit e shkencës së fikhut. Gjithashtu është dijetare ndër më të lartët e kohës së saj, dhe numërohet ndër gjashtë dijetarët e fikhut (Fukahausseb'a).

Aishja r.a. ishte një grua me moral të lartë dhe karakter të pastër, me shpirt e zemër të mëshirshme, xhymerte (dorëlirë) dhe e dhënë pas ibadetit, ishte një grua që shquhej për zgjuarsi. Mbi të gjitha, ajo shquhej për cilësinë e saj të shkëlqyer, sepse Islamit dhe dijes u bëri një shërbim të jashtëzakonshëm. Sipas një transmetimi, ajo radhitet ndër dijetarët myslimanë më të ditur; ajo ka transmetuar një të katërtën ose çerekun e fikhut (dispozitave fetare) dhe shkencave fetare.

Kuptohet se Aishja r.a., sipas vargut të transmetuesve, radhitet e treta pas Ebu Hurejres dhe Abdullah ibn Omerit; ajo transmetoi hadithe të sakta nga Pejgamberi. Ajo transmetoi më së shumi hadithe që i përkisnin gruas dhe jetës bashkëshortore, por edhe hadithe të tjera.

Ja se çfarë kishin deklaruar disa nga ashabët dhe dijetarët për Aishen r.a.:

Ebu Musa El- Esh'ari thotë: 'Nëse hasnim në ndonjë problem rreth ndonjë çështjeje, shkonim dhe e pyesnim Aishen.'

Djali i Abdurrahman ibn Avfit, Ebu Selem, ka thënë: 'Nuk pashë asnjë të dinte Synetin (fjalët, veprat dhe punët) e Resulullahut më mirë se Aishja; nuk pashë asnjë më të thelluar në fe se ajo; nuk dinte askush sikur ajo shkaqet e zbritjes së ajeteve (sebebi nuzul) dhe nuk pashë asnjë i cili të dinte më mirë se ajo kapitullin e trashëgimisë (faraid). '

Imam Zuhriu për të ka thënë: 'Sikur t'i mblidhnim të gjithë dijetarët e kohës së saj dhe gratë e tjera të Pejgamberit, të ishte në një anë dituria e tyre, kurse dituria e hz. Aishes në anën tjetër, përsëri dituria e saj do të peshonte më shumë se tërë dituria e tyre.'

Ata bin Ebi Rebah ka thënë: 'Hz. Aishja ishte një nga ashabët që e dinin më së shumi fikhun, ishte nga ata persona që e kishin mendimin më të frytshëm.'

Mesruku nga tabiinët, ka thënë: 'Betohem në Allahun se shumica nga ashabët shkonin dhe e pyesnin hz. Aishen për çështjet e trashëgimisë, dhe i mësonin nga ajo.'

Aisheja r.a. ka transmetuar dy mijë e dyqind e dhjetë hadithe nga Pejgamberi a.s.. Shumica nga ashabët dhe tabiinët kanë transmetuar hadithe nga ajo. Librat e hadithit sahih janë të stërmbushur me fetvatë e Aishes r.a.. Gjithashtu edhe Ahmed ibn Hanbeli, në librin e tij 'Musned', shpjegon gjatë rreth haditheve që kishte transmetuar Aisheja.

Ja disa nga hadithet të cilat i transmetoi Aishja r.a.:

'Oj Aishe, Allahu vepron butë me robërit e tij dhe e dëshiron sjelljen të butë në secilën punë. '

'Ai që e kujton vdekjen njëzet herë në ditë, arrin gradën e shehidit'.

'Ibadeti që më së shumi e pëlqente Resulullahu a.s., ishte ibadeti që bëhej vazhdimisht, qoftë edhe të bëhej pak.'

'Çdo pije që të deh, është haram'.

Pejgamberi a.s. ka thënë: 'Xhebraili nuk prante duke më porositur për respektin ndaj fqinjit, derisa mendova se shpejt fqinjin do ta bënte edhe anëtar në trashëgimi.'

Hz. Aishja fundin e jetës së saj e kaloi kryesisht si muxhtehide, përkatësisht duke dhënë fetva rreth dispozitave të veçanta, që kishin të bënin me gjendjen e gruas. Vdiq në vitin 676 në Medinë. Xhenazen ia fali Ebu Hurejre r.a.. Ajo u varros sipas testamentit që kishte lënë, në varrezat 'El- Baki'.

---

*Fusnotat:*

1. Yunus Emre ÖZULU, Samil Islam ansiklopedisi
2. Sabri Bajgora, Urtësia e martesave të Resulullahut. (ligjërata të autorizuara)
3. Mevlana Sibli, libri, "Asr-i saadet", (Ist. 1928. 2/ 997)
4. Ky vetëm është supozim i dijetarëve, sepse mendimi i parë është më i drejtë, dmth ishte në moshën nëntë vjeçare.
5. Hatemü'l enbiya Hz. Muhammed ve hayati, Ali Himmet Berki, Osman Keskioglu, s. 210

# Murtaja dhe amoraliteti

Abdu'd Daim El Kehil

Është quajtur me emra të ndryshëm, por gjithsesi tmerrues. "Vdekja e zezë", "Murtaja e zezë", - janë vetëm disa prej atyre emrave që të meditojmë rreth paralajmërimit profetik për këtë epidemi vdekjeprurëse.

Degradimi moral filloi të përhapej nëpër tërë botën, e edhe në vendet islame, si shkak i shtimit të pasurisë dhe alternativave të shumta për dëfrimin e epshin, qoftë nëpërmjet këngëtareve (gjysmë)lakuriqe, lokaleve për ushtrimin e prostitucionit, konsumimit të alkoolit, etj..

Në shek. XIV, gjegjësisht në v. 1347, u përhap një sëmundje e panjohur më parë. Ishte pikërisht murtaja, e cila filloi të shtrihej në jug të Azisë dhe në Kinë, dhe për pasojë pati 75 milionë viktima, për të kaluar më pastaj në Evropë dhe për të shkatërruar 2/3 e popullsisë së saj. Atje u quajt "Vdekja e zezë"[1].

Nga fillimi i Renesancës në Evropë, shthurja morale mori karakter edhe më të gjerë veprimi. Njerëzit në shtetet perëndimore filluan të bënin mëkate publikisht, ashtu sikur nuk kishte ndodhur më parë. Ishte shek. XVII kur filluan këto veprime dhe si shkak i prostitucionit të shumtë u shfaq Murtaja në pjesë të ndryshme të këtij kontinenti.

Natyrisht që shthurja morale e atëhershme nuk mund të krahasohet me këtë të sotmen, veçse në atë shekull, me fillimin e përhapjes së amoralitetit, u siguruan edhe lokalet (zyrtarisht e ilegalisht) për ushtrimin e prostitucionit, për t'u përhapur në vende të ndryshme të Evropës.

Kjo sëmundje, që çrregulloi jetën njerëzore dhe shkaktoi kaos të paparë, ishte një vërejtje e frikshme hyjnore.

## Rrëfimi për murtajën

Një numër i madh i dijetarëve perëndimorë konsiderojnë se murtaja, e cila për më pak se një vit, ose thënë më mirë, brenda pak javësh, kishte marrë jetët e mbi 20 milionë njerëzve, ishte ndëshkim prej Allahut të Madhëruar për shkak të shthurjes morale dhe përhapjes së amoralitetit[2].

Murtaja shkakton dhimbje dhe ethe të forta, tumor në gjëndrën limfatike, si dhe shkakton skuqjen e një copë lëkure, e cila më pastaj merr ngjyrë të zezë të frikshme. Pacienti ndien kokëdhimbje dhe të ftohtë, zemra i përshpejton rrahjet, kurse më pas ndodh hemorragjia nënlëkurore, e cila shkakton njolla në trup.

Më pastaj sistemi nervor fillon të dobësohet dhe fillojnë çrregullime nervore tmerruese, të cilat njeriun e bëjnë të dridhet sikur të luante vallen e vdekjes. Brenda pak ditësh trupi nxihet dhe vdes.

## Statistika të frikshme

Në këtë statistikë do të përfshihen vetëm vendet e Evropës, të prekura nga murtaja. Do të vëmë re se murtaja që goditi Evropën në v. 1630, mori jetën e rreth 69% të banorëve të saj, një përqindje kjo më e madhja në histori[3].



*Pikturë ku shihen pasojat e Murtajës në Evropë në shek. XVII*

| Viti | Përqindja e vdekjes nga shifra e banorëve |
|---|---|
| 1347-52 | 5%-35% |
| 1563-1636 | 10-30% |
| 1665 | 28% |
| 1630 | 35%-69% |
| 1709-13 | 30%-49% |
| 1720 | 25%-50% |
| 1743 | 60% |



*Mikrobi i Murtajës "Yersinia pestis", i cili mbyti më shumë se 2/3 e banorëve të Kinës, Indisë dhe Evropës për një kohë shumë të shkurtër dhe befasuese. Bubonic plague, www.wikipedia.org*



*Disa shenja të murtajës së zezë, e cila befasoi shumë herë njerëzimin dhe mori jetë të qindra miliona njerëzve www.bioterrorism.slu.edu*

Hulumtuesit bashkëkohorë kanë vënë re se kjo sëmundje shfaqej kohë pas kohe në mënyrë befasuese e më pas zhdukej për të mos u shfaqur në shek. XIX. Pastaj në shek. XX shumë sëmundje u kthyen sërish si pasojë e rishfaqjes së amoralitetit.

Ndoshta sëmundja më e njohur është AIDS, e cila mbyt me miliona njerëz nëpër ato vende ku ushtrohet prostitucioni me të madhe. Kështu, ne mund të përfundojmë për një të vërtetë shkencore dhe historike, se murtaja filloi të përhapej për shekuj me radhë, për t'ua lënë më pastaj vendin sëmundjeve të tjera, si SIDA, Gonorreja, Sifilisi etj., të cilat janë të lidhura drejtpërdrejt me amoralitetin, prostitucionin apo qoftë edhe me ndonjë devijim tjetër seksual.

***Pyetja:* A ka ndonjë hadith profetik që paralajmëron këtë?**

*Mrekulli profetike*

Thotë Pejgamberi, alejhi's selam:

Nuk ndodh që të përhapet në një popull amoraliteti dhe atë ta bëjnë publikisht, e të mos përhapen në mesin e tyre murtaja dhe dhimbje (sëmundje), të cilat nuk kanë qenë të njohura në mesin e paraardhësve të tyre"[4].

Ky hadith paraqet një mrekulli profetike, e cila flet shumë qartë për sëmundjen e murtajës si dhe për sëmundje të tjera, që nuk kishin ekzistuar më parë, si SIDA etj..

Ky hadith profetik ka bërë një ndërlidhje ndërmjet shfaqjes së amoralitetit dhe publikimit të saj, si dhe ndërmjet murtajës dhe sëmundjeve të tjera të panjohura më parë, gjë që prodhon faktin se ato janë të lidhura ngushtë me shfaqjen e amoralitetit të madhe.

Përshëndetjet qofshin për ty, o i dërguari i Allahut!

*Përshtati në shqip:*
***Sedat ISLAMI***
*Burimi: http://www. 55a. net/firas/arabic.*



*Pikturë ku shihen burri dhe gruaja në agoni të vdekjes, ndërsa shenjat e murtajës iu vërehen në trup. http://en.wikipedia.org*

*Fusnotat:*

1. Black Death, www.wikipedia.org
2. Plague, www.channel4.com
3. http://users.cybercity.dk/~dko12530/black-death.htm
4 Transmeton Ibni Maxheh ndërsa Albani në Sahihu ve daifu suneni Ibni Maxheh 4019 e ka cilësuar hasen.

# Ibn el-Hajthem

Abu Ali al-Hasan ibn al-Hasan ibn al-Hajthem, ishte dijetar arab. Ka dhënë kontribut të çmuar në parimet e optikës, po ashtu edhe në disiplina të tjera shkencore, si në: anatomi, astronomi, inxhinieri, matematikë, mjekësi në përgjithësi e në veçanti në oftalmologji, pastaj në filozofi, fizikë, psikologji dhe perceptim vizual. Dha kontribut në shkencë në përgjithësi me paraqitjen e tij të metodologjisë shkencore.

Nganjëherë në literaturë e gjejmë të quajtur el Basri, sipas vendlindjes së tij në Basra. Ibn Hajthemi gjithashtu në Evropën mesjetare njihej me ofiqin *Ptolemaeus Secundus* Ptolemeu i dytë apo vetëm Fizikani, ndërsa versioni i latinizuar i emrit të tij ishte Alhacen.

Kishte lindur afër qytetit të Basrës së sotme në Irak, në 965, ndërsa jetoi kryesisht në Kajro të Egjiptit, ku edhe vdiq në moshën 76-vjeçare. Me bindjen e plotë në vetveten, për njohuritë e tij matematikore, mendonte se mund të parandalonte vërshimet që shkaktoheshin nga lumi Nil. Pasi u urdhërua nga El Hakim bi Amr Allah, sunduesi i gjashtë i dinastisë Fatimite, që të zbatonte këtë veprim, Ibn Hajthemi së shpejti e pa pamundësinë e konkretizimit të këtij plani dhe u tërhoq nga inxhinieria, duke u frikësuar për jetën e tij, ai filloi të shtirej si i çmendur dhe u vendos në burg shtëpiak në 1011 e deri në vdekjen e Hakimit, në 1021. Gjatë tërë kësaj kohe iu përkushtua punimeve të tij shkencore, deri në vdekjen e tij.

Ibn Hajthemi po ashtu ka ofiqin ‘baba i optikës moderne’, për shkak të librit të tij me shumë ndikim *Libri i Optikës*, të cilin e shkroi derisa ishte nën arrest shtëpiak, ku shpjegoi me saktësi, teorikisht dhe praktikisht, hyrjen në teorinë e vizionit.

Ai po ashtu është i pranuar për eksperimentet e tij me lenta, pasqyra, reflektime dhe për shpërbërjen e dritës në ngjyrat e saj përbërëse. Studioi shikimin me dylbi dhe iluzionet hënore, shpjegoi shpejtësinë e dritës dhe diskutoi për të, duke thënë se është e përbërë nga pjesëza, të cilat udhëtojnë në mënyrë drejtvizore. Për kontributin e tij të vazh-



dueshëm dhënë shkencës, ai konsiderohet pionier i metodologjisë moderne shkencore dhe themelues i natyrës eksperimentale të fizikës.

Fjalori Biografik i Shkenctarëve *”Biographical Dictionary of Scientists”,* shkroi se “Ibn Hajthemi ishte shkencëtari më i madh gjatë mesjetës dhe se puna e tij ishte e patejkalueshme për më se 600 vjet, deri në kohën e Xhon Keplerit”, në të cilin pati ndikim mjaft të madh gjatë veprimtarisë së tij shkencore.

Libri i tij mbi optikën *Kitab al-Manazir*, rangohet në të njëjtën shkallë me librin e famshëm të fizikanit Isak Njutën *Philosophiae Naturalis Principia Mathematica,* që është një ndër librat më me ndikim në historinë e fizikës, për shkak se filloi revolucionin në optikë dhe perceptimin vizual.

Gjatë studimeve që bëri në fushën e optikës, Ibn Hajthemi vuri themelet për zhvillimin e astronomisë teleskopike dhe të mikroskopit.

Në psikologjinë islame Ibn Hajthemi konsiderohet themelues i psikologjisë eksperimentale nga Abdelhamid I. Sabra, për shak të hulumtimeve që kishte bërë për perceptimin vizual e iluzioneve optike dhe pionier i fenomenologjisë në fushën e psikologjisë.

Ai artikuloi raportin në mes botës fizike e asaj të vështruar dhe intuitës, psikologjisë dhe funksioneve mendore. Teoritë e tij, që u referohen diturisë dhe perceptimit duke lidhur fushat e religjionit dhe shkencës, i çoi deri te filozofia e ekzistimit, duke u bazuar në vështrimin e drejtpërdrejtë të realitetit nga këndvështrimi i vështruesit.

Në librin e tij të optikës, Ibn Hajthemi ishte shkencëtari i parë që diskutoi për shikimin apo vizionin, duke thënë se më e drejtë është të thuhet se ato ndodhin në trurin e njeriut sesa në sytë e tij. Duke theksuar se eksperienca personale ka ndikim në atë se çfarë shohin dhe njerëzit si shohin dhe se vizioni dhe perceptimi janë subjektive.

Për shkak të përpjekjeve të tij për të arritur njohuri të shumta shkencore dhe për arritje të mëdha jetësore, të cilat i sollën dobi njerëzimit në përgjithësi, fituesi i çmimit Nobël për fizikë, Abdus Salam, Ibn Hajthemin e ka konsideruar si fizikanin më të madh të të gjitha kohëve, kurse autori Bradlez Steffans e përshkruan si ”shkencëtari i parë”.

## Libri i Optikës

Punimi më i famshëm shkencor i Ibn Hajthemit, është traktati *Kitab al-Manazir* që bën fjalë për optikën, është shkruar në gjuhën arabe nga viti 1011 deri në 1021 dhe ka 7 vëllime.

Është përkthyer në gjuhën latine nga një shkencëtar i panjohur, në fund të shekullit të 12 dhe në fillim të shekullit të 13. Është botuar nga Friedrich Risner më 1572 me titull *Opticae thesaurus: Alhazeni Arabis libri septem, nuncprimum editi; Eiusdem liber De Crepusculis et nubium ascensionibus.*

Risner është edhe autor i variantit të emrit Alhazen, emër ky me të cilin Ibn Hajthemi njihet në Botën Perëndimore.

Ky libër ka gëzuar reputacion të lartë gjatë mesjetës, ndërsa trashëgiminë e tij shkencore e përsosi edhe më tepër Kamal al-Din al-Farisi, me revizionin apo rishikimin që i bëri librit të optikës, e që u quajt *Kitab Tankih al-Manazir.*

## Metodologjia shkencore

Sipas shumicës së historianëve nga e gjithë bota, Ibn Hajthemi konsiderohet si pionier i metodologjisë moderne shkencore, duke zhvilluar metodologji rigoroze eksperimentale për testimet e

kontrolluara shkencore, për të vërtetuar hipotezat teorike.

Metodologjia shkencore e Ibn Hajthemit, ishte shumë e përafërt me metodologjinë moderne shkencore dhe përbëhej nga këto procedura:

- Observimi/Vrojtimi
- Deklarimi i problemit
- Formulimi i hipotezës
- Testimi i hipotezës duke përdorur eksperimentet
- Analiza e rezultateve të eksperimenteve
- Interpretimi i të dhënave dhe formulimi i përfundimit
- Publikimi i arritjeve.

Sipas kësaj shohim që studimi i ndonjë fenomeni të caktuar dhe përpunimi i të dhënave, kalonte nëpër një proces mjaft të sofistikuar dhe produktiv, një mënyrë kjo që ishte shumë efikase për të ardhur në përfundimin me një vlerësim real për çështjet e caktuara që kërkonin zgjidhje.

Në këtë mënyrë edhe u vendosen bazat për metodologjinë moderne shkencore për gjeneratat e ardhshme, po edhe për zhvillimin e shkencës në përgjithësi.

## Kontributet e tjera

Kapitujt 15-16 të librit të optikës flasin për Astronominë. Ibn Hajthemi ishte i pari që zbuloi se të gjithë trupat qiellorë nuk përbëhen nga materia e ngurtë. Po ashtu zbuloi se ajri ishte më i rrallë në lartësi të mëdha. Këto pikëpamje u përsëritën më vonë nga Witelo dhe patën ndikim në sistemin e Kopernikut për astronominë.

Ibn Hajthemi e dallonte astrologjinë nga astronomia dhe refuzoi të mësonte astrologjinë, dhe thoshte se mënyrat e përdorura nga astrologët ishin më tepër hipotetike sesa empirike a shkencore, dhe se pikëpamjet e astrologëve binin ndesh me parimet islame.

Ibn Hajthemi shkroi gjithashtu traktatin e quajtur *Mbi Udhën e Qumështit*, ku i zgjidhi problemet lidhur me Udhën e Qumështit dhe paralaksët. Në periudhën antike, Aristoteli besonte se Udhe e Qumështit ''ishte shkaktuar nga ndezja e një tymi të nxehtë të disa yjeve, që ishin shumë të mëdha, të dendura dhe shumë pranë njëri-tjetrit'', dhe se ''ndezja kishte ndodhur në pjesën e epërme të atmosferës, në pjesën ku bota është e pashkëputur nga lëvizjet qiellore''.

Ibn Hajthemi refuzoi këtë mendim, sepse Udha e Qumështit nuk kishte paralaks dhe se ishte shumë larg planetit tonë dhe nuk i takonte këtij, apo nuk ishte pjesë përbërëse e atmosferës. Ai shkroi se, po të ishte vendndodhja e Udhës së Qumështit përreth atmosferës së Tokës, atëherë në yjet e fiksuara do të vërenim ndryshime të pozitës së tyre.

Në astrofizikë dhe mekanikë astronomike, që janë fusha të fizikës, Ibn Hajthemi në Përmbledhjen mbi Astronominë, zbuloi se trupat qiellorë ''janë të numërueshëm'', sipas ligjeve të fizikës. Ibn Hajthemi në veprën e tij *Mizan al-Hikmah* (Ekulibri i Diturisë), bën fjalë për statikën, astrofizikën dhe mekanikën astronomike. Ai diskutoi teorinë e tërheqjes së trupave ndërmjet tyre.

Një traktat tjetër me titull *Makala fi daw al-kamar* (Mbi dritën e Hënës), të cilin e shkroi pak kohë para Librit të Optikës, ishte përpjekja e parë e suksesshme e kombinimit të astronomisë matematikore me fizikën dhe përpjekja e parë për aplikimin e metodologjisë eksperimentale në astronomi dhe astrofizikë.

Ai e përgënjeshtroi mendimin univers që mbretëronte se Hëna reflekton dritën e Diellit sikur pasqyra, duke përfunduar në mënyrë korrekte se Hëna emeton dritë nga ato pjesë të sipërfaqes, ku dielli godet me rrezet e tij, e këtë e kishte vërtetuar edhe praktikisht me anë të eksperimenteve që kishte bërë.

Ndërsa traktati tjetër i tij *Makala fi'l-karastun* flet për qendrën gravitacionale. Nuk dihet shumë për këtë vepër, përveç asaj që na ka arritur përmes punimeve të mëvonshme shkencore nga dijetari Al-Khazini, në shekullin e 12. Në këtë traktat, Ibn Hajthemi formuloi teorinë e tij, duke thënë se pesha e trupave ndryshon në varësi nga distanca që kanë nga qendra e Tokës.

Ibn Hajthemi ishte pionier në shumë fusha të shkencës, duke dhënë kontributin e tij në shumë disiplina. Hulumtimet e tij shkencore mbi teorinë numerike, gjeometrinë analitike dhe lidhja që bëri në mes algjebrës dhe gjeometrisë, patën ndikim në analizat gjeometrike të Rëne Dekartit dhe kalkulatorin e Isak Njutnit, por edhe në shkencën në përgjithësi.

Sipas biografëve mesjetarë, Ibn Hajthemi shkroi mbi 200 vepra në disiplina të ndryshme shkencore, prej të cilave njihen 96 punime shkencore.

Shumica e punimeve të tij kanë humbur, por më tepër se 50 prej tyre janë ruajtur. Gati gjysma e tyre bëjnë fjalë për matematikën, 23 bëjnë fjalë për astronominë dhe 14 për optikën, e disa në fusha tjera, ndërsa, sipas shkencëtarit të madh Al Khazini, Ibn Hajthemi kishte shkruar edhe një traktat, ku përshkruhej konstruktimi i orës me ujë.

Punime shkencore të Ibn Hajthemit, siç janë ato për objektet gjeometrike, janë gjetur në Bibliotekën Kombëtare të Parisit më 1834 nga E. A. Sedillot. Punime të tjera të këtij dijetari janë gjetur të ruajtura edhe në Bodleian Library të Oksfordit dhe në librarinë Leiden.

Për shkak të kontributit të tij të madh dhënë shkencës, Ibn Hajthem është nga shkencëtarët më të çmuar në historinë e njerëzimit, dhe ai gëzon respekt të madh në gjithë botën. Duhet të theksohet se krateri Alhazen në Hënë është quajtur sipas tij, e po ashtu edhe asteroidi Alhazen 59239.

Ndërkaq, që nga viti 1982 fotografia e tij ishte në bankënotën 10-dinarëshe të Irakut, e më vonë edhe në atë 10.000-dinarëshe, të emetuar në 2003.

Gjithashtu Instituti i Hulumtimeve Shkencore, ku inspektorët e kombeve të bashkuara për armë dyshonin se po bëheshin kërkime për prodhimin e armëve kimike dhe biologjike, në Irakun e Sadam Huseinit, ishte quajtur sipas Ibn Hajthemit.

Ishte besimtar i devotshëm dhe kundërshtar i ideologjisë së mutezilëve, ndërsa të gjitha të arriturat e tij në jetë ia detyronte besimit të madh që kishte në Zotin. Gjithashtu, Ibn Hajthemi kërkimin e tij për të vërtetën dhe diturinë, e përshkruante si rrugë që shpie më afër Krijuesit, dhe thoshte se qeniet njerëzore kanë të meta e mangësi dhe se i përkryer është vetëm Allahu xh.sh..

Dhe erdhi në përfundimin që, për ta zbuluar të vërtetën rreth natyrës, është e domosdoshme të eliminohen pikëpamjet e keqkuptimet njerëzore dhe të lejohet që universi të flasë për vetveten e tij.

*Përgatiti:*
***Besart Shala***

# Dituria ka mbështetje në Kuran dhe Synet

Falënderimi absolut I takon Allahut të Lartmadhëruar, paqja dhe shpëtimi qofshin për Muhamedin a.s., për familjen e tij, për shokët e tij dhe ndihma e Allahut qoftë me të gjithë ata që pasojnë Kuranin dhe Synetin. Allahu i Madhëruar në Kuran thotë: ”Thuaj, a janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë”. Muhamedi a.s. thotë: ”Kush e do këtë botë, le t'i përmbahet diturisë, kush e do botën tjetër (Ahiretin), le t'i përmbahet diturisë, e kush i do të dyja, përsëri le t'i përmbahet diturisë”. Për hadithin, katër imamët e mirënjohur thonë:




Imam Ebu Hanife dhe Imam Shafiu r.a. thonë: ”Hadithi autentik për ne është i padiskutueshëm”. Imam Maliku r.a. thotë: ”Përveç Pejgamberit a.s., fjala e çdokujt pranohet, por edhe mund të refuzohet”. Imam Ahmedi r.a. thotë: ”Ai që refuzon hadithin e Pejgamberit a.s., vërtet i është afruar shkatërrimit”.

Prandaj, në vazhdim të këtij teksti dhe në kuadër të titullit të këtij shkrimi, do t'i shënojmë dhe do të flasim për pesë çështje bazë, të cilat janë brumë i këtij shkrimi: domosdoshmëria e diturisë dhe punës; si lexohet Kurani Kerimi; vlerat e leximit të Kuranit Kerimit; vlera e Kuranit në ndërmjetësim për ithtarin e tij dhe çfarë është e rëndësishme të dijë myslimani.

### 1. Domosdoshmëria e diturisë dhe punës

Dituria pa punë është e qortuar nga ana e Allahut xh.sh., e Pejgamberit të Tij dhe e myslimanëve. Allahu xh.sh.. thotë: ”O ju që besuat, pse po e thoni atë që nuk e punoni? Tek All-llahu është shumë e urrejtur ta thoni atë që nuk e punoni!” (Es-Saff, 2-3)

Ebu Hurejre r.a. thotë: ”Dituria, sipas së cilës nuk veprohet, i gjason pasurisë nga e cila nuk jepet për hir të Allahut”. Ndërkaq Fadli r.a. thotë: ”Një dijetar i caktuar vazhdimisht mbetet injorant përderisa nuk vepron sipas diturisë që posedon”. Po ashtu, Malik Ibn Dinari r.a. thotë: ”Një njeri që nuk di një shkronjë, edhe veprimi i tij është i pakuptimtë”.

Për çështjen në fjalë, pa diskutim që ashabët janë shembull i shkëlqyeshëm; për ta thuhet: ”Kur nga Resulullahu merrnin dhjetë ajete, nuk kërkonin edhe dhjetë të tjera pa mësuar se çfarë bëhet fjalë për diturinë dhe veprimin në dhjetëshin e parë, dhe thoshin: e kemi përvetësuar diturinë dhe veprimin”. Lidhur me Fjalën e Allahut xh.sh..: ”…të cilët e lexojnë drejt ashtu si është…” (El-Bekare, 121), komenti i Ibni Abbasit r.a. është: ”e pasojnë me përpikni”. Po ashtu, Fadli thotë: ”Kurani ka zbritur për të vepruar sipas tij, prandaj, krahas leximit e studimit, duhet t'i përmbahemi dhe të veprohet sipas tij”. Kështu, myslimani duhet të nxitojë në përgjigje të përmbajtjes së veprimit, meqë elita e Ymetit për një çështje që e mësonin, pa hezituar konkurronin për ta zbatuar atë, duke marrë për model fjalën e Resulullahut s.a.v.s., ku thuhet: ”Kur t'ju urdhëroj për diçka, realizojeni sipas mundësive, e kur t'ju ndaloj për diçka, lëreni/braktiseni”. (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi). Prandaj, hadithi qëndron në lidhshmëri të ngushtë me Fjalën e Allahut, në të cilën tërhiqet vërejtja për dënim të dhembshëm: ”…prandaj, le të ruhen ata që kundërshtojnë rrugën e tij (të dërguarit), se ata do t'i zërë ndonjë telash, ose do t'i godasë dënimi i idhët”. (En-Nur, 63). Në këtë kontekst, në vazhdim po sjellim edhe këta shembuj:

- Nëna e myslimanëve, Ummu Habibe, përcjell hadithin:”Ai që gjatë njëzet e katër orëve fal dymbëdhjetë rekate, me to ndërtohet një shtëpi në Xhennet për të”. (Transmeton Muslimi). Pastaj ajo thotë: ”Prej asaj kohe që e kam dëgjuar Resulullahun, unë nuk i kam braktisur (vazhdimisht i kam falur dymbëdhjetë rekate).”

- Ibn Omeri përcjell hadithin: ”Për myslimanin është detyrim obligative që të bëjë testamentin, të mos i kalojë dy net pa e pasur testamentin të shkruar”. (Transmeton Muslimi). Në vazhdim ai thotë: ”Prej se e kam dëgjuar Resulullahun ta ketë thënë këtë, nuk më ka kaluar një natë e të mos e kisha të gatshëm testamentin”.

- Imam Ahmedi r. a. thotë: ”Nuk kam shkruar ndonjë hadith, përveçse kam vepruar sipas tij. E në një rast, Pejgamberi bëri hixhamin dhe aty për aty e pagoi

Eba Tiben; edhe unë, kur e bëra hixhamin, aty për aty e pagova El-Hixhamin”.

- Imam Buhariu thotë: ”Prej atij momenti që kam mësuar se përgojimi është haram, kurrsesi nuk kam përgojuar. Prandaj shpresoj që ta takoj Allahun e të mos më marrë në përgjegjësi për përgojimin e dikujt”.

- Përcillet hadithi: ”Ai që, pas çdo namazi, lexon ajetul-kursijjen, nuk ka pengesë për të hyrë në Xhennet”. (Transmeton Nesaiu).

Pas diturisë, në kuadër të amelit (veprimit), vjen menjëhereëë prirja për të mirën dhe të komunikuarit e diturisë tek tjetri, në këtë mënyrë myslimani nuk i pengon vetes shpërblimin dhe as tjetrit të mirën. Në këtë kontekst, Muhamedi a.s. thotë: ”Ai që prin për të mirë, shpërblimin e ka të barabartë me atë që e pason në veprim (d.m.th. pa i munguar palës tjetër asgjë)”. (Transmeton Muslimi). Gjithashtu thotë: ”Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin, por ia mëson edhe tjetrit”. (Transmeton, Buhariu)

Prandaj myslimanit, sa më shumë që përhap të mirën, aq më shumë i shtohet shpërblimi dhe i vazhdojnë të mirat gjatë jetës dhe pas vdekjes. Muhamedi a.s. thotë: ”Kur njeriu vdes, veprimtaria e tij ndërpritet, përveç në tri raste: nga lëmosha rrjedhëse, nga dituria frytdhënëse dhe nga fëmija i mirë, që lutet (bën dua) për prindërit.” (Transmeton Ahmedi).

Në përmbyllje të këtij nëntitulli, shënojmë edhe këtë: Gjatë njëzet e katër orëve myslimani suren El-Fatiha e lexon më shumë se tridhjetë e dy herë, dhe nëpërmjt saj kërkon ndihmë (që të mos jetë prej atyre që kundër vetes tërhoqën hidhërimin, e as prej atyre që humbën veten) e pastaj u përgjasojnë atyre në veprimtari. Braktis mësimin e vepron me injorancë, pra në këtë mënyrë u përngjan të krishterëve që e humbën veten; ose mëson po nuk vepron, dhe në këtë mënyrë u gjason çifutëve, që kundër vetes tërhoqën hidhërimin!




### 2. Si lexohet Kurani Kerimi

Enesi r.a. është pyetur si e lexonte Muhamedi a.s. Kuranin, e përgjigjja e tij ishte: ”E zgjaste shumë kur lexonte: Bismil-lahirr-rrahmanirr-rrahim; e zgjaste: Bismil-lahi, e zgjaste: Err-rrahmani, e zgjaste: Err-rrahimi.” (Transmeton Buhariu).

### 3. Vlerat e Kurani Kerimit

Kurani është Fjalë e Allahut, vlera e tij kundrejt fjalëve të tjera është si vlera e Allahut kundrejt krijesave të Tij; leximi më i vlefshëm është ai që gjuhën e vë në lëvizje me të (me Kuranin).

**a) Vlera e mësimit të Kuranit Kerimit**

Për vlerën e mësimit të Kuranit kur e lexon personalisht dhe kur ia lexon tjetrit, Muhamedi a.s. thotë: ”Më i miri prej jush është ai që e mëson Kuranin dhe njëherësh ia mëson edhe tjetrit”. (Transmeton Buhariu).

**b) Vlera dhe shpërblimi i shumëfishtë për leximin e Kuranit.**

Çdokush që lexon Kuran sinqerisht për hir të Allahut xh. sh., shpërblehet me dhjetë të mira, por ai mund të arrijë gjer në shtatëqind.

Prandaj, myslimani duhet të bëjë përpjekje maksimale për të gjetur kohë për leximin e Kuranit, respektivisht ai duhet të ketë orar ditor dhe t’i përmbahet atij, pavarësisht nga rrethanat. Por, një duhet ditur: puna në vazhdimësi është më e dobishme, qoftë edhe e paktë. Ndërkaq, është e padobishme puna kur bëhet me vrull, po me ndërprerje. E, nëse të godet pakujdesia ose të mer gjumi, bëje zëvendësimin të nesërmen. Për këtë që u tha më lart, shih fjalët e Muhamedit a.s.: ”Ai që lexon një shkronjë nga Libri i Allahut, shpërblimi për të është një, mirëpo një shpërblim është i barabartë me dhjetë”. (Transmeton Tirmidhiu). Hadithi tjetër: ”Kush bie në gjumë (është fjala për natën) pa lexuar Kuran, po atë (leximin) e zëvendëson në mes namazit të sabahut dhe të drekës, i evidentohet sikur të kishte lexuar gjatë natës”. (Transmeton Muslimi). Prandaj, myslimani nuk bën të lërë anash leximin, të menduarit, leximin e drejtë e të bukur dhe vepërimin sipas Kurani Kerimit.

**c) Vlera e nxënies përmendsh dhe leximit të drejtë të Kurani Kerimit**

Për çështjen në fjalë, Muhamedi a.s. thotë: ”Për atë që e lexon Kuranin përmendsh, madhështia qëndron në faktin se ai është i shoqëruar nga engjëjt fisnikë e të mirë. Ndërkaq, për atë që e lexon Kuranin me kujdes dhe përpikëri, madhështia qëndron në faktin se ai ka dy shpërblime”. (Hadithi është autentik).

Po ashtu Resulullahu a.s. thotë: ”Ithtarit të Kuranit i thuhet: Lexo dhe vazhdo me leximin e mirë e të drejtë (të




Kuranit), ashtu siç lexoje mirë e drejt në botën materiale (dynja), meqë vendi ytë është aty ku mbaron leximi i ajetit të fundit”. (Transmeton Tirmidhiu). Hattabiu thotë: ”Përcillet nga tradita se numri i ajeteve të Kuranit përcakton gradën e Xhennetit. Lexuesit të Kuranit i thuhet: Ngjitu në gradën e Xhennetit sipas sasisë së leximit të ajeteve të Kuranit. Kush e lexon tërë Kuranin, ai arrin gradën më të lartë të Xhennetit në Ahiret (në botën e amshueshme). Ai që lexon një pjesë nga Kurani, grada e tij në Xhennet është në proporcion me këtë, dhe shpërblimi përfundon aty ku përfundon leximi”.

**ç) Vlera e të mësuarit Kuranin pasardhësve**

Për këtë Muhamedi a.s. thotë: ”Ai që e lexon, studion dhe vepron sipas Kuranit, prindërve të tij u vihet nga një kurorë prej nurit (dritës), shkëlqimi i të cilave është si shkëlqimi i diellit. Po ashtu, u vishet nga një pelerinë, çfarë nuk kanë veshur në këtë botë, dhe thonë: Përse na vishen këto? Marrin përgjigjen: Për shkak se ua keni mësuar Kuranin fëmijëve tuaj”. (Transmeton El-Hakimi).

**d) Vlera e leximit dhe studimit të Kuranit**

Muhamedi a.s. thotë: ”Kur myslimanët tubohen në ndonjë shtëpi të Allahut të Lartmadhëruar, e lexojnë dhe studiojnë Librin e Tij, mbi ta zbret qetësia, mëshira, i shoqërojnë melekët dhe, për një çështje të tillë, Allahu bisedon me ata që janë tek Ai”. (Transmeton Ebu Davudi).

**dh) Vlera e Kur’anit në ndërmjetësim për ithtarin e tij**

Për këtë çështje Resulull-llahu thotë: ”Lexoni Kuranin, meqë ai në Ditën e Kiametit do të ndërmjetësojë për ithtarët e tij”. (Transmeton Muslimi). Në hadithin tjetër thotë: ”Agjërimi dhe Kurani në Ditën e Kiametit do të ndërmjetësojnë për abdin (adhuruesin)”. (Transmetojnë Ahmedi dhe Hakimi).

## 4. Mirësjelljet për leximin e Kuranit

Ibni Kethiri thekson këto mirësjellje: qetësimi para se të fillohet me leximin e Kuranit, veshja me rroba të mira e të bukura, të kthyerit drejt kibles, në raste gogësitjeje dhe hapjeje të gojës të ndërpritet leximi, të mos ndërpritet leximi me bisedë (me përjashtim të nevojës reale), të ndalurit në ajetet premtuese, duke iu drejtuar Allahut me kërkesë për çështje të nevojshme, e në ajetet kërcënues të kërkojë ndihmën e Tij. Mos të lihet Kurani hapur dhe të mos vihet diçka mbi të. Nëse janë dy e më shumë persona, të mos pengojnë njëri-tjetrin me zë dhe të mos lexohet rrugëve e në vende publike, ku ka zhurmë.

## 5. Për myslimanin çështje të rëndësishme janë edhe këto:

a) El-ilm (dituria). Dituri e pakontestueshme është ajo që buron nga Allahu i Lartmadhëruar dhe Pejgamberi i Tij, të cilat përmblidhen në diturinë islame. Sepse nuk bën të adhurohet Allahu pa dituri dhe, nëse veprohet pa dituri, një veprim i tillë merr kahje të hutisë.

b) El-amel (veprimi). Një nga intrigat e djallit është largimi i njeriut nga dituria, duke e mashtruar, gjoja se, për paditurinë e tij, do të arsyetohet para Allahut xh.sh.. Mirëpo, këtu harrojnë (djalli, po dhe njeriu) faktin se ai që ka pasur mundësi për të mësuar e nuk ka vepruar, në fakt e humb të drejtën për arsyetim. Këtë lloj intrige e praktikoi edhe populli i Nuhut a.s. , me pretekst që të mos kishte dëshmi kundër tyre. Megjithatë, për një sjellje të tillë, ja se ç’flet Kurani: ”... ata i vinin gishtat e tyre në veshë dhe mbulonin kokat me teshat e tyre...” (Nuh, 7).

c) Emër bil-meëruf nehjun anil-munker (urdhërim për të mirë e ndalim nga e keqja). Meqenëse dijetarët janë trashëgimtarë të pejgamberëve, kurse Allahu i mallkoi beni-Israilët për arsye se: ”Ata ishin që nuk ndalonin njëri-tjetrin nga e keqja që punonin. E ajo që bënin ishte e shëmtuar”. (El-Maide, 79). Prandaj, thirrja në Islam dhe interpretimi i diturisë, janë farz (detyrim) kolektiv; nëse dikush e bën këtë dhe ajo është e mjaftueshme, detyrimi bie prej të gjithë myslimanëve, e nëse nuk e bën askush, të gjithë mbajnë përgjegjësi.

ç) Sabri (durimi) përballë vështirësive: gjatë vjeljes së diturisë, gjatë veprimit me të dhe gjatë thirrjes në Islam.

*Përktheu:*
***Ataullah Aliu***

Marrë nga: *“El ilmu lehu isti’nadun fil Kur’ani ves-Sunneh”*

# Nacionalizmi sipas konceptit islam

**Jeton Bilalli**

Koncepti i nacionalizmit, si një rrjedhë, ka tërhequr gjithmonë vëmendjen e shoqërisë, dhe mbi këtë koncept, qëllimi i këtij shkrimi është të bëjë një vështrim në vija të trasha për nacionalizmin si tërësi, nga këndvështrimi islam. Thënia e lartpërmendur kuranore paraqet qëndrimin islam ndaj këtij fenomeni, ku një mozaik popujsh me gjuhë e raca të ndryshme, jetojnë në globin tonë. Kjo qasje nuk është lokale a kombëtare, por më shumë është në vijën globale.

### Përkufizime dhe karakteristika të nacionalizmit; si lindi dhe u zhvillua nacionalizmi!

Në latinishte, fjalët"natio" dhe "nitus" kanë kuptimin e vendlindjes. Dihet se politikologët nacionalizmin e kanë përkufizuar në mënyra të ndryshme, si:

Karlton Hejzi thotë: "Kombi është një grup i pavarur politik me trashëgimi kulturore dhe pikëpamje të përbashkëta ndaj botës".[2]

Hans Kohni thotë:"Faktor për formimin e kombit është koekzistenca e një grupi të posaçëm në një sferë të vetme. Rritja dhe jeta brenda një rrethi të caktuar natyror e gjeografik, krijon unitetin më të madh të solidaritetit fisnor midis individëve. Komb do të formojë vetëm ai grup i cili mbi këto baza ndien interes dhe dobi të përbashkët."[3]

Luiga thotë:"Kombi është një bashkim i individëve, të cilët janë mbledhur së bashku për shkak të faktorit të territorit, të gjakut, të gjuhës, të kulturës apo të historisë".[4]

Sipas Enciklopedisë Amerikane, "Besnikëria dhe dashuria për bashkim kombëtar, janë më të rëndësishme se çdo dashuri tjetër".[5]

Në bazë të këtyre përkufizimeve, na qartësohen dy çështje:

a) Baza e nacionalizmit është në dhënien e autenticitetit ndaj territorit, gjakut apo ndaj gjuhës.
b) Karakteristikë tjetër themelore e nacionalizmit është se tërë besnikëria, dashuria është e përqendruar në atdheun.

**"O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli e një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni ndërmjet jush, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që është ruajtur më tepër (nga të këqijat).[1]**

Disa nga karakteristikat e tjera të nacionalizmit janë:

- Besimi që njeriu duhet të mbrojë bashkatdhetarin nga i huaji, pa marrë parasysh nëse është i drejtë apo jo.
- Lavdërimi, adhurimi i personaliteteve kombëtare dhe heronjve historikë të atdheut.
- Parulla e mirënjohur "Kombi im- Populli më i mirë".
- Emblemat shenjtëruese: flamuri, stema, himni kombëtar… etj..

### Lindja

Edhe pse disa tipare të nacionalizmit mund t`i mvishen sistemit fisnor (skllavopronar) të qyteteve- shtete greke para disa mijëvjeçarëve, nacionalizmi si një shkollë politike, sociale dhe ideologjike e të menduarit, lindi në Perëndim si vazhdim apo pasojë e Revolucionit Frëng.

Pra, për herë të parë u zbatua në praktikë (shpirti grupor i masave). Në atë kohë u shtuan dukshëm emocione për flamurin dhe atdheun, glorifikoheshin dhe adhuroheshin heronjtë kombëtarë, u kompozua himni kombëtar, u theksua shenjtëria e racës dhe gjuhës frënge etj. , dhe me tërë këto koncepti i nacionalizmit fitoi popullaritet.[6]

Çdo revolicion i njëmendtë është një çast besimi, që do të thotë një gjendje frymëzimi, pra ka elemente etike.[7]

Njeriu nuk mund të jetojë pa besim dhe pa ideologji, ndaj të cilave mund të shfaqë dhembshuri dhe dashuri. Në mesjetë, në Perëndim Krishterimi ishte religjion njëdimensional joshkencor dhe anti-intelektual, prandaj ky besim i vdekur nuk ngjallte zell, fanatizëm dhe solidaritet. Me Revolicionin Frëng iu dha fund mbizotërimit të kishës, ideologjia e saj ra poshtë, mendimi që përfaqëson ajo (mendimi fetar) u përjashtua nga jeta

يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ إِنَّا خَلَقۡنَٰكُم مِّن ذَكَرٖ وَأُنثَىٰ وَجَعَلۡنَٰكُمۡ شُعُوبٗا وَقَبَآئِلَ لِتَعَارَفُوٓاْۚ إِنَّ أَكۡرَمَكُمۡ عِندَ ٱللَّهِ أَتۡقَىٰكُمۡۚ إِنَّ ٱللَّهَ عَلِيمٌ خَبِيرٞ ﴿١٣﴾

shoqërore.[8] Pra, pas lindjes së Renesancës, religjioni (Krishterimi) u tërhoq tërësisht nga jeta politike, shoqërore dhe emocionale e njerëzve, kështu që ideologjia perëndimore mbeti në vakum të madh dhe nacionalizmi u shfaq si një pseudoreligjion, të cilin Perëndimi e krijoi, me qëllim që të plotësonte vakumin shpirtëror-ideologjik.[9]

Siç dihet, njeriu është në luftë të vazhdueshme në mes asaj që quhet "ego"-animit nga vetja e tij, dhe asaj që është racionalisht e vërtetë -e drejtë; kjo shumë herë ka shkaktuar plasaritje-përplasje identitetesh. Për të përballuar krizën e identitetit, njerëzit afrohen me ata që kanë prejardhje, fe, gjuhë, vlera e institucione të ngjashme, kurse largohen prej atyre që i kanë të gjitha këto, të ndryshme[10], dhe sot kjo po ndodh (Evropa), që popuj të ndryshëm të bashkohen në një identitet dhe qytetërim të përbashkët.

Ndërsa për sa i përket zhvillimit dhe përhapjes të nacionalizmit, faktorë kryesorë kanë qenë Kolonializmi dhe Kapitalizmi. Jozef Lajten, historian i sociologjisë, shkruan: "E tërë historia e shekullit 19 është mbështetur në nacionalizmin ekonomik-politik, që rezultoi me përleshje dhe kolonizime".[11]

Si shembull mund të marrim himnin e Gjermanisë "Deutschland, Deutschland über alles" ('Gjermania mbi gjitha'), insiston jo vetëm në ndjenjën luftarake, por edhe në preferencën për atdheun si vlerë për të cilën vlen të sakrifikohet.[12]

Këto ishin ndjenjat në superioritetin kombëtar e racor si dhe mburrje fisnore,[13] pra ishin rrjedhojë e drejtpërdrejtë e nacionalizmit dhe njëkohësisht siguruan terren për ekspansionizëm politik dhe ekonomik, gjegjësisht motive për kolonizime të reja.

Faktori tjetër me ndikim të madh në shfaqjen dhe mbështetjen e nacionalizmit të shekullit 19, ishte sistemi kapitalist, i cili rrënjët e veta i lëshoi në Perëndim. Pra kapitalizmi, me parullën

e atdhedashurisë dhe “interesave nacionalë”, mobilizoi bashkatdhetarët e vet për qëllime, si:

- Të sigurojë tregje të reja në pjesët e tjera të botës;
- Të monopolizojë tregun vendës dhe ta ruajë atë nga importi i mallrave të huaja.[14]

## Dallimi në mes Nacionalizmit dhe Patriotizmit si edhe qëndrimi i Islamit ndaj tyre

Ndonjëherë nuk mund të kuptohet dallimi në mes patriotizmit dhe nacionalizmit, për shkak se është një vijë e hollë që i ndan ato, mirëpo patriotizmi është ndjenjë natyrore dhe instinktive e njeriut, kurse nacionalizmi paraqet ideologji; i pari është sentimental, kurse i dyti është një pseudoreligjion, realisht, në esencë, nacionalizmi fillon me instinktet -”instinkti i grupit”dhe “dashuria për shtëpinë”, që më në fund të përfundojë në një pseudoreligjion dhe, më skajshmërisht në fanatizëm racor. ”Dashuria për shtëpinë dhe për gjakun” janë instinkte të manifestuara edhe tek shtazët[15], pra kjo është e lindur tek njeriu dhe për këtë është normale që njeriu të ndihet i relaksuar pranë të njëjtit lloj, mirëpo - të kërkosh kontrollin e sjelljes së njeriut te faktorët si vendi dhe gjaku, apo sipas Frojdit, te faktorët seksualë, - është një degradim i njeriut dhe këto e sjellin atë në nivelin e instinktit shtazarak, sa kohë që njeriu bazohet dhe privilegjohet në përsosurinë shpirtërore dhe intelektuale.

Është në natyrën e gjërave, që të bëjmë veprime më të mira ose sosh që sjellin pasoja më të mira, prandaj, sipas shkollës islame, kriteret dhe faktorët përcaktues nuk kanë të bëjnë me territorin, gjakun, ushqimin apo gjininë, veçse këtu parashtrohen besimi dhe idealet e njeriut, të cilat burojnë nga vetëdija, intelekti, për se edhe vetë njeriu dallon prej krijesave të tjera, për intelektin.

Islami lejon-parapëlqen ndjenjat e thjeshta patriotike, siç janë dashuria ndaj prindërve, fëmijëve, familjes, dashuria ndaj vendit të vet, saqë dashuria e atdheut është pjesë e besimit fetar, por deri në atë masë sa këto ndjenja të mos i kundërvihen idealit më të lartë - besimit dhe virtytit. I dërguari islam, Muhamedi a.s., thotë: ”Fanatizmi nuk paraqet lidhshmërinë e thjeshtë me fisin, po paraqet përkrahjen e farefisit dhe bashkatdhetarëve në të mirën dhe në të keqen, në të drejtën e në të padrejtën, dhe në të gjitha rastet. Personi i atillë shkakton hidhërimin e Zotit” (Transmeton Ebu Davudi)[16].

Sipas besimit islam, njeriu është ai që i gëzohet familjes dhe brengoset nga vetmia, sepse Zoti njerëzve ua ka bërë të dashur jetën familjare e të urryer jetën në vetmi, dhe këtë e shohim nga një thënie kuranore: ”Dhe nga faktet e Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji palën (femrën), në mënyrë që të gjeni prehje tek ato, dhe në mes jush krijoi dashuri e mëshirë”.[17]

Teoricienët e nacionalizmit, mbështetjen e tyre e gjejnë në faktorët gjeografikë, gjuhësorë, racorë, politikë, ekonomikë, kulturorë dhe historikë, kurse territorin, atdheun, gjakun dhe historinë i konsiderojnë si faktorë kyç që ndërtojnë identitetin kombëtar.

Në Islam dallimet nga raca, fisi, kombi dhe familja, nuk janë kritere për superioritet dhe inferioritet, ato janë vetëm kuptime të lehtësimit të marrëdhënieve njerëzore, dhe kjo shprehet shumë qartë në thënien e Kuranit: ”O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli e një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni ndërmjet jush, e s’ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që është ruajtur më tepër (nga të këqijat).[18]

Pastaj citati “…t’ju ndajë në grupe e të luftoni njëri-tjetrin”.[19] Apo: “Me të vërtetë, faraoni e ka ngritur kryet lart në tokë, e popullin e saj e ka grupëzuar…”[20]

Gjithashtu profeti islam thotë: ”Nuk ka përparësi arabi ndaj joarabit, as i bardhi ndaj të ziut, përveçse nga nderi-dëlirësia”[21]. Sipas mendimit islam, Zoti nuk deshi për njerëzit që të takoheshin brenda kornizës që formojnë popujt dhe fiset në luftë me fise dhe popuj të tjerë, që është pikërisht kjo që bën nacionalizmi sot[22].

Kësisoj, ndarja në fise dhe grupe është bërë me qëllimin që të njihen më mirë njëri me tjetrin, jo për t’u mburrur dhe për të shfaqur urrejtje, kundërshtime e epërsi në mes njerëzve.

Nacionalizmi mbështetet në rastësinë e natyrës dhe jo në zgjedhjen dhe vullnetin e ndërgjegjes së njeriut, që e ka Islami. Për këto veçori, nacionalizmi e degradon njeriun gjer në atë masë, saqë e mbyll brenda katër mureve të vendlindjes së vet.

Horizontet mendore të njeriut, nacionalizmi i ngushton në dy mënyra: Së pari, ai e dekurajon njeriun që të mendojë për tërë njerëzimin dhe për mënyrat që t’i ndihmojë atij; nacionalizmi e inkurajon atë që t’i marrë në konsideratë vetëm bashkatdhetarët e tij, si dhe kufizon shtegun e vizionit të tij vetëm brendapërbrenda kufijve kombëtarë. Së dyti e inkurajon që të braktisë besimin, shpirtin dhe intelektin (t’u japë përparësi emocioneve)dhe të përqendrohet vetëm në vendin, gjakun, racën dhe atdheun, dhe në këtë mënyrë ngushton horizontin mendor të tij[23]. Ndërsa koncepti islam nuk dëshiron që njerëzit të burgosen brenda popujve dhe fiseve të tyre dhe të mbyllen në këta kufij.

Siç e shpjeguam më lart, Islami në mënyrë të qartë ka flakur bazat e nacionalizmit, mbi të cilat privilegji u jepet gjuhës, ngjyrës a racës dhe, si rezultat i këtij qëndrimi, është ngjallja e besimeve kombëtare, dhe qëllimi i nacionalizmit është të krijojë një unitet kombëtar. Mirëpo, edhe nëse qëllimi i nacionalizmit është krijimi i unitetit, ai e prish atë qëllim duke theksuar solidaritetin në bazë të racës, gjuhës dhe kombësisë, ku gjërat më të rëndësishme për nacionalizmin janë lojaliteti dhe dashuria për atdheun, kurse për Islamin këto janë Zoti dhe besimi, kështu që Islami është i bazuar në unitetin universal dhe jo në atë racor, të gjuhës… etj.. Megjithëkëtë, kjo nuk do të thotë se Islami nuk i kushton rëndësi çështjes kombëtare ose vendit, pra në kuptimin islam besimtari është ai që gëzohet për rendin dhe qetësinë në atdheun dhe që hidhërohet për shkak të parregullsisë dhe mungesës së paqes.

Walter Lecueri, sociolog i njohur, thotë: ”Një nga veçoritë kryesore të nacionalizmit është mbivlerësimi i një populli dhe nënçmimi i popujve të tjerë, mungesa e vetëkritikës, e ndjenjës së përgjegjësisë dhe e vrojtimit të drejtësisë”. Kjo shihet edhe në interpretimet e gabuara të historisë, me qëllim që të glorifikojë vetveten, për se, në mes të tjerash, Will Durant thotë:”Shekulli 19 shpiku nacionalizmin dhe korruptoi të gjithë historianët”[24].

Nacionalizmi çmon vetëm traditat historike, kulturore, idetë dhe figurat historike të popullit të vet; kjo në njëfare mënyre është egoizëm, edhe pse egoizmi nuk është e thënë që të jetë gjithmonë atribut negativ, si për shembull në procesin e krijimit të qytetërimeve dhe kulturave të tjera, egoizmi është i dëshirueshëm si motivim për merita të veçanta, të cilat krijojnë të mirën e përbashkët[25], mirëpo egoizmi që shqyrtohet mbi vetëpëlqimin dhe fanatizmin kombëtar, me qëllim të imperializmit dhe



kolonizimit të vendeve të tjera, është egocentrizëm, pra ka kuptimin negativ. Ajo që mendohet sikur nacionalizmi është ai që mund ta nxitë kreativitetin e njerëzve, siç mendojnë disa prej mendimtarëve si Harold Lasku,[26] që shkruan: ”Pavarësisht nga gabimet, të metat dhe kundërthëniet që ka nacionalizmi, fanatizmi është ai që liron energjinë dhe kreativitetin e njerëzve”, dhe kjo nuk pranohet si realitet, por si mjet i përshtatshëm për të arritur qëllimin (mirëpo jo për fanatizëm dhe egoizëm pozitiv-motiv për të krijuar të mirën e përbashkët). Këtu, gjithashtu, mendimtarët marrin vetëm rrethanat e Perëndimit (e në Lindje nuk është kështu), në të cilat religjionit i mungon dinamizmi i mjaftueshëm për zgjimin e ndjenjave dhe vullnetit të popullit.

Siç e theksuam në hyrje të këtij shkrimi, ky ishte një vështrim i vijës globale mbi nacionalizmin nga aspekti islam. Në bazë të asaj që u theksua, u pa se Islami ka vizionin e tij mbi nacionalen; mbi atdheun, gjuhën dhe gjakun, pra mbi atë që sot konsiderohet identitet kombëtar. Krejt këtë ndryshim ngjyrash, gjuhësh, dhe identitetesh, që përbëjnë mozaik popujsh, Islami e koncepton si një bashkësi njerëzore, prej një gjeneze dhe prindërish të njëjtë (Ademit dhe Havës) dhe ndarjen e tillë e sheh vetëm si lehtësi për njohje dhe marrëdhënie reciproke…

Qëllimi thelbësor i kësaj eseje është që të shtrojë mendimin islam mbi nacionalizmin si vijë ekstreme, një kartë kjo me të cilën shpesh manipulohet edhe ajo që konsiderohet natyrshmëri e lindur e njeriut, siç janë ndjenjat patriotike, si atdhedashuria e të ngjashme. Në mes rreshtave të kësaj eseje theksuam se Islami përkrah çdo vijë të natyrshme, të pastër dhe pozitive të nacionales, dhe bie në kundërshtim me çdo vijë që shpie në egocentrizëm, shovinizëm dhe racizëm. Këtu sollëm edhe dallimet në mes Islamit si mesazh global-universal për bashkësinë njerëzore, dhe nacionalizmin me vizionin e tij brenda kufijve kombëtarë…

Në fund, të themi se, për të pasur një vlerësim të drejtë ndaj këtyre koncepteve, kjo varet nga botëkuptimet për jetën, për shoqërinë dhe për identitetin shpirtëror e material.

---

*Fusnotat:*

1. Kurani-49:13
2. J. H Carlton Hayes: ”Ese për nacionalizmin”, f. 9, Nju-Jork, 1926.
3. Hans Kohn: Ideja e nacionalizmit;studim mbi origjinën dhe prapaskenën e tij, f. 14, Nju Jork, 1944.
4. Luigo:”Nacionalizmi dhe internacionalizmi”, f. 25, Nju-Jork, 1946.
5. Dr. Ali Muhamed Nakavi: “Nacionalizmi dhe Islami”, f. 48, Prishtinë, 1997.
6. Lalo W. Baron:”Nacionalizmi Modern, f. 43, Nju-Jork, 1927.
7. Alija Izetbegoviç:”Islami në mes Lindjes dhe Perëndimit”, f. 87, Prishtinë, 2002.
8. Ali Bulaç:”Koncepte dhe sisteme bashkëkohore”, f. 222, Shkup, 2005.
9. Dr. Ali Muhamed Nakavi: “Nacionalizmi dhe Islami”, f. 16, Prishtinë, 1997.
10. Samuel P. Huntington:”Përplasja e qytetërimeve dhe ribërja e rendit botëror”, f. 149, Shkup, 2004.
11. Jospeh Lighten:”Konflikti i filozofëve socialë”, f. 439, Nju-Jork, 1937.
12. Ismail Hasani:”Problemet teorike nga sociologjia e religjionit”, f. 85, Prishtinë, pa vit botimi.
13. Shih:Raino Malnes/Knut Midgaard: ”Filozofia politike”, f. 252, Prishtinë, 2007.
14. Dr. Ali Muhamed Nakavi: “Nacionalizmi dhe Islami”, f. 23, Prishtinë, 1997.
15. Po aty, f. 57-58.
16. Po aty, f. 113-114.
17. Kuran, 30:21.
18. Kuran, 49:13.
19. Po aty, 6:65.
20. Po aty, 28:4.
21. Dr. Ali Muhamed Nakavi: “Nacionalizmi dhe Islami”, f. 92, Prishtinë, 1997.
22. Muhamed Kutub:”Bota në fokusin Islam”, f. 427, Tiran, 2006 23Dr. Ali Muhamed Nakavi: “Nacionalizmi dhe Islami”, f. 81, Prishtinë, 1997.
24. Po aty, f. 76.
25. Dr. Mustafa Ceriç: ”Besimi fetar, populli atdheu”, f. 328, Tiran. 2004.
26. Harold J. Losky:”Nacionalizmi dhe ardhmëria e civilizimit”, f. 66, Londër, 1971.

# Nënshtrimi bindja

**Rrustem Spahiu**




Jo shumë moti, në një diskutim për Islamin është parashtruar edhe kjo pyetje: ”Si ndikon në Islam dhe tek myslimanët parimi i përgjithshëm i nënshtrimit, të cilin, siç e dimë, e shprehim kur jemi në lutje”? Kjo na ka shtyrë ta kërkojmë edhe përgjigjen.

Kemi parë që gjatë veprimeve metodologjike, atë që duhet ta ndjekim, dëgjojmë dhe nënshtrojmë, së pari duhet ta verifikojmë dhe të bindemi për atë që kërkon nënshtrim. E njëjta gjë ndodh edhe me përmbajtjen ose lëndën e asaj që urdhërohet ose asaj që ndalohet. Kjo patjetër duhet të parashtrohet racionalisht, lehtë dhe bindshëm.

Kështu Kurani në fillim nxit dhe trimëron për bindjen ndaj Allahut e thotë:

“Allahu flet të vërtetën dhe udhëzon në rrugë të drejtë!”. “Allahu dëshiron t’jua lehtësojë, kurse njeriu është krijuar si krijesë e pafuqishme”. ”Allahu dëshiron t’ju falë”. ”Allahu me të vërtetë është i butë ndaj njerëzve dhe i mëshirshëm”. ”O zoti ynë, Ti më të vërtetë je i mirë dhe i mëshirshëm”. etj..

E pastaj të njëjtën gjë bën në raport me Kuranin. Qysh në fillim të leximit të Kuranit, kërkohet besimi i pakontestueshëm në përmbajtjen e tij:

“Ky është libri në të cilin nuk ka dyshim, udhëzim për të gjithë ata që i frikësohen Allahut” ose: ”E ky libër që po jua shpallim, është i bekuar”. ”Elif-Ra-Lam. Po ta shpallim librin për atë që njerëzit me dëshirën e Allahut, t’i nxjerrësh nga errësira në dritë, në rrugë të të Fuqishmit dhe të Lëvdueshmit”. “Ai nuk flet sipas hamendjes së tij, kjo është shpallje e cila i shpallet”. etj..

Pastaj Kurani lyp dhe kërkon nga ata që e kanë pranuar dhe besuar, që në dobi të tyre të nënshtrohen dhe t’i dorëzohen asaj që kërkohet prej tyre, e thotë: “O besimtar, nënshtroju Allahut dhe nënshtroju Pejgamberit e përfaqësuesve tuaj. E nëse nuk pajtoheni për diçka, drejtojuni Allahut dhe Pejgamberit, nëse besoni në Allahun dhe në Botën e ardhshme. Kjo është më mirë për zgjedhjet tuaja dhe më e bukur”. Ajeti që vijon: “Kur Allahu dhe Pejgamberi i Tij caktojnë diçka, atëherë as besimtari dhe as besimtarja nuk kanë të drejtë të veprojnë sipas hamendjes. E kush nuk dëgjon Allahun dhe të dërguarin e Tij, ai me të vërtetë e ka humbur rrugën e drejtë”. Duke ua shpjeguar pasuesve të vet ajetet për bindshmërinë dhe dëgjueshmërinë, Pejgamberi a. s. në lidhje këtë e bën me obligimin deri në atë masë në të cilën nuk thuhet hyjnia, po që për Islamin kjo është më e drejtë. Pra, në pjesën e ajetit në të cilën thuhet për nënshtrueshmërinë: “e përfaqësuesve tuaj”, përfshirë si Pejgamberin edhe të gjithë ata që janë të autorizuar, të caktuar, përfaqësues, dijetarë, mësues, e të cilët, mbi të gjitha, I nënshtrohen Allahut.

Abdullah Ibni Omeri transmeton hadithin si vijon: “Dëgjueshmëria dhe nënshtrimi janë obligim i myslimanëve në gjërat që ai i do, si dhe në ato që ai nuk i do, por nuk çojnë në mëkat. Nëse kërkohet mëkati, atëherë nuk ka dëgjim dhe as nënshtrim. Pra, nënshtrimi vlen vetëm për veprimin e veprave të mira” - transmeton Ibn Abazi. Sipas mësimit islam, e mira ka të bëjë me krejt atë me se ka të bëjë Kurani, si dhe me atë që është në përputhje më porositë dhe praktikën e Pejgamberit të Allahut, si edhe me atë që pajtohet me rregullat e lejuara dhe të pranuara të shoqërisë, e nuk u kundërvihet atyre hyjnore. Islami qysh në fillim i është shmangur grackës së familjarizmit, gjakut të përbashkët, fisit, bujarisë si dhe kastave. Pra ai e mohon të drejtën e nënshtrimit të atij që kërkohet t’i nënshtrohemi sipas faktit se ai është ndonjë anëtar i klasës sociale, ose sipas prejardhjes së tij rrjedh nga ndonjë kastë udhëheqëse, ose ky është dikushi që në bazë të kapitalit që posedon, ka të drejtë të sundojë mbi njerëzit sikur ka të drejtë të sundojë mbi kapitalin. Gjithashtu, Islami mohon të drejtën që t’u nënshtrohemi udhëheqësve fetarë që të ngrihen mbi të tjerët e të urdhërojnë vetëm në bazë të diturisë së arritur, e mbi këtë dituri nuk ekziston, para së gjithash, respektimi i autoritetit suprem të Zotit dhe nënshtrimit ndaj Tij.

Sipas leksikonit islam, myslimanët llogariten edhe si bashkësi religjioze, edhe si myslimanë, edhe si bashkësi shtetërore, sepse të gjithë janë të barabartë dhe adhurues e nënshtrues ndaj Shpalljes hyjnore, e cila i mbulon të gji-

tha lëmët e jetës së tyre, ky është orientimi i vetëm në punën dhe ligjin që do të respektohet e do t'i nënshtrohemi si në urdhrat ashtu dhe në ndalesat, qoftë kjo individuale, familjare ose shoqërore, ose si lidhje ndërkombëtare me Ymetin. Kështu myslimanët si individë, si bashkësi, si shoqëri - janë të detyruar që dëshirën e tyre t'Ia nënshtrojnë Allahut, gjegjësisht ligjit të Zotit dhe dëshirës së Tij, që është dhënë nëpërmjet këtij ligji. Falë një qasjeje të këtillë ndaj Kuranit, Kurani në mesin e myslimanëve është përqafuar jo vetëm si tekst i lutjeve hyjnore, por edhe si përmbajtje supreme regulative, me se Allahu i është drejtuar njeriut. Kurani çmohet thellë dhe respektohet edhe kur rregullat dhe udhëzimet e tij, urdhëresat dhe ndalesat nuk aplikohen, ose largohemi prej tyre, ose gjatë praktikës jetësore ato thyhen. Mirëpo ai gjithmonë mbetet fuqi mbi njeriun, sepse as për një çast dhe asnjëherë nuk e ka humbur ndjenjën dhe njohjen se ai është Fjala e pakontestueshme hyjnore, autoritet hyjnor, fjalë që jep fuqi nga autoriteti hyjnor-nga autoriteti i Vetë Allahut.

Njeriu në dëgjueshmërinë dhe nënshtrueshmërinë ndaj Allahut, nuk humb as nuk do të humbë as lirinë më të vogël të lirisë njerëzore dhe të kreativitetit. Ai, me nënshtrimin ndaj Allahut, refuzon nënshtrimin e, mbi të gjitha, nënçmimin që si qenia më e përsosur në natyrë, t'u nënshtrohet njeriut dhe ideologjive-siç kërkojnë nga njeriu udhëzimet e rrejshme me mjete si idilet të paraqitura si ideale. Ai nga baraspesha në rrugën e nënshtrimit ndaj Zotit, hyn në kthjellëti në vetëplotësim autoriteti dhe baraspeshë aq të nevojshme, saqë do të veprojë dhe do të funksionojë drejt dhe normalisht, e që njeriut modern kjo i mungon.

Në mes njeriut dhe Shpalljes qëndron njeriu. Këtë e shohim në personalitetin e Pejgamberit a.s., sepse ai paraqitet jo vetëm në rolin e ruajtjes së Shpalljes, pjesët e së cilës kanë zbritur gradualisht në periudhën e dërgimit të Shpalljes gjatë 23 vjetve dhe kur ai veproi edhe si ruajtës, transmetues, edhe si udhëzues në rrugën e Allahut që trasohet, edhe si shembull ideal i pasuesit të Islamit. Asnjëherë dhe për asnjë çast, ai me sjelljet e veta nuk ka mjegulluar madhështinë e



asaj që i ishte shpallur. Ai këtë gjithmonë e ka ekspozuar dhe e ka bërë më të dukshme. Gjithmonë i ka udhëhequr njerëzit nga burimi, që të këndellen dhe të marrin fuqi nga ai, e të njëjtën gjë bënte edhe ai duke na e bërë të ditur se edhe ai si Pejgamber dhe si njeri, u përmbahet besnikërisht rregullave të Shpalljes dhe u nënshtrohet atyre.

Sipas kësaj, Zoti e urdhëron edhe atë, që të jetë i nënshtruar. Nëse këtë e kërkon njeriu që ta ketë edhe për vete, që ta dëgjojë dhe ta pasojë, të nënshtrohet, sipas Islamit, patjetër duhet që më parë të plotësoj kriterin e marrëdhënieve personale ndaj autoritetit të Allahut. Bile nga ai kërkohet një dozë më e madhe e dëgjueshmërisë dhe e nënshtrueshmërisë. Sepse, nëse duam ta ruajmë autoritetin e atij që kërkon të dëgjohet dhe të pasohet në atë që Zoti e urdhëron, atëherë ai person duhet të jetë patjetër bartës i një pjese të një autoriteti që merret për vete nga autoriteti i Shpalljes e në të njëjtën kohë duke ruajtur lirinë e vet personale, ta çojë këtë njeri në pozitë që të udhëhiqet dhe të drejtohet ndaj shpalljes që u afrohet. Ky mund të jetë vetëm ai udhëheqës i cili udhëheq nga brendësia e tij, nga shpirti i tij e jo nga jashtësia e tij. Ky person që pason, ndien, njeh, vlerëson dhe pranon. Kur jemi në çështjen e autoritetit, do të vërejmë se takimi më i shpeshtë me atë autoritet, që është ngritur nga jashtë dhe u afrohet. Ky është autoritet për rrethin ku personi i caktuar, me pozicionin e mundësisë, sepse vetë rrethina ia mundëson këtë, p.sh. profesionin që dikush e aplikon në ndonjë vend të largët, ose pozita në fushën shoqërore: udhëheqësi politik, partia e të cilit ka fituar në zgjedhjet qytetare, gjegjësisht ndonjë pozitë udhëheqëse në ndonjë shoqëri, organizatë ose firmë a detyrë specifike, siç është detyra e gjykatësit, mjekut, mësuesit, oficerit - të cilën e kanë rregullisht ata që varen nga pozita e tyre në shoqëri.

Ata që i rrethon ose tek të cilët varet ndjenja e poshtërimit, zilisë së fshehtë ose ndonjë lloj kundërshtimi, bënë që të pasojnë nevojat e detyrimit dhe jo të lirisë.

Pra, pasimi dhe nënshtrimi këtu është çështje e varësisë, nevojës. Nuk ndihet nevoja për pasim dhe nënshtrim të përhershëm. Më shumë kontribuon personaliteti, urdhrave të të cilit duhet t'u nënshtrohemi. Disa, me këmbëngulësi qëndrojnë në atë që kërkojnë, sikur të ishte shprehje e vullnetit të Zotit, dhe me vetëdije të plotë i heshtin të metat njerëzore dhe dobësitë. Veten e paraqesin si një personalitet ideal, të ngritur mbi të tjerët, dhe sikur ai meriton t'i nënshtrohen pa iu kundërvënë të tjerët. Vetë Muhamedi a. s. ka thënë se disa gjëra që ua paraqet shokëve të vet, janë vetëm mendim i tij dhe asgjë më shumë se kjo, duke thënë: "Mbi atë që nuk më është shpallur, unë jam i barabartë me ndonjërin prej jush", si dhe:"Mos më lëvdoni pa masë. Po unë jam vetëm rob i Allahut". Por personalitetet e lartpërmendura nuk u përmbahen këshillave të Muhamedit a. s., ata janë të preokupuar që ta paraqesin më shumë veten sesa idetë e Islamit, kështu që në këtë mënyrë humbin në grumbullin e atyre që gabojnë.

Të tjerët, në anën tjetër, nuk posedojnë energji të mjaftueshme. Ata që i pasojnë, e hetojnë lehtë se në mesin e atyre që janë të ngjeshur me ide islame dhe atyre që nuk kanë ide, të cilët ia mbajnë vetes si njerëz të rëndësishëm, dhe se idetë i mbajnë si barrë të rëndë. Të tjerët janë konformistët, të cilët harrojnë ose nuk duan ta dinë se ai që kërkon të punohet diçka, të kryhet, sepse ai është udhëheqësi kryesor dhe kreatori i inspiruar.




Mirëpo, autoriteti konformist shkon synon që t'i plotësojë qëllimet dhe dëshirat e atyre që i pasojnë. Çdo gjë që bën ai, e bën këtë me maturi, në mënyrë që t'i shmanget konfrontimit, kështu që ai i shërben masës dhe e pason atë. Gjithmonë ata që dëgjojnë dhe i binden, presin edhe të kundërtën nga ai, që ata mendojnë të punojnë. Presin të jenë të shkarkuar, të injoruar ose, së paku, të korrigjuar. Por e tërë kjo nuk ekziston te konformistët; për të mjafton që të jetë në pozitë dhe ta dëgjojnë, dhe asgjë më shumë. Ky problem është i dukshëm edhe te shumë familje ku autoriteti prindëror ka rënë aq poshtë, saqë janë kthyer në një shërbim të plotësimit të dëshirave të fëmijëve. Ky autoritet konformist cenon përuljen dhe dëgjueshmërinë ndaj Allahut dhe mjegullon kërkesën e Zotit ndaj njeriut. Ideja e Islamit është Islami shkencor, e më pastaj ta përjetojmë me shpirt, ta vërtetojmë me praktikën jetësore dhe ta përvetësojmë në atë mënyrë që dëgjueshmëria, përulësia ndaj Zotit të jetë shprehje e fatit kulmor të njeriut.

Na është e njohur kur është fjala për dëgjueshmërinë, se mendohen dy gjëra: Ata që kërkojnë dëgjueshmëri dhe ata me të cilët ka të bëjë kjo dëgjueshmëri. Edhe njëra dhe tjetra palë, i nënshtrohen vullnetit të Zotit, i cili është shprehur nëpërmjet Shpalljes që i është dhënë njerëzimit.

Ç'duhet të bëjnë ata që urdhërojnë? Ata, në rend të parë, duhet ta shohin dhe ta njohin të mirën e Allahut, që i ka dhënë njeriut. Islamin duhet ta paraqesim si një gjë të mirë jo vetëm për myslimanët, por edhe për tërë njerëzimin. Në ngritjen e vetëdijes për katastrofa ekologjike për tërë njerëzimin dhe botën, nga shpallja të nënvizohen dhe të dalin në pah ato që kanë të bëjnë me natyrën dhe planetin Tokë. Të njihet Islami si një e mirë e përgjithshme, zbulimi nga rregullimi social islam, të drejtat ekonomike, morali i bashkësisë njerëzore duke arritur një nënshtrim që është jashtë myslimanëve, por me përmbajtje kuranore, duke i pranuar dobitë e Shpalljes që shihen në Kuran, dhe urtësitë që ka në to. Fuqia kuranore nuk qëndron vetëm në idenë e tij si ide, fuqia e tij qëndron në fuqinë që vërtetohet në aktivitetet dhe në atë që u përgjigjet marrëdhënieve ekzakte si dhe në fuqinë e tij lëvizëse, që shkakton kualitete të mira dhe të reja. Ai shkakton pajtueshmërinë e brendshme të individëve duke ndërtuar një bashkësi me vizione reale, që të udhëheqë në shoqëri, dhe kjo, jo në mënyrën që të shkatërrojë e pastaj të ndërtojë, por në mënyrë që të riparojë dhe të ndërtojë. Kjo është ajo që i tubon jo vetëm myslimanët, por edhe të tjerët rreth Kuranit, qoftë nëse kjo ka të bëjë me kureshtarët ose me interesin shkencor. Ky takim me Kuranin shkakton hulumtimin e asaj që është kreative dhe e dobishme. Në Islamin e hershëm nuk është lënë askush që të inkuadrohet pasivisht, bile dhe në fushat fondamentale. Bashkë me këtë, është lënë një rrjedhje e gjerë për kreativitetin personal, pa të cilën gjë nuk është lënë anash lutja ndaj Allahut. Me urdhëresën me Kuran dhe Synet, në Kuran kemi edhe atë që është mendub, sjellje e mirë, e kjo është lënë në dëshirën e lirë të atij që bën namaz. Në urdhrin e zekatit është lënë mundësia e sadakasë, bamirësi vullnetare aq sa do, në mënyra dhe në kategori të ndryshme, pa e cenuar atë që është e urdhëruar.

E njëjta mundësi i është dhënë njeriut edhe në fusha të tjera të Islamit. Mjafton që ata që udhëheqin, t'i japin prioritet një gjëje dhe në këtë do t'i kanalizojnë të gjithë besimtarët ose secilin anëtar të bashkësisë, i cili do të ndiejë përgjegjësi për këtë. Secili person duhet të ketë ndjenjën e kënaqësisë personale, si dhe ndjenjën që jo vetëm të marrë pjesë në të mira, po me këtë të mirë të pasurohet dhe të përparojë. Kjo është një qasje pragmatike. E kjo qasje shihet më së miri tek të rinjtë. Më në fund, mund të konstatojmë sa vijon: Gjeneratat nga meset tradicionale kanë ndier nevojën t'i nënshtroheshin Zotit dhe atyre që i udhëheqin, dhe pyesnin vetëm: si ta shprehim dëgjueshmërinë tonë? Pastaj gjenerata pasuese hasin pyetjen si ta shprehin nënshtrimin dhe dëgjueshmërinë, dhe si të jemi të dëgjueshëm. Gjenerata më e re, me gjithë këto pyetjet e para, parashtron edhe dobinë me pyetjen se ç'na ofron Zoti si shpërblim për dëgjueshmërinë. Me fjalë të tjera, gjenerata e re do një Islam, i cili të jetë esenca e jetës me përgjigje cilësore në të gjitha provokimet që sjell jeta moderne, - si fuqi kreative ata kërkojnë që feja të ketë rol shpëtimtar për veten si dhe në jetën në përgjithësi për botën. Pra, nënshtrimi ndaj Zotit, po dhe dëgjueshmëria nuk është dëgjueshmëri e verbër, po impuls për të mirën, më të madhen, më të shenjtën, ajo është mbajtëse e motivimit dhe aksioneve.

# Gjendja e arabëve para Shpalljes

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Politike:** Sistemi politik në Tihame, Hixhaz, Nexhd dhe në të gjitha vendet e tjera të Xhezires Arabe, ka qenë i panjohur. Banorët e Xhezires Arabe, ishin banorë shtegtarë, jeta e të cilëve shtegatare ishte një jetë fisesh. Nuk ishin të bashkuar për të jetuar në një vend, ashtu siç nuk dinin tjetër përveçse vazhdimësisë së shpërnguljes nga një vend në tjetrin, duke kërkuar kullosa të reja për bagëtitë e tyre, në mënyrë që të përmirësonin jetën e tyre në saj të mbijetesës.[1]

Arabët në Xheziren Arabe nuk i nënshtroheshin një sistemi, sikur që i nënshtrohemi ne në ditët tona. Preferonin barazi në mes bijve të një fisi, ashtu siç donin drejtësi në mes një fisi dhe fiseve të tjera. Ruanin lirinë dhe nderin e tyre, si dhe ishin në gjendje të sakrifikonin, duke bërë luftë, për të mbrojtur fisnikërinë, nderin, bujarinë dhe burrërinë e tyre.[2]

Fisi arab ishte i përbërë prej një numri njerëzish, afërsia e gjakut (prejardhjes) dhe uniteti grupor, bënin lidhjen e tyre. Nën hijen e kësaj lidhjeje, lindi ligji tradicional, i cili sistematizonte raportet në mes individit dhe unitetit, duke u bazuar në bashkimin dhe mirëkuptimin reciprok në mes dy palëve, në të drejta dhe obligime. Pra fisi, në sistemin e tij politik dhe shoqëror, i përmbahej këtij ligji tradicional.[3]

Fisi arab kishte kryetarin e vet, i cili quhej zotëri apo shejhul kabile - kryeplak i fisit -, e ndonjëherë e quanin edhe emir - prijës ose udhëheqës - ose edhe mbret. Kandidimin e kryetarit të një fisi e fuqizojnë pozita dhe cilësitë e tij prej veçorive që posedon, siç janë trimëria, burrëria dhe fisnikëria e tij. Pastaj posti i kryetarit nuk ka qenë i trashëguar, por ka qenë e mundur që ky post të kalonte tek i biri, nëse ai ishte kompetent, apo tek i biri i vëllait, ose tek dikush tjetër nga bijtë e të njëjtit fis, nëse ai kishte merita për atë post.[4]

Kryetari i fisit kishte të drejta morale dhe materiale. Nga ato morale, më kryesoret ishin: nderi dhe respekti ndaj tij, përgjigje dhe nënshtrim ndaj urdhrave të tij, pranimi i vlerësimit dhe gjykimit të tij. Ndërsa, nga ato materiale ishin: "Mirba'a" - ¼ e presë së luftës -, "Safaja" - zgjedhja për vete nga preja e luftës para ndarjes së saj -, "Neshita" - ajo që është arritur të kapet, nga pasuria e armikut para takimit me të - dhe "Fudul" - ajo që nuk mund të ndahej nga pasuria e presë së luftës.[5]

Krahas këtyre të drejtave, që i gëzonte kryetari i fisit, ai kishte edhe obligime dhe detyra të shumta, si dhe përgjegjësi të tjera të mëdha. Pra, ai, gjatë paqes duhej të ishte bujar e zemërgjerë ndaj fisit të vet, të ishte përgjegjës në nderimin e mysafirëve, ndaj përfaqësuesve të fiseve të tjera, udhëtarëve, furnizimin e të varfërve nga bijtë e fisit të tij, strehimin e nevojtarëve. Dhe, në fund, në kohë lufte duhej t'i printe ushtrisë së fisit të tij në fushë të betejës, ashtu siç obligohej me lidhjen e paqes, apo e marrëveshjeve me ndonjë fis tjetër. Me fjalë të tjera, kryetari ishte simbol i fisit dhe zëdhënës i tij, duke qenë i shoqëruar me njerëz të mençur, me përvojë dhe të moshuar nga njerëzit e fisit të tij.[6]

Në Xheziren Arabe para Islamit, fiset arabe jetonin në një armiqësi të vazhdueshme. Pikërisht për këtë arsye, udhëheqësit e tyre për të ruajtur veten dhe fiset e tyre, u detyruan të shpërndaheshin në mbretëritë e atëhershme arabe, si: Gasasne në Sham, Menadhre në Hirë dhe Himjer në Jemen. Shumica e fiseve adnanije të Hixhazit, Nexhdit dhe Tihames ishin të nështruara nga himjerët e Jemenit. Ndërsa, pasi Mbretëria Himjer në Jemen u dobësua, adnanët atyre më nuk u nënshtroheshin.[7]

Kurse Meka ka qenë si Republikë tregtare, me aristrokraci fetare dhe me një pavarësi të veçantë.

Në të kaluarën e lashtë, sundimin e Mekës dhe mbikëqyrjen e Qabesë e kishte marrë Ismaili a.s., si dhe sundimi i tij vazhdoi derisa ai qe gjallë. Pas vdekjes së tij, sundimi i Mekës kaloi tek dy bijtë e Ismailit a.s., Nabiti dhe Kajdari. Pas dy djemve të Ismailit a.s., sundimin e Mekës e mori gjyshi i tyre nga nëna, Mudad bin Amr El Xhurhumij.[8]

Pas një kohe, sundimi i fisit Xhurhum u keqësua dhe punët në Mekë u vështirësuan. Sepse, xhurhumasit filluan t'u bënin trysni vizitorëve të Qabesë, si dhe lejuan grabitjen - marrjen e parave të Qabesë[9]. Këto sjellje i kishin shqetësuar fiset adnanije. Kur fisi Huza vërejti presionin dhe zullumin e xhurhumasve, filloi të përgatitej, që me ndihmën e disa fiseve adnanije, t'i luftonin xhurhumasit dhe t'i dëbonin ata nga Meka. Fisi Huza i shpalli luftë fisit Xhurhum, si dhe pas një lufte të ashpër xhurhumasit u mposhtën, për se këta të fundit u detyruan ta lëshonin Mekën, e të ktheheshin në Jemen. Mirëpo, xhurhumasit, para se ta braktisnin Mekën, në pusin Zemzem kishin lënë gjëra të çmuara, si: shpata të rëndësishme dhe jelekë të hekurt me vlerë, si dhe dy drenusha të punuara prej ari, duke shpresuar se një ditë do të mund të ktheheshin prapë në Mekë, mirëpo xhurhumasit nuk u munduan kurrë të ktheheshin në Mekë. Kurse, për në fund, nga mllefi që kishin ndaj huzaitëve, pusin Zemzem e mbushën me rërë, në mënyrë që gjurmët e tij të humbnin dhe të mos mund ta përdornin huzaitët. Dalja e xhurhumasve nga Meka ka ndodhur afërsisht në vitin 207 m. Pusi Zemzem, që prej asaj kohe mbeti kështu i fshehur dhe i pazbuluar, derisa Allahu xh.sh. nuk e mundësoi të gjendej. Pra, zbulimi dhe gjetja e pusit Zemzem u bë para lindjes së Muhamedit a.s., nga gjyshi i tij - Abdul Mutalibi[10].

Fisi Huza vazhdoi sundimin e Mekës, duke u trashëguar brez pas brezi, derisa erdhi i fundit prej tyre, Hulejl bin Hubshije bin Selul El Huzai. Kohëzgjatja e sundimit të fisit Huza në Mekë, vazhdoi deri 300 vjet (sipas një transmetimi). Sundimi i huzaitëve, nga historianët islamë përshkruhet si sundim jokorrekt dhe i padrejtë. Sepse, gjatë kohës së sundimit të fisit



Huza, për herë të parë filloi adhurimi i idhujve në Hixhaz, të nxitur nga kryetari i tyre Amr bin Luhaj El Huzai, i cili ishte një udhëheqës që nuk kishte njeri që të kundërshtonte urdhrat e tij.[11]

**Morale:** Në kohën e xhahilijetit arabët kishin disa vese të këqija, si arroganca, fanatizmi, trysnia, derdhja e gjakut, hakmarrja, përvetësimi i pasurisë së tjetrit, marrja pa të drejtë e pasurisë së jetimit, marrja e kamatës, përdorimi i alkoolit, vjedhja, prostitucioni etj. Përveç këtyre që përmendëm, ata praktikonin edhe lloje të ndryshme ahengjesh, si bixhozin, gazmende të organizuara, në të cilat servohej alkooli dhe lojëra të tjera të turpshme morali, ku cenohej liria e gruas. Për të gjitha këto, ata krenoheshin. Mirëpo, kjo nuk do të thotë se ata ishin të gjithë të së njëjtës kategori. Jo, assesi, sepse krahas atij grupi të njerëzve, kishte edhe të tjerë të shumtë, që nuk merreshin me prostitucion dhe as me kamatë, nuk pinin alkool, nuk derdhnin gjak, nuk bënin zullum dhe nuk merrnin pa të drejtë pasurinë e jetimit[12].

**Fetare:** Në Xheziren Arabe, për shkak të injorancës së madhe dhe përhapjes së idhujtarisë, ana fetare ka qenë e dobët. Arabët, shumica e tyre ishin zhytur në idhujtari, ishin njollosur me idhuj të shumtë, saqë vetëm brenda Qabesë kishte më shumë se 360 idhuj, kurse në çdo shtëpi të banorëve të Mekës, kishte nga një idhull, të cilin e adhuronin[13].

Çdo lexues që do të dijë diçka rreth feve, të cilat kanë qenë aktive në Xheziren Arabe, në periudhën para dhe gjatë Shpalljes, do të gjejë një përzierje të çuditshme fesh të ndryshme. Mirëpo ne do të përqendrohemi vetëm në tri më kryesoret prej tyre, e ato janë:

**Feja e krishterë:** Krishterimi në tokat arabe ishte i përhapur në Nexhran - në Veri të Jemenit -, ku erdhi përmes habeshinjve të Etiopisë së sotme. Kurse, në Veri të Xhezires Arabe u përhap tek fisi Gas-san, i cili kishte lidhje të ngushta me romakobizantinët, tek i cili fis, Krishterimi ishte përhapur më shumë se gjithkund tjetër. Ndërsa, në Irak ishte përhapur tek fisi Menadhre -udhëheqësit e Hire's-. Krishterimi ishte i përhapur edhe tek disa fise të tjera arabe, por me përmasa më të vogla, siç ishin: Taglib, Ijad dhe Kuda'a. Ashtu siç ishte përhapur edhe në disa vende të tjera të Xhezires Arabe, po ashtu me ndikim më të vogël, siç ishin: Vadil Kura, Ejle, Jemame, Devmetul Xhendel, Jethrib, si dhe tek disa individë nga banorët e Hixhazit. Ndërsa, për sa i përket kohës se kur do të ketë ndodhur fillimi i përhapjes së Krishterimit në tokat arabe, një gjë e tillë është e panjohur saktësisht, po supozohet të ketë qenë nga periudha e havarij-junëve[14].

**Feja hebreje:** Hebraizmi në tokat arabe ishte i përhapur në Jemen, Vadil Kura, Hajber, Tejma, Jethrib - Medinë -. Në Jethrib, prej fiseve hebreje ishin: Benu Kurejdha, Benu Nedir dhe Benu Kajnuka'a[15].

Hebrenjtë, në jetën e tyre të përditshme përdornin edhe gjuhën arabe, ishin të ndikuar nga zakonet e arabëve, saqë fëmijëve të tyre u vinin emra arabë. Ata merreshin me tregti, disa edhe me magji, e ndalonin punën ditën e shtunë, agjëronin ditën e Ashurasë, ishin të përpiktë në mbajtjen e festave hebreje, si dhe shumica e tyre ishin analfabetë.

**Idhujtaria:** Idhujtaria në tokat arabe ishte e përhapur në tërë Xheziren Arabe, dhe ajo aty konsiderohej si feja më e përhapur dhe më me shumë pjesëtarë të saj, nga radhët e arabëve. Thuhet se Amr bin Luhaj El Huzai, kishte qenë i pari që futi adhurimin e idhujve në Mekë, në kohën kur Mekën e sundonte fisi Huza, sepse Amrin e paskësh goditur një sëmundje e lëkurës - që shkakton kruarje-, dhe atij i paskëshin propozuar të shkonte në Belka të Shamit, të lahej me ujin e atij vendi, dhe - do të shërohej! Amri shkoi, u la me atë ujë dhe më pas u shërua. Atje kishte vërejtur se njerëzit adhuronin idhuj, prandaj i kishte pyet se ç'ishin ata. "Zota" -, i qenë përgjigjur ata Amrit. "Prej tyre kërkojmë të bjerë shi, dhe bie; kërkojmë ndihmë kundër armiqve tanë, dhe na ndihmojnë; kërkojmë ushqim, dhe na ushqejnë" - kishin shtuar ata. Amri, duke qenë i habitur nga gjithë ato, kishte kërkuar prej tyre që t'i jepnin një idhull të cilin do ta merrte me vete në vendin e tij. Ata, Amrit i kishin dhënë idhullin "Hubel", të cilin e çoi dhe e vendosi në Qabe[16].

**Idhujt më të njohur të arabëve ishin:**

**Hubeli:** Ky ishte idhulli më i madh i kurejshëve, kishte ngjyrë të kuqe, ishte në formë njeriu, i vendosur brenda Qabesë, krahun e djathtë e kishte të thyer dhe kurejshët, meqë ishin më të pasurit, i punuan një krah prej ari. Hubelit i ofronin dhurata të ndryshme, silleshin rreth tij, sikur t'i bënin tavafin[17].

**Lati:** Ka qenë i punuar nga guri në formë katrore, i vendosur në Taif, te fisi Thekif. Fisi Thekif Latin e konsideronin prej zotave më të mëdhenj. Latin e madhëronin edhe fisi Kurejsh dhe të gjitha fiset tjera. Kur fisi Thekif përqafoi fenë islame, Muhamedi a.s. dërgoi Ebu Sufjanin dhe Mugire bin Shu'be'n, për ta rrënuar idhullin Lat[18].

**Uz-za:** Pas Hubelit, ky ka qenë idhulli më i madh tek Kurejshët, madje edhe i bënte konkurrencë atij. Idhulli Uz-za ishte një pemë, pranë saj ishte një potir. Arabët idhullin Uz-za e vizitonin, i jepnin dhurata dhe për të prisnin edhe kurbanë. Ky idhull ndodhej në një luginë që quhej "Nahle", në mes Mekës dhe Irakut. Kur e bënin haxhin dhe tavafin rrethë Qabesë, arabët nuk e konsideronin haxhin të kryer pa shkuar edhe tek idhulli Uz-za dhe të bënin tavafin rreth tij, duke qëndruar aty një ditë. Idhullin Uz-za e adhuronte fisi Gatafan. Kurse, për ta shkatërruar këtë idhull, Muhamedi a.s. kishte dërguar Halid bin Velidin r.a.[19].

**Menati:** Ky ka qenë i njohur në Mekë; atë e adhuronin fiset Hudhejl, Huza'a, Sa'd dhe Kuda'a. Ndodhej në bregdet në mes Mekës dhe Medinës. Këtë idhull e adhuronin edhe fise të tjera, sidomos Evsi dhe Hazrexhi, të cilët, kur e bënin haxhin, vinin tek Menati dhe aty pranë idhullit, qethnin flokët e tyre. E shkatërrimi i idhullit Menat ndodhi vitin e tetë hixhri, kur Muhamedi a.s. ishte nisur për ta çliruar Mekën dhe kishte dërguar Aliun r.a., i cili e shkatërroi Menatin.[20]

**Hanefij-junët:** Kanë qenë një grup njerëzish, në Xheziren Arabe në përgjithësi dhe në Hixhaz në veçanti, të cilët i përkisnin fesë së mbetur të Ibrahimit a.s., si dhe të cilët quheshin hanefij-jun. Hanefijunët besonin në Njëshmërinë e Zotit xh.sh.. Pra, qysh prej kohës së Ibrahimit a.s. e deri në kohën e sundimit të Amr ibn Luhaj El Huzai'ut, feja në Hixhaz ishte e pastër islame, me të cilën erdhën të gjithë pejgamberët. Mirëpo, me ardhjen e Amr ibn Luhaj El Huzai'ut, në krye të qeverisjes së Mekës, idhujtaria filloi të merrte përmasa të mëdha, saqë feja e Ibrahimit a.s. po zbehej gradualisht, derisa numri i anëtarëve të saj arriti në një shifër simbolike.

**Shoqërore:** Pasi Meka kishte arritur të bëhej një qendër e njohur tregtare, e pakrahasuar në tërë Xheziren Arabe apo edhe më gjerë, banorët e saj filluan që të bënin një jetë luksoze. Ndërtuan pallate të mëdha, blenë robër e robëresha, merreshin me ahengje të kota e çoroditëse, duke përdorur alkool. Të pasurit prej tyre shfrytëzonin të varfrit, punonin me kamatë. Kamata ndonjëherë arrinte edhe deri në 100%. Përfitimet e kamatës i konsideronin si të tregtisë[21]. Këtë Allahu xh.sh. e vërteton në Kuran, kur thotë: "Ata që e hanë kamatën, ata nuk ngrihen ndryshe vetëm si ngrihet ai i çmenduri nga të prekurit e djallit. Kjo sepse ata thanë: Edhe shitblerja nuk është tjetër, po njësoj sikurse edhe kamata! e Allahu e ka lejuar shitblerjen,

por e ka ndaluar kamatën…”. (El Bekare: 275).

Prej veprave të shëmtuara të periudhës së xhahilijetit, ka qenë edhe varrosja e vajzave të porsalindura, apo të moshës 1, 2, 3, 4 dhe 5 vjeç. Sa për ilustrim mund të përmendim një ajet kuranor. Zoti xh.sh. në Kuran thotë: “Dhe kur të pyeten ato vajza të varrosura të gjalla. Për çfarë mëkati ato janë mbytur” (Et-tekvir: 8, 9). Kjo vepër zbatohej te shumë fise arabe, por jo tek të gjitha. Kishte nga fiset arabe që nuk i mbytnin vajzat të gjalla, po përkundrazi, urrenin një vepër të tillë, sa e shëmtuar po aq edhe rrëqethëse[22]

**Kulturore:** Historianët islamë kanë rënë në ujdi se arabët - në kohën pak para Shpalljes - cilësoheshin dhe përshkruheshin të kenë qenë analfabetë, të pashkolluar. Një realitet të tillë e ka regjistruar Kurani: “Ai është që arabëve të pashkolluar u dërgoi Pejgamberin nga mesi i tyre që t’u lexojë ajetet e Tij, t’i pastrojë ata, t’ua mësojë librin dhe sheriatin, edhe pse më parë ata ishin në një humbje të dukshme”. (El Xhumua: 2). Sikur të donim t’i numëronim ata të cilët dinin shkrim e lexim në Mekë, do të kishim gjetur që numri i tyre nuk do t’i tejkalonte gishtërinjtë e dy duarve. Mirëpo, përpjekja e parë për ta luftuar analfabetizmin tek arabët ishte bërë kur Muhamedi a.s., pas fitores në luftën e Bedrit, robërve të luftës, gjegjësisht atyre që dinin shkrim e lexim, u kishte ofruar për kompensim të lirimit të tyre, që nga dhjetë fëmijëve myslimanë t’ua mësonin shkrimin e leximin[23].

Nga sa u tha më lart, kuptohet qartë se në çfarë gjendjeje e në çfarë shkalle kulturore ishin arabët para pejgamberllëkut të Muhamedit a.s.. Në mesin e atyre analfabetëve ishte edhe vetë Muhamedi a.s., dhe ky është një argument, me të cilin dëshmojmë për sinqeritetin e këtij të dërguari. Sepse, është e pabazë akuza e armiqve të islamit, që thonë se Muhamedi do ta ketë shkruar Kuranin vetë ose do ta ketë mësuar atë nga dikush.

**Ekonomike:** Përderisa në Xheziren Arabe bujqësia dhe prodhimtaria nuk ishin të zhvilluara, pozita gjeografike e saj, që ishte në mes Afrikës dhe Azisë Lindore, bëri që ajo të ishte me disa favore në aspektin ekonomik. Sepse ajo zinte pozitën e një qendre të lartë në botën e tregtisë. Mirëpo, ata që merreshin me tregti nga arabët e Xhezires Arabe, ishin banorët e qyteteve. Pikërisht për këtë arsye ata morën një hov të madh në zhvillimin e tregtisë dhe u pasuruan shumë shpejt. Në mesin e tyre u shfaqën njerëz të pasur, prej të cilëve ishin edhe Ebu Sufjan bin Harb, Velid bin Mugire, Abdullah bin Xhed’an, etj.. Krahas kësaj që u tha, vlen të përmendet se tërë ajo pasuri nuk ishte e shpërndarë drejtësisht në mes njerëzve, por ishte në duar të individëve, si ata, që u përmendën më sipër. Ndërkohë që nga arabët e Xhezires Arabe kishte shumë banorë që vuanin nga varfëria e skajshme[24].




*Literatura e konsultuar:*

1. Es-siretu n-nebevij-jetu: Ebul Hasen Ali El Husni En-nedevi, Darul Kalem, botimi i tretë, 2006 m - 1427 h, Damask, Siri.
2. Es-siretu n-nebevij-jetu fi davil Kur’an ve S-sun-ne: Dr. Muhammed bin Muhammed Ebu Shehbe, Darul Kalem, botimi i tetë, 2006 m - 1427 h, Damask, Siri.
3. Muhammed A’dhamul besheri (Es-siretu n-nebevij-jetu fi thevbin xhedidin): Muhamed Ahmed Hadr, pa numër dhe pa vit botimi, Kajro, Egjipt.
4. Sej-jiduna Muhammed Resulullah: Muhammed Mahmud Abdul Alim, Sheriketu Sh-shemerli, botimi i dytë, pa vit botimi, Kajro, Egjipt.
5. Tarihul arabil kadim: Dr. Tevfik Ber-ru, Darul fikr, botimi i dytë, 1996 m - 1417 h, Damask, Siri.
6. Dirasetun tahlilijetun lishahsijeti R-resuli Muhammed (min hilali Siretihi esh-sherifeti): Prof. Dr. Muhammed Revvas Kal’axhi, Daru N-nefais, botimi i dytë, 1996 m - 1417 h, Bejrut, Liban.
7. Mevduatun fi T-tarihi vel hadaretil islamijeti: Prof. Dr. Abdul Kadir Uthman Muhammed, Xhamiatu Ummi Durman El Islamijeti, pa vit, numër dhe vend botimi.
8. Përkthimet e ajeteve kur’anore janë të huazuara, nga përkthimi i H.Sherif Ahmeti.

*Fusnotat:*

1. Muhamed Mahmud Abdul Alim; fq: 25.
2. Muhamed Mahmud Abdul Alim; fq: 25.
3. Ebu Shuhbe; fq: 60.
4. Ebu Shuhbe; fq: 60.
5. Ebu Shuhbe; fq: 60.
6. Ebu Shuhbe; fq: 61.
7. Abdul Kadir Uthman; fq: 12.
8. Muhamed Mahmud Abdul Alim; fq: 25.
9. Dr. Muhamed Ebu Shuhbe thotë se: Ibrahimi a.s. kishte bërë një gropë afër derës së Qabesë, nëse dikush dëshironte t’i dhuronte para - të holla - Qabesë, i hidhte ato në atë gropë. Ndërsa, kur sundimi i xhurhumasve u prish, ata filluan t’i vidhnin ato para të dhuruara vetëm për Qabenë.
10. Muhamed Mahmud Abdul Alim; fq: 26. Dr. Muhamed Ebu Shuhbe; fq: 145, 146. Muhamed Ahmed Hadër; fq: 43.
11. Dr. Muhamed Ebu Shuhbe; fq: 147.
12. Ebu Shuhbe; fq: 94.
13. En-nedevi; fq: 93, 94.
14. Dr. Tevfik Berru; fq: 307, 308. Prof. Dr. Muhammed Devvas Kal’axhi; fq: 11. Ebu Shuhbe; fq: 79.
15. Dr. Muhammed Devvas Kal’axhi; fq: 12.
16. Dr. Muhammed Devvas Kal’axhi; fq: 12.
17. Dr. Muhammed Devvas Kal’axhi; fq: 13. Dr. Tevfik Berru; fq: 293.
18. Dr. Muhammed Devvas Kal’axhi; fq: 13. Dr. Tevfik Berru; fq: 294.
19. Dr. Muhammed Devvas Kal’axhi; fq: 13. Dr. Tevfik Berru; fq: 295.
20. Dr. Muhammed Devvas Kal’axhi; fq: 13. Dr. Tevfik Berru; fq: 295.
21. Prof. Dr. Abdul Kadir Uthman; fq: 11.
22. Ebu Shuhbe; fq: 91, 92.
23. Dr. Muhammed Devvas Kal’axhi; fq: 20.
24. Dr. Muhammed Devvas Kal’axhi; fq: 19.

# Gjuha e mjeteve të komunikimit masiv

Mr. Rexhep Suma

"Njerëzit janë ajo çfarë shohin!" me këtë konstatim e fillon studimin e tij rreth dhunës që publikohet nga mjetet e komunikimit masiv, me të njëjtin titull, filozofi italian, Stefano Zecchi. Nisur nga kjo thënie me peshë, qëndron fakti se recipienti apo publiku kosovar, krahas emisioneve të tjera informative, pjesa tjetër e emisioneve argëtuese që përbëjnë pjesën më të madhe të emetimit të këtyre emisioneve me rrjet mbulimi mbarëkombëtar, që kanë krijuar një model sjelljeje dhe komunikimi çfarë ka qenë i panjohur në hapësirat tona shqiptare. Nuk di dhe as nuk dua të bëj retorikë, por mjerisht ndiej mungesën e vërtetë të kritikës ndaj asaj që shohin, ndaj asaj që dëgjojnë, lexojnë dhe përjetojnë shqiptarët që jetojnë në trevat e tyre, por disi larg dheut amë. Ngaqë e njoh medien, të shkruarën dhe atë televizive, dëshiroj të sqaroj për rolin që ajo mund të luajë dhe që nuk e luan apo nuk e luan siç duhet, për të mos thënë se e luan keq. E kam fjalën për diçka që shpesh shpërfillet apo injorohet, siç do të shpreheshin me elegancë kritikë e intelektualë apo edhe ata që vetofrohen si analistë e komentatorë televizivë. Studimi ndër radhët e ekspertëve, po bën bujë, dhe rezultatet janë formuluar qartësisht: torturat fizike tek të burgosurit japin të njëjtat pasoja afatgjata, siç jep një përdhunim apo keqtrajtim fizik. 279 viktima të torturës dhe dhunës nga luftërat civile në ish-Jugosllavinë, janë marrë në shqyrtim nga një grup shkencor i udhëhequr nga psikologu Dr. Metin Basoglu i University of London. Në qendër të studimit të tij, ai vendos ndikimin në rritje të mjeteve të komunikimit masiv, në zhvillimin dhe modelimin e sjelljeve shoqërore[1].

Domosdo, fokusi përqendrohet në risitë që sjell ky ndikim, e sidomos në pasojat negative që reflektohen në shoqëri për shkak të këtij ndikimi. Ky studim, me një këndvështrim filozofik, është përpjekja e radhës për të nxjerrë në pah dhe për të vlerësuar një fenomen, përmasat dhe pushteti i të cilit kanë një ndikim direkt në marrëdhëniet ndërpersonale bashkëkohore e më tej. Kemi vënë re se, kur fëmijët shikojnë një model agresiv, ata e imitojnë atë, madje mundohen të krijojnë mënyra të reja për të stimuluar sjellje të dhunshme. Gjithashtu, është konstatuar se shumë burra, pasi shohin dhunë seksuale në televizor, veprojnë dhunshëm ndaj grave të tyre. Është e vërtetë se televizori ka mundësi të veprojë në mënyrë edukative dhe arsimore tek të gjitha kategoritë e njerëzve, por mjerisht, të rralla janë emisionet që afirmojnë diçka të tillë. Të pashmangshëm janë filmat artistikë, serialet (edhe nga pesë syresh në ditë), emisionet zbavitëse dhe programet e tjera, që përmbajnë dhunë, padrejtësi, alkool, drogë, vrasje, prostitucion, marrëdhënie jokorrekte ndaj njerëzve etj.. Dëmi më i madh në tërë këtë, është se edhe filmat vizatimorë të rezervuar për më të vegjlit tanë, janë të ngërthyer me përmbajtje të njëjtë në një masë të madhe a të vogël[2].

Disa studime kanë treguar (për këtë mund të bindeni edhe vetë), që filmat më të dashur, qofshin ata vizatimorë apo artistikë, janë mu ata që promovojnë dhunën, shkatërrimin e njerëzve dhe të mirave etj.. Në këto hulumtime është vërtetuar se fëmijët nuk i shikojnë me të njëjtën kënaqësi të gjithë filmat. Filmat më të dashur vizatimorë janë "Tomy e Jerry", "Vallygator", "Popay", "Lepuri veshgjatë" dhe disa të tjerë, në dallim nga filmat e tjerë vizatimorë, që shikohen më me pak kënaqësi, si p.sh. "Baltazari" etj. Sipas mendimit të hulumtuesve, si pasojë e kësaj është shkalla e agresivitetit. Filmat e cituar të grupit të parë, janë tejet energjikë dhe përplot aksion, i cili shkon deri tek dhuna, dhe njëri prej protagonistëve është gjithmonë mbizotërues, më i fuqishëm dhe superior ndaj tjetrit, dhe këtë e arrin me sjellje agresive. Gabimi i dhunës fizike dhe psikike nxit dhunë, ashpërsi, kokëfortësi, topit ndjenjën e të rinjve ndaj dhunës dhe kriminalitetit. Gabimi i udhëzimit në kriminalitet nxit aktin kriminal, trimëron kriminelët. Gabimi i prostitucionit dhe i pornografisë. Gabimi i indiferencës, fëmijët ndahen nga loja, sporti, punët e dobishme etj.. Gabimi i dhunës ndaj fantazisë së lirë; duke mbizotëruar me qëndrime, filmi parandalon fantazinë e lirë. Gabimi i vdekjes pasive pasivizon shpirtin, vë në gjumë mendimin me fuqinë e sugjestionit, mbi-





zotëron të vërtetën e tij; duke mos nxitur rezistencë, fëmijët jepen pas tij pa rezervë dhe bëhen pre e manipulimeve të mundshme.[3] Akuzat janë të shumta.

Jeffrey Johnson nga Universiteti i Columbias në NjuJork, ka ndjekur për 17 vjet rresht më shumë se 700 familje, duke regjistruar ndryshimet sociale, shëndetësore, si dhe sjelljet e tyre. Ka arritur në përfundimin që: "sa më shumë televizion të shikohet në fëmijëri dhe në adoleshencë, aq më të shumta janë mundësitë për të pasur më vonë probleme me gjumin, vështirësi në përqendrim dhe në mësim. Njerëzit mund të bëhen më agresivë, si në aspektin verbal, ashtu edhe në atë fizik, mund të bëhen obezë, si dhe të fiksuar pas diçkaje".

Dimitris Christakis, nga Universiteti i Uashingtonit në Seattle, ka treguar se fëmijët që shikojnë televizor dyfish më shumë se mesatarja (që në atë studim është 2,2 orë në ditë për njëvjeçarët, dhe 3,6 orë në ditë për 3-vjeçarët), në moshën shtatë vjeç kanë shumë mundësi të mos përqendrohen dot si dhe të bëhen pasivë.

## A propagandojnë mediat diskriminim dhe urrejtje racore e etnike?

Mediet në shoqërinë e mirëfilltë demokratike, japin mesazhe shprese, frymëzojnë energji pozitive dhe formojnë një kulturë tek recipienti, larg dhunës së tmerrshme që mbretëron në çdo kanal televiziv. Mahatma Gandi, shprehet fuqishëm: në qoftë se dëshirojmë të krijojmë një paqe të qëndrueshme, duhet të fillojmë nga fëmijët. Elementi dhunë gjithnjë prodhon dhunë. Fatkeqësisht, shumë radio dhe programe televizive në gjithë botën, propagandojnë diskriminimin dhe urrejtjen racore e etnike.

Duke mos harruar rolin e rëndësishëm të internetit, i cili është një mjet i lehtësimit të shpërndarjes së informacioneve dhe opinioneve, fuqia e medieve mund të shihet p. sh. në rastin e "Radio Mille Collines" në Ruandë, e cila ka nxitur hututët për të masakruar tutusët gjatë luftës civile të vitit 1994.

Racizmi, ksenofobia dhe qëndrimet e ngjashme, shpesh shfaqen në forma të lehta dhe tinëzare, të cilat shpesh është vërtetuar se janë të vështira për t'u trajtuar dhe identifikuar. Megjithatë, ato ndikojnë që individët dhe komunitetet të ndihen të viktimizuar. Kjo mund të çojë në një vështrim të gabuar, se racizmi kryhet vetëm nga të tjerët, prandaj edhe është përgjegjësi e të tjerëve. Me qëllim që mendimet dhe besimet e tilla të luftohen në mënyrë të suksesshme, racizmi duhet parë si sfidë, e cila duhet të trajtohet nëpërmjet forcimit të kulturës së të drejtave të njeriut në të gjitha shtresat e shoqërisë. Kjo përfshin inkuadrimin sistematik të vlerave ndërkulturore, respektit, kuptimit të dallimeve racore, etnike dhe kulturore në kuadër të arsimimit të rinisë. Në çdo mjet të komunikimit masiv, skenat e dhunës janë bërë më të preferuarat nga teleshikuesit e lexuesit, dhe më fitimprurëset për bizneset që i ofrojnë, përherë e më të shpeshta e përherë e më të larmishme.

Ndërhyrja e ligjit, si i vetmi rregullator potencial, është më se e domosdoshme për reduktimin e këtyre fenomeneve me pasoja shkatërruese. Kontrolli mbi mjetet e komunikimit masiv, duhet të shtohet si dhe të pasurohet baza ligjore për kryerjen e këtij kontrolli.

Ajo që shihet në masmedie, reflektohet në realitetin e përditshëm, i cili gjithashtu pasqyrohet çdo ditë në medie. Ky rreth vicioz ka një kryefjalë: "Njeriu është çfarë ai sheh!" Mediet elektronike sot për sot ende nuk kanë luajtur rolin si medie për flakjen e dhunës, por mbetet edhe më tutje një mekanizëm që prodhon dhunë në forma dhe mënyra të ndryshme. Raporti i hulumtuesve amerikanë "Media violence and the American public", që është përpiluar nga psikologu Brad J. Bushman dhe Craig A. Anderson, dëshmon se 60 për qind e programeve televizive amerikane përmbajnë dhunë. Një nxënës amerikan, para se të fillojë të ndjekë shkollën fillore, ka parë më shumë se 8,000 skena vrasjeje dhe më shumë se 100,000 akte dhune. Kjo flet se çfarë gjeneratash po edukojmë dhe po rrisim. E këta filma shfaqen edhe në shoqërinë tonë, që s'ka kurrfarë regulativi për të vënë një sistem, ku do të kihej parasysh intervali kohor kur mund të shfaqej një film.

Sipas hulumtuesve amerikanë, videolojërat në përmbajtjen e tyre kanë mbi 85 për qind dhunë dhe seks. Lidhshmëria në mes dhunës në filma apo televizion dhe agresionit-dhunës në shoqëri, nuk është aq e qartë. Kjo për faktin se hulumtimet ishin shumë të diskutueshme dhe me rezultate kundërthënëse. Industria mediale argëtuese pohon se ekzistenca e dhunës në film dhe TV nuk ushtron ndonjë ndikim në sjelljen agresive të fëmijëve. Akoma më tepër, disa teori shkencore pohonin se dhuna në televizion dhe film ka rolin e një "ventili sigurues për zbrazjen e impulseve agresive".



Këtë teori, deri vonë e mbronte teoria e quajtur Katarsis Teori (e spastrimit shpirtëror)[4]

Mirëpo, nganjëherë edhe drejtues institucionesh, edhe pse e kanë për detyrë të kujdesen dhe të ndjekin dukuritë e dhunës që ndodhin në shoqëri, duke u bazuar në mekanizmat e vet që disponojnë, megjithëkëtë si duket, mbeten televizionet dhe mediet e tjera, që lëvizin opinionin e pushtetarëve drejt zgjidhjes së çështjeve.

## Violenca legale dhe ilegale në televizion

Lindja e medieve të shkruara, qoftë javore apo ditore, në fund të shekullit XVII në ShBA dhe vendet evropiane, që më pas u pasua me daljen e medieve elektronike (radio dhe televizion), pati një jehonë dhe peshë shumë të madhe në shoqëritë perëndimore, bërjen e politikës botërore, që më pas rezultoi në funksionimin e një demokracie të mirëfilltë, perëndimore, si pushteti i popullit, zgjedhjet mbarëpopullore dhe pushteti i përzgjedhur. Mjetet e informimit në këtë fazë janë bërë një urë lidhëse në mes pushteteve tradicionale dhe opinionit të gjerë. Publikimi i lirë i mendimeve dhe ideve ka detyruar pushtetet që t'u japin përgjigje pyetjeve të shtruara për punën e tyre dhe në këtë mënyrë puna e pushtetarëve u vu nën kontrollin e popullit. Shqetësimi i mbrojtësve të lirisë së medieve, ka bërë të mundur që për lirinë e tyre të vendoset një nen i veçantë tek të drejtat e njeriut. Por shqetësimi i keqpërdorimit të medieve nga ana e fuqive dhe të pasurve, nuk ishte më i vogël se krijimi i kufizimeve në aktivitetet e lira të medieve publike. Për fat të keq, përdorimit të lirë të medieve publike nuk i është kushtuar një vëmendje aq e madhe sa u është kushtuar aktiviteteve të lira të medieve. Përveç kësaj, ndikimi negativ i keqpërdorimit të medieve nga subjektet e dhunës, është më i madh se ndikimi pozitiv që ka mendja. Kjo çështje është më e përhapur në Perëndim. Qeveritë dhe kapitalistët, duke vënë re ndikimin e madh që kanë mediet, i kanë vënë këto të fundit nën kontrollin e tyre.

Kapitalistët dhe të pasurit mediet i përdorin për të arritur qëllimet e tyre fitimprurëse, kurse pushtetarët i përdorin mediet për të njohur më shumë politikën dhe veprimtarinë e tyre. Kjo është një çështje shumë e rëndësishme, ndaj së cilës është kushtuar një vëmendje e madhe nga kritikët perëndimorë nëpër librat dhe artikujt e shumtë. Libri i fundit që është shkruar për këtë çështje, është libri "Mos më thuaj gënjeshtra" i gazetarit të njohur francez Xhon Pilger. Pilgeri librin e tij e fillon me pyetjen - a është gazeta një kërkim, i cili është në fundosje e sipër? Në përgjithësi libri "Mos më thuaj gënjeshtra", bën përpjekje për të vërtetuar të vërtetat e pathëna në një kohë kur, ashtu siç shtohet gjithnjë e më shumë shumëllojshmëria e mjeteve të informacionit, aq më shumë rritet dhe fakti që këto media vihen nën kontrollin dhe në rrethinat e poseduesve të fuqisë dhe të pasurisë. Ai, po ashtu, më tutje sinjalizon një fjali të thënë nga gazetari irlandez Klaud Kockburn: Mos i besoni asnjëherë ndonjë gjëje, e cila nuk është e vërtetuar. Xhon Pilger në librin e tij, duke dhënë disa premtime të disa gazetarëve në Perëndim, ka bërë përpjekje të tregojë se tashmë ka mbaruar periudha e gazetarisë së mendimit të lirë. Grupet gazetareske Mardak deri te BBC, në lidhje me ligjet e mediave, nuk kanë ndonjë ndryshim nga njëri-tjetri.

Tashmë janë tejkaluar kufijtë e lajmit, në mënyrë të tillë që lajmi merret nga një burim dhe ai zmadhohet në mënyrë të padrejtë. Gazetari i njohur francez, Pilger, në lidhje me metodën e paraqitjes së lajmeve dhe ndryshimet në mediet e Perëndimit, shkruan: "E ardhmja e gjithë shoqërisë perëndimore shikohet vetëm në një anë. Të gjitha raportet që janë për këtë shoqëri, janë ndryshuar në bazë të interesit që kanë ato për Ne. Fjala "ne" është një fjalë e përdorur për fuqitë perëndimore, të cilat kanë mendimin e tyre për terroristë të mirë dhe të këqij, për viktima me vlerë dhe për ato pa vlerë"[5] Në fund të këtij artikulli, do të përfundohej që gjuha e mjeteve të komunikimit masiv dhe formave të tij - komunikimit duhet të jetë më e kursyer nga fjalët e vrazhda dhe tek gjeneratat e reja të kultivojë fjalë dhe një vokabular në mënyrë që ata të rriteshin në ambient të qetë, larg gjuhës së dhunës dhe, si të tillë, do të përparonin vendin drejt horizonteve të reja.



*Fusnotat:*

1. E. Uligaj http://www. pastres. com
2. Dr. Ali Iljazi, TV dhe filmi po apo jo? http://www. fryma. info
3. Ibid.
4. Gëzim Mekuli, Mediat dhe politika (1999-2006), mekuli press 2006 fq. 156
5. Mediet në shërbim të fuqisë 11/6/2004, http://groups. msn. com

# Nëse sot nuk ia këpusim rrënjët së keqes, nesër do të jetë vonë

Atdhe Ibrahimi

Me të mbaruar lufta në Kosovë në vitin 1999, të gjithë u kthyem me entuziazëm dhe me shpresë se Kosova do të fillojë të ecë shpejt drejt zhvillimit të saj të gjithmbarshëm, por jo të gjitha pritjet tona rezultuan ashtu siç kishim menduar më parë, dhe entuziazmi filloi të zbehet me kalimin e viteve, duke parë zhvillimet që ndodhën dhe që po ndodhin edhe më tej në Kosovën tonë.

Menjëherë pas luftës, në Kosovë filluan të instaloheheshin korrupsioni dhe familjarizmi. Në vendin tonë korrupsioni dhe dukuritë e tjera negative manifestohen në një masë aq të madhe, saqë në një të ardhme të afërt ekziston rreziku që vlerat tona morale të zëvendësohen me kundërvlera, të cilat mund të ndikojnë negativisht jo vetëm në mënyrën e edukimit të brezit tonë, por edhe në gjeneratat pasardhëse.

Nëse ne si shoqëri dhe si besimtarë të çfarëdo feje qofshim, nuk e ngremë zërin për t'i kundërshtuar padrejtësitë që po ndodhin në vendin tonë, pikërisht ne do të jemi ata që do të pësojmë më së shumti për shkak të pasivitetit dhe papërgjegjësisë sonë.

Që ne dhe të tjerët pas nesh të mos paguajmë shtrenjtë për shkak të servilizmit dhe pasivitetit tonë, duhet të jemi më të vëmendshëm dhe të mos shkojmë verbërisht pas premtimeve bosh të politikanëve të cilët, sapo të vijnë në pushtet, harrojnë se më përpara kishin qenë në mesin tonë.

Megjithatë shpeshherë, kur gjykojmë në mënyrë kritike për pushtetarët, harrojmë se një pjesë të përgjegjësisë e kemi edhe vetë ne, sepse, as ne nuk jemi duke e treguar veten aq të pastër për t'i kritikuar ata për punët e tyre të liga.

Për t'i parë të tjerët me sy kritik, është e domosdoshme që edhe ne si individë dhe si shoqëri në përgjithësi, të shohim më parë veten tonë ku jemi, sepse, në fund të fundit, edhe udhëheqësit politikë dalin nga mesi ynë.

Njeriu ka gjithmonë përgjegjësi jo vetëm për të keqen që vepron, po edhe për atë që e sheh, dhe nuk reagon kundër saj. Heshtja në këtë rast nënkupton pajtimin me të keqen.

Zoti i ngarkon njerëzit me përgjegjësinë për të kontribuar që e keqja të eliminohet dhe të vihet në spikamë e mira. Zoti nuk i ngarkon njerëzit me atë që nuk mund ta përballojnë.

Le të bëhemi ne parandaluesit e sëmundjes, sepse, kur sëmundja nuk parandalohet me kohë, bëhet e vështirë të shërohet, madje dhe e pashërueshme.

Njeriu është i vlefshëm aq sa mundohet të jetë i dobishëm për mjedisin ku lind, rritet, jeton e vepron, dhe në fund plaket e vdes. Në qoftë se ne nuk veprojmë në dobi të vendit ku jetojmë, kjo domethënë se ne nuk e kemi kuptuar drejt qëllimin për të cilin jemi krijuar.

Ne nuk jemi krijuar kot nga Krijuesi ynë.

Njeriu është krijuar për të qenë në një linjë me shpalljet hyjnore të Zotit të tij, të cilat ndalojnë nga të këqijat dhe urdhërojnë për punë të mira. Ne jemi shpesh indiferentë në raport me shpalljet hyjnore të Zotit dhe, si pasojë e këtij indiferentizmi, vijmë në situata të tilla kaq sfiduese.

Është koha e fundit që t'i marrim më seriozisht Fjalët e Zotit, në qoftë se dëshirojmë të jemi fitues në sfidat e kësaj kohe kaq delikate, në të cilën po jetojmë, dhe nëse nuk duam të jemi prej të humburve në këtë botë dhe në botën tjetër.

Në qoftë se sot nuk ia këpusim rrënjët së keqes, nesër do të jetë vonë.

Për të luftuar kundër dukurive negative të tilla si: korrupsioni, familjarizmi, pastaj kundër padrejtësive të tjera të ndryshme shoqërore dhe kundër antivlerave në përgjithësi, - ne duhet t'i lëmë anash interesat tanë vetjakë, grupore apo klanorë dhe të dëgjojmë Fjalën e Zotit, e cila në mënyrë paqësore na thërret që të gjithë, si vëllezër që jemi, t'u themi jo dukurive që dëmtojnë shoqërinë dhe imazhin tonë.



# Përmendorja për dy Vllezërit Guta

## Dr. Muhamet Pirraku, "Adem Guta-ekzemplar i patriotizmit të gjeneratës 1916-1945", Prishtinë 2008

Hulumtimet për veprimtarinë kombëtare të personaliteteve që kanë pasur rol të rëndësishëm në ngjarjet historike të thyerjeve të përgjakshme, në kushtet e robërisë në të cilat jetuam si popull, ishin sa detyrë e rëndë, aq edhe e rrezikshme. Por, kur guximi sfidohet, studiuesi i hap vetes dyert për të nxjerrë nga harresa figurat e anatemuara, qoftë edhe nga shtatë pash nën dhe, siç është rasti me monografinë e Dr. Muhamet Pirrakut "Adem Guta - ekzemplar i patriotizmit të gjeneratës 1916-1945", në të cilën argumentueshëm, me burime arkivore e hulumtime empirike, ndriçohen shumë figura të anatemuara të kohës, midis të cilave shkëlqejnë vëllezërit Vejsel e Adem Guta.

Për shumicën e kësaj galerie personazhesh, për afro 5 decenie është folur vetëm në konspiracion të thellë, vesh më vesh, sa kohë që historiografia komuniste, ose i anashkalonte, kur i duhej, ose i mallkonte, kur e shihte të nevojshme.

Prandaj, duke u nisur thuaja nga asgjëja, autori me hulumtimet e tij pa përtim, duke konsultuar njerëz e arkiva, literaturë e çdo gjë që mund të shfrytëzohet për hulumtim, ka arritur që për Adem Gutën, më pak për të vëllain, mulla Vejselin, të nxjerrë shumë të dhëna nga thellësia e kujtesës, gati të harruar, në dritën e fakteve shkencore.

Historia shqiptare përgjithësisht, e ajo e kohës pas LDB-së veçanërisht, nuk mund të shkruhej në mënyrë të saktë në kushtet çfarë jetoi popullsia shqiptare e Kosovës, madje edhe ajo e Shqipërisë nën sistemin komunist. Ajo, të shumtën, ose përdhosej, ose vendosej në kallëpe ideologjike, apo më në fund, vazhdon të shkruhet nga mercenarë të kalemit. Për figurat më të ndritura që kishte vrarë e varrosur murtaja e kuqe, as që mund të flitej. Studiuesi M. Pirraku sikur i ka këputur që herët këta vargonj ngulfatës të historiografisë kosovare, duke shkruar për figura të anatemuara "edhe atëherë kur e kishte të ndaluar", siç do t'ia vinte titullin një punimi për mulla Vejsel Gutën që para 3 deceniesh. Se çfarë sfide ishte kjo, e dimë të gjithë ne që përjetuam atë kohë, kur duhej të ndërroje edhe mbiemrin, nëse i takoje ndonjë trungu të anatemuar, siç ishte rasti edhe me familjen Guta.

Në këtë monografi, autori me shumë sukses, ka bërë një rrotullim shkencor të kryeheroit, nga një figurë e urryer e komunizmit, në një figurë tepër të dashur, madje mallëngjyese atdhetare, i cili kundërshtoi tradhtinë atëherë kur shumica nuk e kuptonin, e ata që ishin vënë në shërbim të saj, e aprovonin.

Duke elaboruar një nga periudhat e koklavitura për shkak të thyerjeve ideologjike të historisë sonë më të re, atë të LBD-së, për të cilat ngjarje historiografia shqiptare ende nuk ka formësuar një qëndrim të saktë e të qartë, Pirraku aktorët relevantë të kësaj kohe i ndan në tri grupe: nacionalistë, që nuk koketuan fare me komunizmin siç ishin: Adem Guta, Adem Gllavica, Gjon Serreqi etj., të cilët ose u vranë ose nuk patën vend në Kosovë; antifashistë prokomunistë, të cilët, kur e kuptuan tradhtinë, u tërhoqën, u vranë, u persekutuan e u burgosën, siç ishin: Shaban Polluzha, Ramiz Cërrnica, Ibrahim Cërrnilla etj., dhe antifashistë komunistë, të cilët i qëndruan besnikë kauzës komuniste deri në shkatërrimin e këtij sistemi, duke ushtruar pushtetin për gjysmë shekulli dhe duke shfrytëzuar privilegjet e këtij sistemi.

Krahas dy vëllezërve Guta, që janë kryepersonazhe të kësaj monografie (Mulla Vejseli, ideolog shpirtëror, iluminist e alim i njohur i kohës, dhe Ademi si luftëtar politik i kauzës kombëtare) elaborohen edhe figura të tjera atdhetare, siç janë: Mulla Xhema, Jahja Fusha, Hasan Bilalli, mulla Hysen Statovci, Ismail Gorani, Ramadan Syla, Selman Muhoci, Aziz Ramë Vojnoci etj., të cilët jo vetëm që i shtojnë vlerën veprës, por, duke i përqafuar dy të parët, ata i ngre më lart në mesin e tyre.

Në monografi Adem Guta na del njeri i madh dhe hero i angazhuar i kohës, për të cilin gjenerata e re nuk di asgjë, sepse komunizmi kishte menduar ta varroste përjetë. I mbetur bonjak, pa të dy prindërit, që kur ishte një vjeç, i rritur nëpër dyer të huaja- te dajat, rrogëtar te Dushani, talent i rrallë, që e nisi Medresenë e Aleksandrit dhe e kreu atë Isa begut në Shkup, i dekretuar nga Ministria Shqiptare, Kryetar komune në Vaganesh, Sllatinë të Moravës, pastaj mësues në Llap dhe organizator i vullnetarëve për mbrojtjen e Kosovës Lindore në gusht të vitit 1944 nga "Grupi i hoxhallarëve", - ai u angazhua në kompaninë e tretë, Batalioni I, në Brigadën VII, me të vetmin komandant shqiptar Shaban Haxhinë dhe komesar Qamil Brovinën, që do të shuhej si meteor kur kundërshtoi tradhtinë komuniste në stilin " nënat na kanë lindur për Kosovë, e jo për Serbi", i pushkatuar në Mramorak të Kovinit afër Beogradit, më 2 shkurt 1945.

Në këtë vepër, sikur edhe në atë për Mulla Idrizin, autori komunizmin e nxjerr të mbrujtur me pansllavizëm, si tradhti ndaj shqiptarëve, sepse në kohën kur po përfundonte LDB-ja, për shqiptarët po fillonte një luftë e re, nën vellon çetnike, të cilët udhëheqësi komunist jugosllav Tito, i kishte amnistuar në tetor të 1944-ës, ndërkohë që shqiptarët mobilizoheshin për frontet e veriut kundër nazizmit, kurse Kosovën e vërshonin bandat çetnike për të realizuar në praktikë elaboratin e dytë të V. Çubriloviçit, të paraqitur me 3 nëntor 1944-ës, për të zgjidhur çështjen e pakicave kombëtare në Jugosllavi, ku shqiptarët trajtoheshin si "pykë e futur fort thellë në trungun sllav, nga të cilët sa më herët që të lirohet Jugosllavia e re, aq më mirë".

Kjo tradhti sllave, siç potencon autori, filloi më 14 nëntor 1944, kur me vendim të qeverisë nga Tirana, u tërhoq ushtria mbretërore dhe pas asaj edhe vullnetarët e këtij fronti për mbrojtjen e Kosovës Lindore, që i hapën rrugë pushtimit çetnik e partizan në të gjitha qy-

tetet e Kosovës pas 16 nëntorit 1944. Kështu vazhdoi ploja në luftërat e Ferizajt e Gjilanit, më 2 e 23 dhjetor 1944, me formimin e Brigadës VII dhe boshatisjen e Kosovës nga forcat mbrojtëse për frontin e Sremit, që rezultoi me kthimin e Batalionit të Shaban Polluzhës nga kjo brigadë dhe fillimin e luftës së përgjakshme të Drenicës, pastaj dërgimi i tre eshalonëve me mbi 7 mijë shqiptarë për golgotën e Tivarit dhe, për t'iu vënë kapaku kësaj tradhtie përfundimisht, me Mbledhjen e Prizrenit të 8-10 korrikut 1945, kur Kosova u aneksua nga Serbia Federale, vendim ky që, sipas dëshmisë së Shaban Kajtazit, (pjesëmarrës i kësaj mbledhjeje), u përkrah edhe nga përfaqësuesi i qeverisë komuniste shqiptare në atë Konferencë.

Se Dr. Pirraku është studiues i guximshëm dhe çdo temë e trajton me përkushtim, për të nxjerrë, si i thonë fjalës "cungun me rrënjë", shihet qartë edhe në këtë monografi gjatë trajtimit të jetës dhe veprës së meteorit Adem Guta në qiellin e errët të atëhershëm shqiptar. Sidomos në kaptinën për vdekjen e tij heroike, por edhe tragjike në Mramorak, autori ballafaqon shumë fakte, shumë deklarata e shumë kujtime të atyre që me sytë e tyre kishin parë vdekjen e tij, për të qenë sa më bindës për lexuesin dhe sa më afër të së vërtetës.

Në monografinë e Muhamet Pirrakut për Adem Gutën dhe epokën e tij, dalin në pah edhe dy gjëra, të cilat i survejon mendja analitike, por duhet t'i kuptojë drejt. Mendoj se ato janë të pranueshme, por dikujt mund t'i duken të tepërta. Është fjala për përdorimin e fusnotave e referimeve në to dhe, e dyta, për frymën gjoja "teiste" në këtë studim.

Është e vërtetë se janë të rralla veprat, ku në mbi 200 faqe përdoren 415 fusnota, por kjo flet për tendencën e autorit për të mbështetur materien e trajtuar në sa më shumë referenca. Vërehet se në këto fusnota, autori më së shumi i referohet vetes dhe veprave të tij për këto ngjarje e personazhe që trajton, dhe kjo ndoshta dikujt mund t'i duket e tepërt. Por, e vërteta është se për këto personazhe të anatemuara është shkruar pak, për të mos thënë fare, dhe autori s'ka kujt t'i referohet, kështu që kjo "dobësi shkencore" kthehet në përparësi të autorit, që e shquan atë si studiues të zellshëm karshi të tjerëve që punojnë më pak se ai.

Së dyti, dikujt mund t'i duket se veprën e mundon fryma teiste. Kjo ndoshta nuk mund të kapërdihet nga ajo pjesë lexuesish, vetëdija e të cilëve ende nuk është çliruar nga ateizmi komunist. Dy kryepersonazhet e kësaj monografie, pra Vëllezërit Guta ishin me medrese të kryer dhe autori e di mirë se trajtimi jashtë kësaj fryme do të ishte artificial. Mbase në këtë vepër është dashur dhe është bërë mirë që është vepruar kështu, që, krahas frymës revolucionare, iluministe e atdhetare të Vëllezërve Guta e të të tjerëve, të sforcohet edhe kjo ide, për t'iu kundërvënë dogmës gjysmëshekullore komuniste, andej e këndej kufirit, që e nguli si pykë historiografia e kësaj epoke, gjoja se çdo gjë që bartnin udhëheqësit fetarë, ishte reaksionare dhe e dënueshme. Ndërkaq, ne, ku të kërkojmë fajin për gabimet e dështimet tona. A do të mësohemi ndonjëherë ta çmojmë si komb maksimën e mençur latine: "Salus rei, publicae suprema lex esto".

***Enver Zhinipotoku***

**Michael Heart**

# Ne nuk do të mposhtemi

*Një dritë verbuese e bardhë*
*Mbuloi qiellin në Gazë*
*Njerëzit vraponin për mbulojë*
*Pa e ditur në janë të vdekur a të gjallë*

*Ata erdhën me tanke dhe aeroplanë*
*Me flakë përvëluese dogjën gjithçka*
*Derisa asgjë nuk mbeti*
*Vetëm një zë që ngrihej së bashku me tymin*

*Ne nuk do të dorëzohemi*
*Brenda natës, pa një luftë*
*Ju mund të digjni xhamitë tona, shtëpitë tona, shkollat tona*
*Por shpirti ynë kurrë nuk do të vdesë*
*Ne nuk do të mposhtemi*
*Në Gazë sonte*

*Gra, pleq dhe fëmijë*
*Të vrarë dhe të masakruar natë pas nate*
*Përderisa pseudo-udhëheqësit e vendeve të largëta*
*Debatonin se kush e kishte me të drejtë*

*Por fjalët e tyre ishin të pafuqishme, të kota*
*Ndërsa këndej, qielli reshte bomba*
*Por edhe nëpër lot, gjak e dhembje*
*Ju ende mund të dëgjoni zërin që thërret:*

*Ne nuk do të dorëzohemi*
*Brenda natës, pa një luftë*
*Ju mund të digjni xhamitë tona, shtëpitë tona, shkollat tona*
*Por shpirti ynë kurrë nuk do të vdesë*
*Ne nuk do të mposhtemi*
*Në Gazë sonte*

*Përktheu dhe përshtati:*
***Ikrame Ibrahimi***
*Kl. III 1, Prizren*

# Kur rasti shfrytëzohet maksimalisht







***Kajro-metropol botëror dhe kryeqytet i Egjiptit, shtet me traditë të lashtë me peshë në kontinentin e Afrikës, Botën arabe dhe atë muslimane***

Prej 5-8 Mars 2009 në Kajro u mbajt takimi i 21-të me radhë, të cilin e organizon Këshilli Suprem për çështje fetare në të cilin merrnin pjesë përfaqësues të më se 80 vendeve të botës që nga Zelanda e Re e deri te Argjentina.

Në këtë tubim mori pjesë edhe Myftiu i Kosovës Naim Tërnava me shefin e kabinetit, z. Ejup Ramadani.

Tubimi kishte karakter zyrtar dhe mbahej nën përkujdesjen e kryetarit të shtetit z.Husni Mubarak, në hapësirat e hotelit CONRAD buzë Nilit, i cili edhe tani po rridhte qetë dhe pa zhurmë drejt Mesdheut, po aq të vjetër.

Kongresi kishte titullin "Përtëritja e mendimit" dhe kishte tubuar figurat më eminente politike dhe shoqërore të Egjiptit dhe të botes arabe- islame.

Kongresi filloi me hapjen solemne dhe me fjalimin përshëndetës të Prof. Dr.Mahmud Hamdi Zakzuk, ministër i Fesë dhe i pronave vakufnore, për t'u pasuar më pastaj me fjalën e Prof. Dr, Ekmeluddin Ihsanoglu, Sekretar gjeneral i Konferencës Islamike .

Në vazhdim tubimin e përshëndeti me fjalë urimi dhe dëshirë për sukses Papa Shenude III - Peshkopi i Aleksandrisë dhe patriark i Episkopatës së shenjtë kopte.

Tubimin e përshëndeti edhe Prof. Dr.Muhamed Sejid Et-Tantavi, shejhul Azhar - një prej universiteteve më të vjetra të botës.

Fjalimin e fundit përshëndetës e pati Prof. Dr. Ahmed Nazif, kryeministër i Egjiptit i cili e përshëndeti tubimin në emër të kryetarit të shtetit z. Husni Mubarak.

Kongresi ishte i organizuar jashtëzakonisht mirë dhe mbulohej nga përfaqësues të shumtë mediash vendore dhe ndërkombëtare, të shkruara dhe elektronike.

Për katër ditë rresht, figurat më eminente të mendimit islam, debatuan dhe paraqitën kumtesat e tyre me temë bosht "Përtëritja e mendimit Islam". Aty merrnin pjesë mendimtarë nga Egjipti, Arabia Saudite, Turqia, Kazakhstani, Kenia, Italia, Brazili, Palestina, Australia, Senegali, Kandaja, Jordania, Uganda, Kuvajti, Danimarka, Maqedonia, Shqipëria e shumë vende tjera.

Një pjesë e madhe e debatit u zhvillua rreth aspektit terminologjik të termit "përtëritje" - "texhdid", nëse janë përtëritje të domosdoshme: nëse janë të dëmshme, nëse këto përtëritje konsiderohen risi apo novitete. Pastaj u diskutua rreth asaj se a janë të gjitha përtëritjet pozitive, se a ka risi negative, se a janë përtëritjet ndryshime dhe nëse





këto ndryshime janë të lejuara apo të ndaluara sipas parimeve fetare-islame.

Po ashtu u diskutua edhe rreth faktit nëse shoqëria moderne muslimane duhet të ec me kohën dhe të pranojë ndryshime pozitive e kështu me radhë.

Të gjitha këto ishin debate shumë interesante dhe elaboroheshin nga njerëz me backgraund shkencor dhe me përvojë të gjatë në botën e shkencës.

Në mesin e të pranishmëve kishte mendimtarë islamë lëmenjsh të ndryshëm si nga Tefsiri, Hadisi, Fikhu, Akaidi etj, të cilët që të gjithë kontribuuan me shpjegimet e tyre gjithnjë në funksion të temës bosht "Përtëritja e mendimit Islam".



Në ditën e dytë të tubimit, në sesionin e paraditës prezantoi fjalën e tij Myftiu i Kosovës z.Naim Tërnava. Fjala e Myftiut Tërnava u përqendrua në aspektin filozofik dhe praktik të termit të përtëritjes, duke pasur parasysh kohën, vendin dhe rrethanat ku jetojnë muslimanët, në këtë rast muslimanët në Evropë siç janë shqiptarët muslimanë të Kosovës.

Fjala e Myftiut u prit me mjaft interesim. Myftiu Tërnava edhe në fund të fjalimit të tij i bëri thirrje kryetarit të Egjiptit z. Husni Mubarak dhe qeverisë së Egjiptit që të mos vonohen me njohjen e Kosovës si shtet të pavarur e sovran: Neve me Egjiptin na lidh një histori e gjatë, tha Myftiu Tërnava. Njohja nga Egjipti do të forconte edhe më tej marrëdhëniet ndërshtetërore dhe vëllazërore.

Vlen të përmendet edhe një fakt i rëndësishëm që Mediet e vendit dhe ato ndërkombëtare treguan një interesim të madh për biseda dhe intervista me Myftiun e Kosovës. Nuk e teproj fare nëse them qe ishte personi më mediatik i këtij tubimi dhe nuk u kursye t'i jap prononcim shumë gazetarëve. Të gjithë pyetnin për shtetin e ri, për hapat e tij fillestar për arsyet pse bota arabe dhe islame po vonohen në njohjen e shtetit të Kosovës.

Myftiu me transparencë fliste rreth vendosmërisë së popullit të Kosovës për të ecur përpara, për tolerancën e tij fetare dhe etnike për shekuj me radhë, të cilën e kultivuan gjeneratat, brez pas brezi. Islamin e kemi tash 6 shekuj dhe krenohemi me të. Atë kemi për t'u bërë më të vyeshëm, më solidarë e më të ditur e jo për të urryer fqinjët apo për të krijuar barriera me ata që duan të jetojnë në harmoni me ne, thoshte Myftiu Tërnava.

Myftiu i dha intervistë të drejtpërdrejt kanalit TV NILE, kanalit "Hafidh", të përditshmes "El-Xhumhurije", TV-së të Kuvajtit, të përditshmes kuvajtiane "EN-NEHAR", Radio Kajros e shumë e shumë medieve të tjera.

Të përmendim edhe këtë: Në ditën e katërt dhe të fundit derisa po qëndronim ulur në kohën e mëngjesit në restoran, pran nesh po qëndronte ulur ministri palestinez i fesë, i cili derisa po bisedonte me ne, e ftuan nga Palestina për t'i dhënë një intervistë radios "Zëri i Palestinës". Ministri palestinez po fliste për radion rreth rrjedhave të tubimit dhe diskutimeve të zhvilluara. Në vazhdim, ai nuk harroi t'i përcillte popullit palestinez përshëndetjet e Myftiut të Kosovës teksa ky uronte që edhe ata sa më shpejtë ta themelonin shtetin e tyre.



Krejt ne fund, do të dëshiroja ta falënderoja organizatorin për një tubim aq madhështor dhe për ftesën e bërë Kosovës.

Ky ishte edhe një rast i ofruar për Kosovën për të bërë një paraqitje dinjitoze dhe për të dhënë një kontribut sado modest në vazhdën e afirmimit të shtetit më të ri në botë.

Vlen të përmendet se edhe në këtë tubim delegacioni kosovar u shpërndau pjesëmarrësve shumë libra e broshura në gj. arabe për Kosovën dhe historinë e saj dhe informacione të tjera të nevojshme për opinionin e gjerë.

***Ejup Ramadani***

*Në Jordani:*

# Myftiu Tërnava u ligjëroi për Kosovën studentëve jordanezë

Nga 2-4 mars Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava, me ftesë të Rektorit të universitetit “Al al’Bejt”, qëndroi për vizitë në Jordani.

Fillimisht, Myftiu Tërnava u prit nga Rektori i universitetit “Al al’Bejt”, Dr. Nebil Shavakif, i cili e njohu Myftiun me historikun dhe arritjet e këtij universiteti.

Ndërsa Myftiu Tërnava, e njohu atë me gjendjen e institucioneve arsimore të Bashkësisë Islame të Kosovës. “Ne si Bashkësi kemi Medresenë e mesme me katër paralele, ku ndjekin mësimet afro 700 nxënës, ndërsa nga viti 1992 kemi edhe Fakultetin e Studimeve Islame, ku përgatisim kuadrin e nevojshëm për Bashkësinë Islame”, - theksoi ai.

Myftiu Tërnava dhe Rektori Shavakif u dakorduan që në të ardhmen të ketë një bashkëpunim në mes institucioneve arsimore. Myftiu kërkoi nga Rektori që të shihet mundësia për nënshkrimin e memorandumeve të mirëkuptimit në mes universitetit “Al al’Bejt” dhe FSI-së të Prishtinës për shkëmbim të përvojave, stafit akademik dhe të studentëve, sidomos të shihet mundësia që studentët kosovarë të specializojnë në atë universitet.



*Myftiu në takim me rekorin Dr. Nebil Shavakif*

Myftiu, në takim me Rektorin, ka çmuar lart kontributin që ka dhënë ky universitet në shkollimin e studentëve shqiptarë. Në këtë universitet vitet e fundit i kanë kryer studimet në shkallë të ndryshme një numër i konsiderueshëm i studentëve tanë që janë inkorporuar me sukses në Bashkësinë Islame, ku po japin kontributin e tyre. “Më sa di unë, tani këtu ka disa studentë që janë në studime magjistrature dhe doktorate në fusha të ndryshme, dhe kjo është një ndihmë e madhe për ne” - tha, përveç të tjerash, Myftiu Tërnava.

Myftiu Tërnava ka çmuar edhe kontributin e Prof. Dr. Muhamed Mufakut, i cili është profesor në këtë universitet dhe ishte i pranishëm në kët takim me Rektorin.



*Myftiu gjatë ligjërimit në universitetin “Al-al’Bejt”*

## Myftiu Tërnava në universitetin "Al al'Bejt"

Më 2 mars Myftiu Tërnava mbajti ligjëratë në universitetin “Al-al’Bejt”, ku qenë të pranishëm mbi 200 studentë dhe 30 profesorë të universitetit. Myftiu, para studentëve dhe profesorëve të universitetit “Al al’Bejt” foli për Islamin tek shqiptarët e Kosovës, duke dhënë fillimisht një pasqyrë për përhapjen e fesë islame tek shqiptarët ndër shekuj. Ai theksoi, përveç të tjerash, që Islami tek ne ka një traditë 600-vjeçare, të konsoliduar edhe në rrafshin institucional.

Ligjërata e Myftiut u ndoq me interesim të madh nga të pranishmit. Gjatë qëndrimit në Jordani, Myftiu pati një takim edhe me studentët tanë që studiojnë në universitetet e këtij vendi. Në takim me Myftiun, studentët tanë e njohën atë me kushtet dhe sfidat me të cilat përballen.





*Myftiu me studentë*



*Myftiu në takim me Rektorin e Universitetit Islam Botëror, Abu Naser Ebu Basal*

# Në takim me parlamentarët jordanezë

Më 3 prill, Myftiu i Kosovës u prit nga një grup parlamentarësh jordanezë, të cilëve u printe Kryetari i Komisionit Parlamentar për Ekonomi, z. Yosef Al-Karneh. Takimin me parlamentarët jordanezë e organizoi Dr. Habili, i cili enkas për këtë rast shtroi një darkë pune. Në këtë takim Myftiu i njohu ata me arritjet e shtetit të Kosovës pas shpalljes së pavarësisë së vendit. Myftiu kërkoi nga parlamentarët që të përdorin ndikimin e tyre në instanca politike, që Jordania të njohë sa më parë pavarësinë e Kosovës.



ترانفا يؤكد لـ الغد أهمية تبادل التمثيل الدبلوماسي مع الأردن

مفتي كوسوفو يدعو العالمين العربي والإسلامي للاعتراف ببلاده

عمان – الغد – دعا رئيس الاتحاد الإسلامي لكوسوفو والمفتي الجمهوري فيها نعيم ترانفا، الدول العربية والإسلامية للاعتراف بكوسوفو كدولة مستقلة، والمبادرة الى تبادل التمثيل الدبلوماسي وفتح السفارات بينهما.

وقال ترانفا في لقاء مع "الغد" خلال زيارة قام بها الى عمان وزار أثناءها وزارة الأوقاف المقدسات والشؤون الإسلامية وعددا من الجامعات الأردنية مؤخرا، إن "كوسوفو كدولة، تحترم الجميع وتعترف بالجميع، وعلى الدول أن تعرف أن كوسوفو صارت دولة مستقلة حرة، اعترفت بها 55 دولة".

كما تمنى ترانفا الذي يشارك في ندوة "القدس في الضمير" المعقودة في عمان، أن تعترف الدول المنضوية تحت مظلة المؤتمر الإسلامي بكوسوفو كدولة مستقلة، وقال "نريد أن نرى افتتاح سفارات في كوسوفو لدول عربية وإسلامية".

وحول زيارته للمملكة قال إنها "فتحت إمكانية كبيرة للتعامل والتعاون مع وزارة الأوقاف والشؤون الإسلامية في الأردن، والتعامل مع الجامعات الأردنية مثل جامعة آل البيت، حيث قدمت فيها محاضرة أول من أمس، ولقاء آخر في الجامعة الإسلامية المفتوحة أمس، ولمست اهتماما بالغا بالزيارة".

وتركزت زيارة ترانفا لوزارة الأوقاف على البحث في إمكانيات التعاون بين الوزارة في الأردن والاتحاد الإسلامي في كوسوفو، وتم الاتفاق على منح ثلاث منح دراسية لطلبة كوسوفيين يدرسون في الأردن، وتدريب أئمة في الأردن والمشاركة في المسابقات الدينية، داعيا الجميع الى زيارة كوسوفو.

ووجه ترانفا الشكر لجلالة الملك عبدالله الثاني والحكومة والشعب الأردنيين على ما قدموه من دعم ومساعدات لكوسوفو خلال الحرب وبعدها، ولمشاركة المملكة في قوات حفظ السلام في كوسوفو بعد الحرب.

وأشار الى اهتمام الأردن بمشكلة كوسوفو وقال "لا ننسى زيارة الملكة رانيا عام 2000 لكوسوفو، وهي زيارة تاريخية بالنسبة لبلدنا الذي كان خارجا حينها من حربه الشرسة مع صربيا".

وبين أنه ولغاية الآن، فإن "الدول العربية والإسلامية التي تعترف بالجمهورية، هي الإمارات العربية المتحدة، و7 من الدول المنضوية تحت مظلة منظمة المؤتمر الإسلامي، وكانت تركيا أول دولة اعترفت ببلدنا".

وتمنى ترانفا أن يعترف الأردن قريبا بكوسوفو، مشيرا الى الجهود التي تبذلها بلاده في حصد الاعتراف العربي والإسلامي بها، مشيرا الى أنه لا يترك أثناء زيارته الى أي دولة عربية وإسلامية الدعوة للاعتراف بكوسوفو. وأوضح أن إقليم كوسوفو، رزح تحت ظروف صعبة منذ نحو 90 عاما الى أن نال استقلاله، وعاش خلالها تحت ضغط القوات اليوغسلافية الفدرالية السابقة، ثم القوات الصربية، فوصل تعداد الذين هاجروا من الإقليم الى 2.5 مليون كوسوفي. وقال إنه "خلال 90 عاما سجن مليون كوسوفي وقتل اكثر من نصف مليون، وفي الحرب الأخيرة فقط، فقدنا 15 ألف شهيد من الأبرياء والأطفال والنساء".

وأضاف أنه "عبر هذا التاريخ عشنا ظروف حرب قاسية، ومع ظهور جيش التحرير عام 1998 دارت الحرب، ونتيجتها تدخل حلف الناتو الذي نشكره، وتم انسحاب القوات الصربية من كوسوفو".

كما بين أن المجال مفتوح الآن للإقليم للتطور والازدهار، "وهذا يمكن أن يشاهد عند زيارة لكوسوفو، حيث بدا واضحا أن لها طريقا مستقيما فيما تنشده من نماء".

وأشار الى أن كوسوفو دولة ديمقراطية جمهورية لها دستور، وبرلمان مكون من 120 عضوا، لجميع الأقليات فيه تمثيل كالصرب الذين يعيشون في كوسوفو، ولهم 20 مقعدا والبوشنياك والغجر والأتراك. وطالب صربيا أن تكون على علاقات طيبة مع كوسوفو، وطالبها بالاعتراف باستقلال بلاده "فهي دولة جوار وحدودية معنا، ونحن نريد فتح صفحة جديدة للتعاون والتعامل والتعايش بين صربيا وكوسوفو، فلسنا ضد أي شعب أو دولة، ونحترم الجميع، ونريد من الجميع أن يعترف بنا ويحترمنا".

وحول ما تعرضت له كوسوفو أثناء الحرب قال إنه تم تدمير "أكثر من 218 مسجدا و6 مراكز إسلامية، وإحراق أرشيف كوسوفو الذي يصل عمره الى حوالي 600 عام، ويعود الى عهد العثمانيين. كما تم تدمير مساجد بنيت بدعم من الشعب الكوسوفي ودول إسلامية".

وأشار الى أنه يوجد في كوسوفو حوالي ...0 مسجد و5 مدارس دينية و7 مراكز تحفيـ... للقرآن، وكلية للدراسات الإسلامية، و27 مركـ... إسلاميا موزعة على المحافظات، كلها تحـ... إشراف الاتحاد الإسلامي، وهي تقوم مقام وزار... الأوقاف.

وزاد أن "كوسوفو لا تتلقى دعما من أي دو... إسلامية أو عربية، وبعد 10 سنوات من الحر... فهناك مؤسسات تمثل بعض الدول الإسلامي... لكن ليس لها إمكانية في الدعم الكبير".

وأشار الى أن "المذهب الذي يتبعه مسلـ... كوسوفو هو الحنفي، لأن الإسلام جاءنا عـ... طريق تركيا، بعد معركة استشهاد السلطان مر... في كوسوفو عام 1389، حيث دخل الكوسوفيو... الإسلام بكثرة". وتصل نسبة المسلمين... كوسوفو الى 95%، ويحظى أصحاب الديانا... الأخرى بنسبة 5%.

مفتي جمهورية كوسوفو نعيم ترانفا اثناء زيارته الى الغد أول من أمس-(تصوير: ساهر قدا...

*Gazeta "El-Gad" për vizitën e Myftiut në Jordani*

Myftiu gjithashtu kërkoi që Jordania të jetë më e pranishme në Kosovë dhe të njihet nga afër me arritjet në shtetndërtimin e Kosovës.

Në Aman Myftiu pati takime të shumta, prej të cilave do të veçojmë takimin me Sekretarin e përgjithshëm të Ministrisë së Vakëfit, Dr. Muhamed Abdurresak Erreuf, pastaj me Kryetarin e Gjykatës Supreme të Jordanisë, Ahmed Hulejl, dhe atë me Rektorin e Universitetit Islam Botëror, Abu Naser Ebu Basal.

Myftiu edhe në Universitetin Islam Botëror mbajti një ligjëratë, ku morën pjesë mbi 400 studentë, që e ndoqën me shumë interesim dhe, pas ligjëratës, bënë shumë pyetje për Kosovën dhe zhvillimet rreth saj.

Në Aman Myftiu vizitoi edhe dijetarin e njohur shqiptar me famë botërore të hadithit shejh Shujab Arnautin.

Vizita e Myftiut Tërnava në Jordani zgjoi interesimin e medieve vendëse, për disa prej të cilave Myftiu dha edhe intervista, nga të cilat do të veçojmë intervistën e Myftiut për TV e njohur jordaneze "7 Yjet". Myftiu dha intervistë edhe për gazetën "El-Gad", ku foli për zhvillimet në Kosovë dhe ku po ashtu kërkoi njohjen e pavarësisë së Kosovës.

Në të gjitha takimet që realizoi Myftiu Tërnava në Aman, qe i pranishëm edhe profesori shqiptar Dr. Muhamed Mufaku, i cili jeton dhe punon në Aman. Në shoqëri të Myftiut ishte edhe studenti ynë në studimet pasuniversitare atje, Rexhep Ismajli.

***(r. shkodra)***



*Shejh Shuajb Arnauti me Myftiun Tërnava*



*Nga e majta, Dr. Muhamed Mufaku dhe Myftiu Tërnava*

# Nga vizita e Myftiut në Turqi

Me ftesë të përfaqësuesve të Lëvizjes Gylen, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga Resul Rexhepi - sekretar i Kryesisë së BI-së të Kosovës, Ahmet Sadriu - përgjegjës për veprimtari botuese, dhe Bahri Simnica - drejtor i medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës, nga 25 shkurt deri me 1 mars 2009, qëndroi në një vizitë pune në Stamboll, ku u prit nga zëvendësi i Fetullah Gylenit, Mustafa Osxhan, i cili Myftiun Tërnava dhe shoqëruesit e tij i njohu me qëllimet, vizionet, sukseset dhe të arriturat e Lëvizjes Gylen.

Gjithashtu z. Mustafa Osxhan Myftiun e njohu edhe me projektet që ka kjo Lëvizje në botë, sidomos në fushën e arsimit dhe edukimit, për se kjo Lëvizje në shumë qendra të Evropës e Amerikës tashmë ka hapur kolegje të nivelit të mesëm dhe të lartë.

Z. Ozxhan Myftiun Tërnava e njohu edhe me projektet që ka kjo Lëvizje në Ballkan, konkretisht në Shqipëri, Maqedoni dhe Kosovë.




*Mustafa Ozxhan dhuratë për myftiun Tërnava*

Myftiu Tërnava, pasi falënderoi për ftesën dhe pritjen, në fjalën e tij vuri theksin tek rezultatet që kanë arritur kolegjet e kësaj lëvizje në Shqipëri e Kosovë, të cilat Myftiu Tërnava i konsideroi si projektet më serioze që janë realizuar tek ne pas rënies së komunizmit.




"Kolegjet e Lëvizjes Gylen tek ne tani janë pasqyrë e suksesshme, e kjo më së miri shihet e vërehet nëse i viziton ato, ku do të kuptosh që vet interesimi për t'i ndjekur mësimet në këto kolegje është i madh" - tha myftiu Tërnava dhe vazhdoi duke theksuar kërkesën nga drejtuesit e Lëvizjes Gylen që të hapin kolegje edhe në qendrat e tjera të Kosovës. "Tek net tash vetëm në Prishtinë është Kolegji Turk, që për një kohë të shkurtër ka bërë emër dhe është një ndër kolegjet më të suksesshme në Kosovë, mirëpo tek ne ka nevojë edhe për kolegje të tjera të kësaj natyre, aq më tepër kur nxënësit që dalin nga këto kolegje, marrrin përgatitje që është me përmasa të kërkuara ndërkombëtare" - theksoi ai.

Myftiu Tërnava u premtoi përfaqësuesve të Lëvizjes Gylen bashkëpunimin dhe përkrahjen pa rezervë të Bashkësisë Islame të Kosovës në realizimin e projekteve të tyre në fushën e arsimit dhe edukimit në Kosovë.

Gjatë qëndrimit në Turqi, Myftiu Tërnava dhe shoqëruesit e tij vizituan disa kolegje të Lëvizjes Gylen, ku u njohën nga afër me metodat e mësimit, me kushtet që kanë në kolegje dhe planet e programet që zbatohen në to.

Në shoqëri të delegacionit të Bashkësisë Islame të Kosovës ishte edhe përgjegjësi Fondaconmat "Atmosfera" Talib Aktash, që është pjesë e Lëvizjes Gylen dhe që prej disa vitesh është me mision në Kosovë.

***(r. shkodra)***






## Konferencë ndërfetare në Stutgart



Në Universitetin e Hochenheimit nga data 4-6 mars 2009, Akademia e Dioqezës në Stutgart organizoi Konferenca tri ditore nën moton: "Krishterimi dhe Islami një fjalë më afër".

Në këtë konferencë morën pjesë shumë studiues të shumë vendeve të ndryshme të botës, akademikë dhe teologë islam të krishterë dhe të tjerë. Në hapjen e konferencës mori pjesë edhe ministri i brendshëm i Bundes Republikës Gjermane Wolfgang Shobel.

Shoble pas fjalës së tij përshëndetëse u përqendrua në rëndësinë që ka dialogu mes feve si dhe për rolin që feja sot luan në shoqëritë njerëzore në përgjithësi. Tema referuese bosht e tij ishte *"Së bashku në Gjermani".*

Ai ndër të tjera tha se feja-religjioni është faktorë shumë i rëndësishëm në shekullin e XXI në të cilin sapo kemi hyrë. Shteti Gjerman tha ai është shumë i interesuar të zhvillojë dialog ndër fetar mes gjitha komuniteteve fetare në vend pa dallim. Pas katolikëve dhe protestantëve tha ai myslimanët në Gjermani renditen në vendin e tretë dhe shtoi se Islami dhe myslimanët janë bërë pjesë e përditshmërisë gjermane.

Njëri ndër propozimet e rëndësishme të të pranishmëve ishte edhe gjetja e mundësisë së themelimit të Fakultetit të Studimeve Islame në Gjermani përmes të cilit do të përgatiteshin kuadrot fetare, gjegjësisht imamët për të shërbyer në vend.

Shoble tregoi interesim të madh rreth kësaj pike dhe pohoi se, në një të ardhme shumë të afërt shteti Gjerman do të gjejë mundësitë për themelimin e një Fakulteti të tillë në universitetet gjermane.

Në panelin e parë së bashku me Ministrin Shoble ishte edhe prof. dr. Enes Kariqi, i cili mes tjerave po ashtu potencoi rëndësinë që ka dialogu ndërfetar në kohën në të cilën po jetojmë si dhe në të ardhmen tonë të afërt dhe të largët. Ai të pranishmëve po ashtu u bëri me dije se Myslimanët në Bosnjë dhe Hercegovinë kanë pasur një respekt të gjithanshëm ndaj feve tjera deri në momentin kur këtë respekt, tolerancë dhe bashkëjetesë e shkatërruan shovinistët serb gjatë luftës, duke shtrirë për tokë faltoret e myslimanëve dhe duke vrarë njerëz në emër të fesë. Kariqi në fund të fjalës së tij tha se beson në thënien e Hans Kingut:

"Nuk mund të ketë paqe mes njerëzve përderisa nuk ka paqe mes fesë, dhe nuk mund të ketë paqe mes feve nëse nuk ka dialog, si dhe nuk mund të ketë dialog nëse nuk ka mirëkuptim të ndërsjellët".

### Të dhëna dhe fakte për Myslimanët në Gjermani

Në Gjermani jetojnë rreth 3.4 milionë myslimanë. Pas katolikëve dhe protestantëve myslimanët përbëjnë grupin e tretë më të madh fetar në Gjermani. Përafërsisht 2.5 milionë janë synit 200.000 shiit, 400.000 deri në 700.000 alevij. Pjesa dërmuese e myslimanëve në Gjermani janë emigrantë nga Turqia, Irani, Afganistani, Iraku, Egjipti, Kosova. Shqipëria,Bosnja Hercegovina etj. Në krahasim me fetë tjera Islami është fe e re në Gjermani. Vetëm 10 deri 15% të myslimanëve janë pjesë e një ombrelle organizative, kurse pjesa tjetër e tyre vepron në faltore dhe xhami të ndara.

***Dr. Xhabir Hamiti***
*pjesëmarrës i konferencës në fjalë*

---

*Dragash*

## Tribunë fetare me rastin e ditëlindjes së Muhamedit a.s.

Ditën e hënë më datë 09.03.2009, në mënyrë solemne në Shtëpinë e Kulturës në Dragash, organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame-Dragash, është shënuar ditëlindja e Muhamedit a.s. Në këtë manifestim, përveç imamëve, ishin të pranishëm edhe strukturat më të larta të Kuvendit Komunal, përfaqësues të subjekteve politike të Dragashit, si dhe përfaqësues të KFOR-it gjerman dhe turk.

Duke hapur këtë manifestim, Nail ef. Halimi, pasi ka përgëzuar të pranishmit në sallë, u ka uruar mirëseardhje, ndërkaq ka prezentuar ligjëruesit dhe temat e kësaj tribune. Fjalën përshëndetëse e ka bërë Adem ef. Ihtimani kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit. Ai, pasi ka përgëzuar të pranishmit për pjesëmarrje në këtë ngjarje fetare-kulturore, ka nënvizuar: "Jemi tubuar sot këtu, që të mësojmë sa më shumë për Pejgamberin tonë, Muhamedin a.s., personalitet ky i cili la gjurmë të pashlyeshme në historinë njerëzore dhe islame dhe pa dyshim konsiderohet si personaliteti më me ndikim në historinë njerëzore". Ligjeratën e parë me temën *"Muhamedi a.s. shëmbëlltyrë e njerëzimit"* e ka prezentuar Xhafer ef. Fejziu, i cili në mënyrë kronologjike i ka bërë një vështrim të thukët jetës së Pejgamberit, peripecive dhe vështirësive me të cilat ishte përballur ai, gjatë gjithë kohës sa ishte Pejgamber. Muhamedi a.s kishte arritur të formonte një shoqëri të shëndosh, e cila mbi supet e veta barti Mesazhin Hyjnor, për të përhapur atë edhe tek popujt e tjerë në botë.

Në ligjëratën e dytë mbi sjelljet dhe moralin e Muhamedit a.s. ka folur Shaban ef. Haxhija. "Muhamedi a.s. ishte simbol i moralit të lartë në një shoqëri të degjeneruar. Virtytet e larta morale në shpirtin e tij, ishin dhunti nga i madhi Zot xh.sh. të cilat ia dhuroi Pejgamberit tonë, në mënyrë që personaliteti i tij të bëhej shembull për njerëzimin" - tha, përveç të tjerash, ai.

Më madhështorë këtë tribunë fetare e bëri prezantimi i nxënësve të mësim - besimit nga fshatrat Bresanë dhe Restelicë, me leximin e disa pjesëve nga Kur'ani, këndimin e ilahive dhe recitimin e disa vjershave, të cilët me zërat e tyre freskuan zemrat dhe ndjenjat e besimtarëve të mbledhur për këtë ditë madhështore.

***Xhafer Fejziu***

*Nga Medreseja*

## U mbajtën garat për njohuri të përgjithshme



Më 2 e 3 mars 2009, organizuar nga drejtoria e medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës, u mbajtën garat tashmë tradicionale në njohuritë e përgjithshme nga lëndët mësimore që mësohen në medrese.

Garat u mbajtën në dy konkurrenca, - të vajzave dhe të djemve.

Në hapje të garave qenë të pranishëm edhe zëvendëskryetari i Kryesisë së BI-së të Kosovës, Mr. Fahrush Rexhepi, kryeimami Sabri ef. Bajgora, drejtori i medresesë së mesme "Alauddin", Bahri ef. Simnica, si dhe profesorë e nxënës të medresesë.

Garat u mbajtën në amfiteatrin e medresesë, dhe në to morën pjesë përfaqësuesit më të mirë të klasave nga viti i 2-të deri në vitin e 4-t të Medresesë amë të Prishtinës dhe të dy paraleleve të ndara - të Prizrenit dhe të Gjilanit.




Në konkurrencën e djemve morën pjesë 11 klasa (5 nga Prishtine, tri nga Prizreni dhe tri nga Gjilani) .

Garat u mbikëqyrën nga komisioni vlerësues me këtë përbërje: Sabri Bajgora, Miftar Ajdini, Fadil Hasani dhe Mustafë Hajdari. Në kategorinë e djemve më të mirët dolën përfaqësuesit e klasës II të paraleles së Gjilanit, që zunë vendin e parë, kurse vendin e dytë e zunë përfaqësuesit e klasës IV/b të Medresesë amë të Prishtinës, e vendin e tretë e zunë përfaqësuesit e klasës IV të paraleles së Gjilanit.

Ndërkaq, në kategorinë e vajzave më të mirat dolën përfaqësueset e klasës III të paraleles së Prizrenit, që zunë vendin e parë; vendin e dytë e zunë përfaqësueset e klasës IV të Medresesë amë të Prishtinës dhe të tretin përfaqësueset e klasës II të paraleles së Prizrenit.

Për fituesit drejtoria e medresesë dha shpërblime të veçanta.

*Ferizaj:*

## Myftiu Tërnava: "Nuk do të tolerojmë ndërhyrjen e askujt për të futur përçarje e ndasi në mes nesh"

Në Ferizaj është mbajtur manifestimi qendror i Lindjes së Muhamedit a.s., organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame i Ferizajt, ku merrnin pjesë Myftiu i Bashkësisë Islame të Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava, përfaqësues të KFOR-it amerikan, strukturat më të larta udhëheqëse të Kuvendit komunal të Ferizajt, përfaqësues të subjekteve politike dhe shumë xhematlinjë të tjerë. Myftiu Tërnava, në fjalën e tij, duke përshëndetur të pranishmit, ka aktualizuar nevojën e valorizimit të vlerave dhe bashkëpunimit më të ngushtë ndërmjet të gjithëve: "Allahu na ka krijuar që të njihemi në mes nesh, jo të luftojmë në mes nesh, dhe jo që të mos respektojmë njëri-tjetrin e të krijojmë hapësirë bashkëpunimi me të gjithë, pavarësisht nga gjuha dhe vendi ku jetojnë njerëzit". Myftiu Tërnava ka ofruar mbështetje të BIK-së për të gjitha zhvillimet politike, ekonomike dhe shoqërore të vendit, veçanërisht për përforcimin e vendit dhe institucioneve tona. Myftiu ishte shumë decidiv në fjalën e tij kur foli përkitazi me ngjarjet e fundit: "Nuk do të tolerojmë ndërhyrjen e askujt për të futur përçarje e ndasi në mes nesh. Nuk do të largohemi asnjë milimetër nga parimet që na urdhëron Kurani dhe Muhamedi a.s., por ato parime janë të shëndosha, që na shtyjnë të respektohemi në mes nesh, të respektojmë besimet e tjera; na bëjnë që të jetojmë në tolerancë e paqe me të tjerët". Ai po ashtu ka nënvizuar se ky tubim madhështor na ka tubuar sot këtu që edhe pas 14 shekujsh të rikujtojmë ardhjen në jetë të Muhamedit a.s. I madhi Zot në vazhdimësi dërgoi pejgamberë, nga Ademi a.s. e deri tek Muhamedi a.s., ne pjesëtarët e besimit islam asnjëherë nuk bëjmë dallime në mesin e pejgamberëve, që të gjithë i besojmë pa pikë dallimi, pavarësisht nga vendi ku janë dërguar apo kombi që i kanë ardhur, dhe për ne që të gjithë janë të dërguar të Zotit, që janë dërguar me qëllimin e vetëm që të bëjnë thirrje për besimin e Zotit Një, të largojnë prej idhujadhurimeve të shumta dhe të krijojnë mundësinë e bashkëpunimit sa



më të mirë e më të madh në mes njerëzve, dhe ardhja e Muhamedit a.s. si pejgamber të fundit, ishte paralajmëruar nga pejgamberët e mëhershëm. Në kohën e dërgimit të pejgamberit kishin humbur vlerat reale që kishte njeriu, shoqëria njerëzore shkonte nga një dekadencë, nga një humnerë e skëterrë e paparë ndonjëherë; nuk respektohej asnjë vlerë njerëzore, prandaj ndihej nevojë e madhe që i Madhi Zot të dërgonte edhe Pejgamberin e fundit, Muhamedin a.s. me kryedhuratën qiellore Kuranin, libër udhërrëfyes që drejton njeriun nga e ardhmja, prosperiteti dhe siguria e tërë njerëzimit, pavarësisht nga besimi që i takojnë apo pozita gjeostrategjike ku jetojnë, ose gjuha që ata flasin.



Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti, theksoi se duke përkujtuar Personalitetin e Muhamedit a.s., përkujtojmë vlerat e tolerancës njerëzore: “Edhe kësaj radhe si tradicionalisht po organizojmë këtë manifestim madhështor në respekt dhe rikujtim të Personalitetit dhe vlerave me të cilat erdhi Muhamedi a.s. për mbarë njerëzimin. Ai ishte i dërguar i Allahut xh.sh., tregtar i drejtë, burrë shteti, orator i mirë, reformator shoqëror, strehë për të varfrit, mbrojtës i skllevërve, bujaria e sinqeriteti, moral i lartë, falja, fisnikëria – që të gjitha këto ishin cilësi të mishëruara në Personalitetin e tij”, - ka thënë, në mes të tjerash, Fehmi ef. Mehmeti, kryetar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Ferizajt.

***Isa Tërshana***

## Manifestim i madh në Pejë, me rastin e ditës së Mevludit

Dita e 12-të e muajit Rebiul-Evvel këtë vit koincidoi me ditën e diele të datës 08 mars 2009. Dita e hënë ishte ditë madhështore në qytetin e Pejës e cila do të mbahet mend gjatë për besimtarët e Pejës dhe rrethinës së saj. Ishte ditë vërtetë e lumtur dhe festive, e cila mblodhi si përherë qindra besimtarë në manifestimin qendror të festës së madhe të myslimanëve, në përkujtimin e lindjes së më të madhit Pejgamber, njeriut më të dashur të Allahut fuqiplotë, udhërrëfyesit të drejt i cili me ndihmën e Krijuesit dhe mrekullisë hyjnore - Kur’anit famëlartë, bëri që e gjithë bota të shndërrohet në dritë dhe që jeta të ketë kuptim.



Këshilli i Bashkësisë Islame në Pejë këtë vit u mundua që xhematit t’i sjell një freski shpirtërore dhe kënaqësi fizike, me rastin e kësaj feste të madhe të myslimanëve. Për këtë kënaqësi organizoi dy manifestime brenda ditës. Pas namazit të drekës në Bajrakli xhami, e cila ishte stërmbushur me xhemat, u këndua Kur’an, pjesë nga mevludi tradicional, kaside dhe ilahi. Pas përshëndetjes, shprehjes së mirëseardhjes për mysafirët dhe një fjalë të shkurtër të kryeimamit të KBI-e në Pejë z. Ali ef. Gashi, filloi ky manifestim. Më pastaj u kënduan disa pjesë të mevludit tradicional, ilahi dhe kaside kënduan imamët e Pejës. Mevludi përfundoi me përshëndetjen e të pranishmëve dhe urimin e kryetarit të KBI-e në Pejë z. Nexhmedin ef. Hoxhaj.

Në orët e pasdites gjegjësisht pas namazit të ikindisë, në kino - teatrin e qytetit në organizim të KBI-e në Pejë u mbajt një tribunë - ligjëratë në lidhje me jetën dhe veprën e Muhamedit a.s. Ishte i vogël teatri i qytetit t’i pranojë të gjithë të interesuarit dhe për këtë na u dha një leksion se herëve të tjera kësi lloj manifestimesh duhet të organizohen në palestrën e sporteve, sepse ndoshta edhe aty nuk do të ketë vend të mjaftueshëm. Elhamdulil-lah.

Pas prezantimit të programit nga Enes ef.Goga, i cili fillimisht i përshëndeti të pranishmit duke iu uruar mirëseardhje në qytetin e Haxhi Zekës (Mulla Zejnelabidin Biberaj), në qytetin tradicional të mevludit, i cili u trashëgua dhe u këndua brez pas brezi gjer në ditët tona, nga ulematë më të njohur në të kaluarën e largët dhe të afërt, në skenë u ftua imami i xhamisë Sahat kulla z. Mehdi ef. Goga, i cili këndoi një pjesë nga Kur’ani famëlartë, me çka dha të kuptohet se ky manifestim është shumë domethënës.

Pas fjalës hyrëse të kryetarit z. Nexhmedin ef. Hoxhaj, i cili përshëndeti të pranishmit ai foli shkurtimisht mbi rëndësinë e lindjes së Muhammedit a.s. dhe qëllimin e organizimit të programit në fjalë, më pastaj në skenë u ftua Mustafë ef. Dervisholli i cili këndoi një pjesë nga mevludi ku me zërin e tij i mahniti të pranishmit. Pas tij moderatori ftoi në skenë prof. Mustafë ef. Havollin që të mbajë ligjëratën. Me ligjtarën e tij ai rikujtoi në shpirtin e besimtarëve kohën e lindjes së Pejgamberit a.s., pastaj mbi jetën e tij të bujshme, dhe mbi rrugën e vështirë që kaloi për shtrirjen e fjalës së Zotit xh.sh, dhe mbjelljen e saj në zemrat e myslimanëve. Z. Mustafa evokoi disa nga ngjarjet më të rëndësishme të historisë së Islamit e të cilat janë direkt të lidhura me Muhammedin a.s. Ligjërata në fjalë u mirëprit nga xhemati i shumtë që prezantoi në teatër.

Me përfundimin e ligjëratës mori fund edhe ky program i cili tej mase u pëlqye nga të pranishmit, me kërkesë që sipas mundësive të organizohen më shpesh kësi lloj tribunash.

Sidoqoftë, KBI-e në Pejë në programin e vet të punës për vitin 2009, ka paraparë aktivitete të nduarnduarta, ndërsa ky ishte vetëm fillimi i punës së frytshme që po e bën ky këshill. Lusim Allahun e plotfuqishëm për ndihmë në realizimin e aspiratave tona.

*Përgatiti:*
***Fuad Hoxhaj***

## Në Gjilan u shënua ditëlindja e Muhamedit a.s

Në xhaminë e madhe “Çarshi” të Gjilanit më 13 mars 2009, ishin tubuar shumë qytetarë për të përcjell programin e përgatitur nga Këshilli i Bashkësisë Islame në Gjilan me rastin e ditëlindjes së Pejgamberit a.s.




Si zakonisht programi filloi me leximin e një pjese të Kur’anit të cilin e lexoi nxënësi i Medresesë Alauddin, paralelja në Gjilan Musa Ramadani.

Më pastaj kryetari i KBI të Gjilanit Ilmi ef. Krasniqi i përshëndeti të gjithë të pranishmit si dhe përfaqësuesit e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, përfaqësuesit e pushtetit lokal, përfaqësuesit e Këshillit të Bashkësisë Islame të Ferizajt si dhe musafirë të tjerë. Ndërsa në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në emër të Myftiut të saj mr. Naim Tërnavës përshëndeti mr. Fahrush Rexhepi. Kurse në emër të pushtetit lokal përshëndeti Ismaj Kurteshi.

Me kumtesën e tij për këtë datë të shënuar në kalendarin islam foli Dr. Sylejman Osmani, profesor i lëndës së hadithit në FSI si dhe imam në xhaminë e madhe të Gjilanit, i cili në mënyrë kronologjike paraqiti mënyrën e kremtimeve të shqiptarëve me shekuj e deri në ditët e sotme, me rastin e ditëlindjes së Muhamedit a.s., dhe më pastaj foli edhe për mënyrën se si duhet të kremtohet edhe në të ardhmen duke mos mjaftuar vetëm me leximin e vargjeve të mevludit, por duke i shtuar edhe aktivitete të ndryshme.

Pas kësaj kumtese u paraqitën okteti i Gjilanit i përbërë nga këngëtarët më të njohur të qytetit si Nazim Gagica, Qemajl Musliu, Afrim Haziri, Adnan Leka etj, gjë e cila për gjilanasit ishte një risi.

Gjithashtu u lexuan edhe pjesë të mevludit tradicional, dhe më në fund duan e mevludit e bëri kryeimami i KBI në Gjilan Agim ef. Hyseni.

***A. Hyseni***

*Në Medvegjë:*

## Në xhaminë e Sijarinës u festua ditëlindja e Muhamedit a.s.

Të hënën me datën 9 mars të këtij viti, në xhaminë e Sijarinës në mënyrë tradicionale u kremtua ditëlindja e pejgamberit Muhamed a.s. “Falënderimet i takojnë vetëm All-llahut xh.sh. përshëndetjet për Muhamedin a.s. për shokët e tij, për ata që e pasuan rrugën e All-llahut dhe ata të cilët do ta pasojnë deri në ditën e gjykimit. Unë si imam jam i kënaqur me prezencën e besimtarëve. Me të vërtetë është kënaqësi e madhe të shohësh një numër të madh të besimtarëve në xhaminë e Sijarinës. Kjo festë në islam ka rëndësi të madhe dhe shpresoj të shndërrohet në traditë dhe të festohet për çdo vit në komunën e Medvegjës” deklaroi imami i xhamisë së Sijarinës Ilham Hasani.



Me këtë rast pas faljes së namazit të iqindisë u mbajt një ligjëratë ku imami i xhamisë Ilham Hasani foli për jetën dhe veprën e pejgamberit Muhamed a.s. “Ai ishte madhështor, ishte dritë dhe udhërrëfyes për gjenerata të tëra dhe kështu do të jetë derisa të jetë jeta. Dhe, nëse ne arrijmë të vjelim vetëm një thermi nga begatia e shpirtit, besimit dhe sjelljeve të Pejgamberit Muhamed a.s., ardhmëria jonë do të jetë e ndritshme, pikërisht ashtu si e trasoi i Dërguari i Allahut” tha imami Hasani.

Pas ligjeratës është kënduar një mevlud kushtuar kësaj dite madhështore. Ndërsa, pas mevludit është mbajtur një koktej rasti. Në fund besimtarët u ndanë të kënaqur me mënyrën se si është organizuar dhe shënuar kjo festë në xhaminë e Sijarinës.

***Fidan Kosumi***

## DIJANET-i mban seminar për nëpunësit e BI të Kosovës



Më 23 mars në Ankara solemnisht ka filluar një seminar njëjavor për trajnimin e personelit të Bashkësisë Islame të Kosovës. Në hapje të seminarit qenë të pranishëm edhe kryetari i DIJANET-it të Turqisë prof. dr. Ali Bordakoglu, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava dhe ambasadori i Republikës së Kosovës në Ankara, Bekim Sejdiu. Seminari është organizuar nga departamenti për marrëdhënie me jashtë i DIJANET-it ku do të marrin pjesë 32 nëpunës nga administrata e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Duke iu drejtuar të pranishmëve në hapje të seminarit kryetari i DIJANET-it, prof. dr. Ali Bordakoglu tha se mes dy popujve ka një lidhje shumë të fuqishme vëllazërore dhe shpirtërore. Mendoj se ky seminar do ta forcojë bashkëpunimin tonë dhe këtë ia kemi borxh popullit të Kosovës dhe BIK-ut.

Ndërsa nga ana e tij Myftiu Tërnava pasi ka falënderuar Turqinë për kontributin që ka dhënë për popullin e Kosovës para të pranishmëve paraqiti një pasqyrë të shkurtër për të arriturat e Kosovës. Në fjalën e tij Myftiu foli edhe për e rolin që ka Bashkësia Islame e Kosovë në organizimin e jetës fetare në Republikën e Kosovës. Ndërsa për organizimin dhe funksionimin e Bashkësisë Islame Myftiu Tërnava tha: "Modeli i DIJANET-it të Turqisë për ne është shumë i favorshëm, ngase na lidh e kaluara e përbashkët historike e shpirtërore".

Në shenjë respekti Myftiu Tërnava, kryetarit të DIJANET-it, Bardaokglu i dha dhuratë një plis tradicional shqiptar të cilin ai e pranoi me kënaqësi të madhe. Për nder të këtij delegacioni kryetari i DIJANET-it të Republikës së Turqisë, prof. Dr. Ali Bordakoglu shtrojë një drekë pune.

## Xhemati i Desivojcës ndërton xhaminë e re

Xhemati i xhamisë së fshatit Desivojcë të komunës së Kamenicës i organizuar nga imami Faik ef. Murati dhe Këshilli i xhamisë me sukses po ndërtojnë xhaminë e re. Ç'është e vërteta Desivojca ka pasur xhaminë që nga viti 1816, ku shërbyen imamë e alim të njohur jo vetëm për këtë xhematë por edhe më gjerë në rrethinën e Malësisë e Anamoravës, si Mulla Ismajli, Mulla Zeka etj.

Xhemati i Desivojcës ka qenë i njohur në tërë rrethin për përkushtimin e zellin ndaj fesë e prijësve fetarë do theksuar se në kuadër të xhamisë së Desivojcës janë edhe xhemati i fshatit Tërstenë, Lajaçiq, Velegllavë e Sedllar.

Xhamia e Desivojcës atë kohë (1816) qe ndërtuar me material të dobët me baltë e gurë dhe me kalimin e kohës ajo nga dhëmbi i kohës qe dëmtuar saqë viteve të fundit nuk plotësonte kushtet për zhvillimin e ritualeve fetare.

Dëmtimi i çatisë bëri që të reshurat atmosferike të depërtonin brenda dhe të dëmtonin rënd muret e xhamisë. Megjithëqë xhemati i xhamisë së Desivojcës disa herë ndër vite ishte organizuar për të riparuar dëmet serioze të xhamisë megjithatë objekti nuk plotësonte as kushtet minimale për faljen e namazit.

Të prirë nga imami dhe të mbështetur nga Këshilli i xhamisë, xhemati i Desivojcës verën e vitin që shkoi vendosi që të prish objektin e vjetër të xhamisë dhe të ndërtojë nga themeli xhaminë e re. Si ide ndërtimi i xhamisë së re në Desivojcë ka qarkulluar në mesin e xhamatlinjve të kësaj xhamie qe sa vite, mirëpo vetëm verën që shkoi nisi me punë konkrete.



Ish-xhamia në Desivojcë

Angazhimi i imamit dhe këshillit të xhamisë për grumbullimin e mjeteve financiare krijoi premisat e para për fillimin e punës konkrete për ndërtim e xhamisë së re. "Përgjigjja e xhematit ishte e kënaqshme, aksionin e filluam në xhami, pastaj dolëm në teren e më vonë shkuam edhe tek ish-banoret e kësaj treve që tash jetojnë në Gjilan e qendra të tjera. Gjithashtu kërkuam edhe ndihmën e mërgimtarëve tanë. E filluam me pak para të gatshme, deri sot kemi tubuar mbi 20 mijë euro" - na tha imami Faik ef. Murati dhe vazhdoi:

"Për ndërtimin e xhamisë na kanë dalë në ndihëm edhe ndërmarrjet që shesin material ndërtimor, të cilat kur kanë kuptuar që bëhet fjalë për xhami na kanë ndihmuar duke na dhënë një pjesë të materialit pa para ose duke na liruar aq sa kanë pasuar mundësi. Na kanë dal në ndihëm edhe pronarët e mjeteve të transporti që kanë bartur

